# Letra drejtuar Huza’a bin Aliut, guvernatorit të Jemenit

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

***Prej Muhamedit, Pejgamberit të Allahut,***
***drejtuar Huza’a bin Aliut***

Paqja qoftë mbi atë që e pason rrugën e drejtë. Është e qartë se besimi im do të arrijë kufijtë e të gjithë Arabisë dhe të Iranit, dhe do të triumfojë. Prandaj, ju duhet ta pranoni Islamin. Në të qëndron siguria. Nuk kam për të ndërmarrë asgjë kundër vendit tuaj. Ai, si edhe më parë do të mbetet nën juridiksionin tuaj.[1]

***Pejgamberi i Allahut Muhamed***

---

# *Përgjigjja e guvernatorit të Jemenit*

Besimi në të cilin po me ftoni, është shumë i drejtë. Unë jam një orator dhe poet i famshëm. Prandaj, arabët më respektojnë së tepërmi. Nëse më përfshini në qeverinë tuaj, jam i gatshëm t’iu pasoj.

---

*Shënim: Pejgamberi nuk e pranoi kërkesën e Huzas. Ai zakonisht i refuzonte kërkesat e tilla të prera dhe thoshte se çështja ishte në dorën e Allahut, i cili ia jepte tokën e Tij atij që dëshironte.*

*Një i krishterë i dijshëm e këshilloi Huzan ta pranonte Islamin, dhe i tha atij se Pejgamberi arab a.s nuk do ta privonte atë prej vendit të tij. Ai e njoftoi atë se Isai-Jesuzi a.s kishte dhënë lajme të mira në Bibël për një Pejgamber që do të vinte. Huza’a, megjithatë, nuk mundi ta mposhte frikën e humbjes së vendit të tij dhe nuk e pranoi Islamin.*

---

(1) Mawahib Luddunnijje, e cituar prej Risalet un Nebevije, f.314.
(2) Tabekat ibën Sa’d, vol.3, f. 18.



PËRMBAJTJA





## Urimi i Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava me rastin e datëlindjes së Pejgamberit a.s.

*Të nderuar besimtarë e qytetarë të Kosovës!*

Me rastin e datëlindjes së Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s. kam nderin, kënaqësinë e respektin, që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe në emrin tim personal t'ju përgëzoj me urimet më të ngrohta.

Lindja e Pejgamberit Muhamed a.s., është një ngjarje e veçantë në historinë islame, ngase misioni i tij prej pejgamberi e bëri njeriun që të njohë Krijuesin Fuqiplotë, ndërsa botën që të ketë më shumë qetësi, drejtësi, paqe, lumturi, arsimim, edukim e përparim.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Tradita e festimit të datëlindjes së Pejgamberit-Mevludi, te populli ynë është e kamotshme, dhe si e tillë me shekuj është festuar si në ambientet familjare, ashtu edhe në ambiente e institucioneve fetare.

Mënyra e festimi të kësaj ngjarjeje ka një të kaluar të begatë që në mënyrën më të mirë ka shprehur respektin e dashurinë për Pejgamberin -Muhamedin a.s.

Këtë traditë e cila tash është mishëruar thellë në kujtesën e popullit tonë duhet vazhduar e kultivuar me devotshmëri, respekt e dinjitet, ngase me këtë kujtojmë Pejgamberin, mision dhe shëmbëlltyrën e tij.

Duke ju dëshiruar shëndet, paqe, mbarësi e lumturi, më lejoni që edhe një herë t'ju uroj e përgëzoj me rastin e Mevludit!

*Me respekt,*
*Naim ef. Tërnava*
*Myfti i Kosovës*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Një akt barbar nga prindër kriminelë




*Shumë njerëz, në mesin e të cilëve edhe ne, nuk do ta besonin se mund të ndodhte që dy prindër të përgatitnin dy vajzat e tyre të vogla si kamikaze, se ata do t'i inkurajonin, do t'i përshëndetnin dhe do t'i puthnin ato përpara se njëra prej tyre të shkonte në një stacion policor, që i përkiste qeverisë siriane, për ta hedhur veten në erë.*

*E kemi të vështirë ta besojmë se egërsia dhe brutaliteti mund të arrijë deri në këtë nivel. Ky akt brutal jonjerëzor nuk ka të bëjë, as për së afërmi e as për së largu, me vlerat e mirëfillta islame.*

*Në një video që është shpërndarë nga shumë media të botës shihen dy prindër teksa mësojnë vajzat e tyre të vogla, shtatë dhe nëntë vjeç, me një rrip vetëvrasës në bel, se si ta kryejnë sulmin kamikaz. Prindi Abdul Rahman Shaddad tregon se si e nxit vajzën e tij për të hedhur veten në erë në një stacion policie, në lagjen Mejdan në Damask.*

*Ai i tregon vajzës se si ta kryejë detyrën me të cilën e kishte ngarkuar dhe i siguron dy vajzat e tij se ato janë duke e kryer këtë detyrë "duke u bazuar" në mësimet tolerante islame. Ai, po ashtu, i tregon se si duhet ta shtypë butonin e shpërthimit.*

*Me pas ato përqafohen nga një grua e mbuluar me burka, e cila mendohet të jetë nëna e dy vajzave. Të dy vajzat pastaj thonë "Allahu Ekber", e përqafojnë nënën e tyre dhe largohen nga dhoma. Në video ka një moment tronditës, kur prindërit i puthin vajzat e tyre duke iu dhënë lamtumirën.*

*Abdul Rahman Shaddad mbante nofkën Ebu Nimr, që do të thotë "Babai Tigër" apo "Babai i tigrit". Nuk besojmë se tigri, emrin e të cilit e mbante ky farë Abdul Rahman Shaddad, dhe as të gjitha kafshët e tjera të egra, mund ta bëjnë një akt të tillë barbar dhe të përgjakshëm me të vegjlit e tyre. "Babai i tigrit/ Ebu Nimr" i tejkaloi të gjithë në brutalitetin e tij. Për më tepër, ai e lidhi veprën e tij mizore me fenë më tolerante, me Islamin e pastër si loti.*

*"Ebu Nimr" i bëri dëme të mëdha opozitës siriane, duke dëmtuar edhe popullin sirian që është një popull fisnik dhe me një kulturë që daton për më shumë se tetë mijë vjet, një periudhë historie që pasqyron krijimtari, bashkëjetesë, tolerancë, perandori, shtet civil dhe shoqëri të zhvilluar.*

*Këta mizorë, që i përgatisin të vegjlit e tyre si kamikazë, që i masakrojnë vajzat, gratë dhe fëmijët, cilido qoftë identiteti dhe përkatësia e tyre, nuk mund t'i përkasin popullit fisnik sirian, as arabëve dhe as Islamit. Ata i përkasin kohës së injorancës, kohës para Islamit, kohës së egërsisë, të vrasjes së fëmijëve femra dhe padyshim se fati dhe fundi i këtyre bishave është zjarri i xhehenemit.*

*Islami kërkon nga ne që t'i rrisim fëmijët dhe t'i mësojmë ata se kjo jetë është e bukur. Ata kriminelë që i trajtojnë fëmijët si pula, që i rrisin dhe i therin, nuk meritojnë të quhen prindër.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Et-Tur" – (2)



**Ndodhia e kiametit dhe vërtetimi i ndëshkimit për jobesimtarët**

وَالطُّورِ ﴿١﴾ وَكِتَابٍ مَّسْطُورٍ ﴿٢﴾ فِي رَقٍّ مَّنشُورٍ ﴿٣﴾ وَالْبَيْتِ الْمَعْمُورِ ﴿٤﴾ وَالسَّقْفِ الْمَرْفُوعِ ﴿٥﴾ وَالْبَحْرِ الْمَسْجُورِ ﴿٦﴾ إِنَّ عَذَابَ رَبِّكَ لَوَاقِعٌ ﴿٧﴾ مَّا لَهُ مِن دَافِعٍ ﴿٨﴾

*"Betohem për malin Tur (Sina), dhe librin e shkruar në rreshta, në lëkurë të shpalosur (shtrirë), dhe shtëpinë plot vizitorë (Qabenë ose Bejtul Mamurin në qiell), dhe kupën e ngritur (të qiellit), dhe detin e mbushur (ose detin e ndezur flakë në kiamet), se me të vërtetë, dënimi i Zotit tënd do të ndodhë dhe askush nuk mund ta pengojë." – (Et-Tur, 1-8)*

**Koment:**

*1. Betohem për malin Tur (Sina)*

Edhe kjo sure, sikurse ajo paraprake "Edh-Dharijat" fillon me betime në shenjtëri madhështore që gjenden në tokë e në qiell, disa prej të cilave janë të shfaqura para nesh e disa janë jashtë perceptimit tonë pamor, por gjithsesi shpalosin urtësinë dhe madhështinë e Krijuesit fuqiplotë. Betimi i parë është në kodrën "Tur", e cila sipas shumicës së dijetarëve gjendet në gadishullin e Sinait në Egjipt. Në këtë kodër të bekuar, Allahu xh.sh. i zbriti Tevratin Musait a.s. në formë pllakash, në të cilat ishin të gdhendura porositë hyjnore për beni israilët. Në mbështetje të këtij konstatimi vjen edhe ajeti i dytë i sures "Et-Tin" ku Allahu xh.sh. betohet në kodrën "Turi Sina": "(Betohem) në kodrën e Sinait"[1]

Disa dijetarë mendojnë se fjala "Et-Tur"është me prejardhje nga gjuha e vjetër asiriane (sirjanishtja) dhe nënkupton çdo kodër apo mal, pa e specifikuar atë me ndonjë emër të veçantë. Është përcjellë nga Ibën Abasi, se fjala "et-tur"nënkupton kodrën me drunj dhe pemë, ndërkohë që fjala "el xhebel" përdoret si term gjuhësor për të përshkruar kodrën pa drunj.[2]

Imam Maturidiu, duke elaboruar dhe shpjeguar të gjitha kuptimet e mundshme të fjalës"Tur", thotë se kjo fjalë nënkupton të gjitha kodrat, duke ditur madhështinë dhe rolin e tyre në ekuilibrimin e tokës, e në fund sjell edhe një mendim tjetër kur thotë se mbase i Lartmadhërishmi është betuar në disa kodra të veçanta, për shkak të shenjtërisë së tyre, sepse në"Turi Sina", i foli Musait a.s. dhe ia zbriti Tevratin, kurse në kodrën "En-Nur", Muhamedit a.s. ia shpalli pesë ajetet e para të sures "El-Alek"etj.[3]



*2. dhe librin e shkruar në rreshta,*

Lidhur me betimin e radhës në"librin e shkruar në rreshta", dijetarët nuk janë të gjithë të një mendimi se çfarë me të vërtetë synon ai. Sipas një grupi të madh dijetarësh, me këtë betim synohet libri ynë i shenjtë- Kurani famëlartë, të cilin e lexojnë besimtarët nëpër mus'hafe, e të cilin e lexojnë edhe engjëjt-melaqet nga Levhi Mahfudhi,[4] ashtu siç jep shenjë për këtë edhe Allahu xh.sh.: "E me të vërtetë ai është Kuran i famshëm (fisnik). Është në një libër të ruajtur. Atë nuk e prek kush, vetëm të pastrit (melaqet)."– (El-Vakiatu, 77-79).

Në anën tjetër, ka dijetarë që mendojnë se në këtë ajet është për qëllim Tevrati, i cili i zbriti Musait a.s. në Turi Sina. Një mendim të tillë e përkrah Ibën Ashuri[5]



dhe disa të tjerë. Sidoqoftë, duket se mendimi më i saktë është se ky ajet përfshin të gjithë librat e shenjtë, Tevratin, Zeburin, Inxhilin dhe Kuranin famëlartë, të cilët që më parë kishin qenë të shkruar në Levhi Mahfudh e prej aty, melaqja Xhibril ua përcolli Pejgamberëve të cilëve iu zbritën këto libra të shenjtë.[6]

Disa dijetarë të tjerë janë të mendimit se ky ajet nënkupton fletët në të cilat engjëjt fisnik (kiramen katibin) shënojnë veprat tona gjatë jetës në këtë botë, për ç'gjë jep shenjë edhe ajeti i 13-të i sures El-Isra: "Secilit njeri ia kemi varur në qafë fluturaken (shënimin - për veprimin) e tij, e në ditën e gjykimit, Ne do t'ia prezantojmë atij si libër të hapur."[7]

Dijetari Maverdi teksa sjell mendimet e dijetarëve se çka mund të synojë ky ajet, përveç tri mendimeve që i cekëm, sjell edhe mendimin e katërt se ky libër i përmendur mund të jetë edhe "Libri", të cilin Allahu xh.sh. ua ka shkruar engjëjve në qiej dhe ata e lexojnë se çfarë ka ndodhur dhe çfarë do të ndodhë në këtë ekzistencë.[8]

Në përmbyllje të gjithë asaj që u tha, do ta sjell edhe mendimin e dijetarit bashkëkohor Abdulhamid Kishkut, i cili mendon se këtu bëhet fjalë ekskluzivisht vetëm për Kuranin famëlartë, meqë sipas tij, i Lartmadhërishmi dëshiroi t'i bashkonte në betim dy gjëra të shenjta që ndërlidhen me dy pejgamberë të mëdhenj të elitës së"Ulul Azmit", me Turi Sinanë aludohet në Musain a.s., kurse në librin e shkruar në rreshta-Kuranin, aludohet në më madhështorin e kësaj elite, Muhamedin a.s., ashtu siç është aluduar për ta edhe në suren "Vet-Tini vez-Zejtuni..."[9] (Allahu e di më së miri).

*3. në lëkurë të shpalosur (shtrirë)*

Në të kaluarën, kur njerëzimi ende nuk e kishte zbuluar letrën si mjet në të cilin shkruhen e radhiten librat, ashtu siç shtypen e botohen sot në kohën tonë bashkëkohore, çdo shënim shkruhej nëpër lëkura shtazësh, në pergamenë apo edhe në papiruse, siç ishte rasti në Egjiptin e lashtë. Edhe në kohën kur zbriste Kurani famëlartë, nuk kishte letër, por ajetet që zbrisnin, me porosinë e Resulullahit s.a.v.s. shkruheshin nga sahabët në rrasa gurësh, në lëkura të holla shtazësh, të regjura paraprakisht apo në gjëra pak a shumë të ngjashme, të cilat pastaj përcilleshin prej njërit te tjetri dhe mësoheshin përmendësh. Këto shkrime ishin ruajtur besnikërisht nëpër shtëpitë e sahabëve, dhe pas vdekjes së Resulullahit s.a.v.s. ishin tubuar në një koleksion të vetëm.

*4. dhe shtëpinë plot vizitorë (Qabenë ose Bejtul Mamurin në qiell)*

Edhe rreth kuptimit të këtij ajeti, dijetarët kanë mendime të ndryshme, se çfarë është synuar me fjalën "Bejtul Mamur". Shumica e tyre konsiderojnë se ky emërtim përfshin shtëpinë e shenjtë simetrike, e cila është në qiellin e shtatë, dhe vizitohet e bëhet tavaf nga engjëjt, ashtu siç vizitohet Qabeja në tokë nga njerëzit. Në lidhje me këtë konstatim të tyre ata sjellin edhe hadithin e Israsë, ku Pejgamberi a.s. thotë: "Pastaj mu shfaq (hap) para meje Bejtul Mamuri dhe e pyeta Xhibrilin: Ç'është kjo? Më tha: Kjo është Bejtul Mamuri, në të, për çdo ditë hyjnë 70 mijë engjëj, të cilët nuk kthehen më kurrë në të..."[10]

Është transmetuar nga Aliu r.a., nga Ibën Abasi dhe të tjerë të kenë thënë: "Bejtul Mamuri është shtëpi e shenjtë në qiell, pikërisht mbi pozitën e Qabesë së ndershme (në aspektin vertikal), në të cilën hyjnë dhe bëjnë tavaf për çdo ditë 70 mijë engjëj, pastaj dalin dhe nuk kthehen më në të."[11]

- Transmeton Ibën Xheriri nga Katadeja të ketë thënë: "Na është përmendur neve se një ditë i Dërguari i Allahut, i kishte pyetur as'habët e tij: "A e dini se çka është Bejtul Mamuri?" Ata thanë: Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri. Ai tha: "Ajo është një shtëpi në qiell,

pikërisht mbi Qabe, dhe po të binte, do të binte mbi të. Në të për çdo ditë falen 70 mijë engjëj. Kur të dalin prej saj nuk kthehen më në të."[12]

Në anën tjetër ka dijetar si Hasen el Basriu që mendojnë se betimi i tretë në këtë sure është në Qabenë e ndershme në Mekë, e cila për çdo ditë vizitohet nga njerëz që kryejnë Umren apo Haxhin. Shenjtëria e kësaj shtëpie është e padiskutueshme. Si e tillë qëndron që prej hapërimit të njeriut dhe Pejgamberit të parë mbi fytyrë të tokës Ademit a.s., i cili e kishte dedikuar këtë faltore për adhurimin e Allahut xh.sh., e pastaj këto themele i kishin ringritur edhe njëherë Ibrahimi a.s. së bashku me të birin e tij Ismailin a.s. Thuhet së gjatë përmbytjes në kohën e Nuhit a.s. Qabeja është ngritur nga toka në qiellin e dynjasë, dhe qëndron në mënyrë simetrike pikërisht mbi pozitën e Qabesë, në qiell.

Abdurrahman Ixhi në lidhje me Bejtul Mamurin thotë: "Kjo është shtëpi adhurimi në qiellin e shtatë, pikërisht në simetri me Qabenë e ndershme, të cilën e bëjnë tavaf engjëjt (melaqet). Në secilin qiell ka nga një shtëpi në të cilën bëjnë ibadet banorët e tij, kurse shtëpia që gjendet në qiellin e dynjasë sonë quhet "Bejtul Izzeti".[13]

Ibën Kajimi, e ka dhënë një mendim të tij, i cili më duket shumë i arsyeshëm dhe logjik, në përpjekje për të bërë lidhjen dhe koherencën në mes këtyre dy mendimeve teksa thotë: "S'ka dyshim se të dyja shtëpitë (Bejtul Mamuri në qiell dhe Qabeja në tokë) janë të vizituara, kjo e qiellit vizitohet nga engjëjt që bëjnë ibadet pa ndërprerë dhe kjo e tokës çdo ditë vizitohet dhe bëhet tavaf nga ata që falen, bëjnë ruku dhe sexhde. Sipas të dyja mendimeve, secila prej tyre meriton të quhet zotëria i të gjitha shtëpive.[14]

*5. dhe kupën e ngritur (të qiellit)*

Qielli sipër nesh, është betimi i radhës nga ana e të Gjithëpushtetshmit, sepse madhështia e kësaj hapësire qiellore, është një prej mrekullive krijuese të Allahut xh.sh. Ne kur i hedhim syrin kësaj hapësire, ajo na shëmbëllen si një lloj kulmi apo mburoje, që e mbulon tokën, ndërkohë që parametrat e qiellit janë të pamatshëm për nocionet e njohurive tona të kufizuara.

Allahu xh.sh. e përshkruan qiellin në disa ajete si: "Qiellin ua kemi bërë kulm të sigurt, por ata zmbrapsen prej atyre argumenteve." - (El-Enbija, 32), pastaj: "A është më i rëndë krijimi juaj apo ai i qiellit? E Ai e ngriti atë! Ngriti kupën e tij dhe e përsosi atë." (En-Naziat, 27-28). etj.

Në Kuran, qielli së bashku me planetët është përmendur shumë herë. Në disa raste është përmendur edhe për betim, si f.v. "Ve semai ve tariki ", pastaj është betuar në galaktika "La uksimu bimevaki'inuxhum, e në disa raste të tjera edhe në yje e në trupa të tjerë qiellorë:"Ve Shemsi", "Ven Nexhmi","Vel Kameri", etj.

Qielli pa dyshim është gjëja më madhështore që Allahu xh.sh. e ka krijuar në këtë ekzistencë. Tërë ajo hapësirë të cilën e përthekojmë me sytë tanë apo edhe me ndihmën e teleskopëve të fuqishëm, dhe e cila na duket si e pafund, quhet qiell. Për ne qielli apo qiejt kanë një domethënie të madhe. Kupa qiellore është aq shumë e lartë dhe aq shumë e gjerë, saqë është vështirë edhe



ta imagjinosh këtë gjerësi. Qielli është vendqëndrim i engjëjve dhe i shumë gjallesave të cilat nuk i njohim e as nuk dimë për to. Është kulmi i botës sonë. Nga ai zbresin mirësi e bereqete të shumta, e në të ngritët fjala e mirë dhe veprat tona.

*6. dhe detin e mbushur (ose detin e ndezur flakë në kiamet)*

Betimi i pestë dhe i fundit në këtë sure është në detin (oqeanin) e mbushur me ujë, apo të mbushur me flakë e zjarr, momente këto të Ditës së Fundit kur detet-oqeanet do të trazohen, kurse planetët do të shkapërderdhen.

Fjala "mesxhur", nënkupton diçka të mbushur plot, e në këtë rast detin e mbushur me ujë. Megjithatë, mufesirët janë të mendimit se ky ajet sikur flet për detin e trazuar dhe pothuajse të zjarrtë në momentet e kataklizmës, ashtu siç ka ardhur edhe në tefsirin e Ibën Kethirit, kur thotë: Në ditën e kiametit, deti do të ndizet (flakë) dhe do të shndërrohet në zjarr.[15]

Nga shkenca e gjeologjisë, mësojmë se brendia e tokës (bërthama) përbëhet nga magma apo llava e zjarrtë, e cila nganjëherë si pasojë e lëkundjes së pllakave tektonike, arrin të shpërthejë mbi sipërfaqe të tokës, duke formuar vullkane tokësore apo edhe vullkane në thellësi të oqeaneve. Për një gjë të tillë sikur jep shenjë edhe ajeti i 6-të i sures "Et-Tekvir": "dhe kur detet të vlojnë"

Ka disa dijetarë që mendojnë se ky betim ka të bëjë me Detin e Kuq, në të cilin Allahu xh.sh. e ka fundosur Faraonin e kohës së Musait a.s. Kjo sipas Ebu Bekër el Xhezairit mund të ndërlidhet me betimin e parë në kodrën e Turi Sinasë, ku Allahu xh.sh. i foli Musait a.s, e pastaj sipas disave ndërlidhet edhe me ajetin e dytë: "dhe librin e shkruar në rreshta", i cili sipas disa dijetarëve, ashtu siç kemi theksuar më parë, ka për synim Tevratin.[16]

Megjithatë, betimi në detin-oqeanin, që është një prej gjërave më madhështore në këtë planet, mund të ketë domethënie edhe më gjithëpërfshirëse, sepse duke studiuar e vrojtuar planetin tonë, shohim se mbi 75 % e tokës përbëhet nga uji, i cili është bazë e jetës sonë, duke u thirrur në ajetin e 30-të, të sures "El-Enbija: "… dhe bëmë nga uji çdo gjë të gjallë!". (Allahu aëlem-Allahu e di më së miri!).

*7. se, me të vërtetë, dënimi i Zotit tënd do të ndodhë. 8. dhe askush nuk mund ta pengojë.*

Këto dy ajete, janë përgjigje e pesë betimeve madhështore paraprake, së pari në malin Turi Sina, pastaj në librin e shkruar në rresht (Kuranin ose të gjitha librat e shenjta) në Qabenë ose Bejtul Mamurin, në kupën e ngritur qiellore dhe në detin e mbushur me ujë ose me zjarr, se ndëshkimi i Ahiretit për ata që e mohuan Njëshmërinë e Allahut, do të ndodhë patjetër dhe atë nuk do të mund ta ndalojë askush. Momenti i kataklizmës është momenti më trishtues dhe më i tmerrshëm që mund ta përjetojë ndonjë qenie njerëzore. Në këtë ditë të fundit të gjithësisë, me urdhrin e Allahut do të shembet tërë ky univers, sikur të ishte një kështjellë prej rëre, duke u bërë hi e pluhur. Do të shkatërrohen yjësitë, galaktikat, kodrat dhe detet, madhështinë e të cilave e shihnim para nesh. Vetëm tash, ata që e mohuan llahtarinë e këtij çasti, do të shohin tmerrin me sytë e tyre, por ndëshkimi i Allahut do t'i arrijë. Ata do të vdesin me turpin dhe damkën e mosbesimit, e të tillë do të ringjallen, duke u turpëruar botërisht para krejt njerëzimit, në ditën e llogarisë së madhe.

Arsyeja pse i Madhërishmi e ka përdorur këtu shprehjen: "adhabe rabbike" është që i Dërguari a.s. dhe të gjithë besimtarët, ta kuptojnë se ndëshkimi i Zotit të tyre do t'i arrijë jobesimtarët, e në të njëjtën kohë, besimtarët të ndjejnë siguri dhe strehim pranë mëshirës së Allahut fuqiplotë. Kur përmendet emri "Allah", ai zakonisht vjen në kuptim të madhështisë, ndërsa kur përmendet emri "Rabb", zakonisht vjen në kuptim të butësisë, ngrohtësisë dhe përkujdesjes. Nga kjo kuptojmë se Zoti i Madhërishëm, i ka vënë nën mbrojtjen e Tij të Dërguarin dhe besimtarët, kështu që ata nuk do t'i kaplojë trishtimi i tmerreve të kataklizmës e as ndëshkimeve të Ahiretit, e kundërta e asaj që do të ndodhë me jobesimtarët.

Fjala e fundit në këtë ajet. "le vakië" - "do të ndodhë", nënkupton një gjuhë të ashpër dhe kërcënuese, nga i Gjithëfuqishmi, se ky dënim gjithsesi do të ndodhë dhe do të bëhet realitet. Atë nuk mund ta pengojë askush, sado që të përpiqen, dhe sado që ta mohojnë... - *vijon* -

(1) Ibën Adil ed-Dimeshkijel Hanbelij, El-Lubabfi Ulumi-l Kitab, Bejrut, 1998, vëll. XVIII, f. 113. (2) Ebul Ferexh, Xhemaluddinel Bagdadi, Zadu-l Mesir fi Ilmi-t-Tefsir, Bejrut, 1984, vëll. VIII, f. 45. (3) Imam Maturidiu, Te'vilatuEhli-s-Sunne, Bejrut, 2005, vëll. IX, f. 400. (me redakturë të dr.Mexhdi Basel-lum). (4) Et-Tefsirel Mevdui li suveri-l Kuranin-l kerim, vëll. VII, f. 469. (5) Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XVII, f. 37. (6) Dr. Vehbeez-Zuhajli, Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XVII, f. 59. (7) El-Ferrai, Meani-l Kuran, vëll. III, f. 91. (8) Ebul Hasen ElMaverdi, En-Nuket ve-l Ujun, Bejrut, pa vit botimi, vëll. V, f. 377. (9) Abdulhamid Kishk, FiRihabi-t-Tefsir, vëll. XXVII, f. 5919. (10) Muslimi (164) dhe (264); Buhariu (3207); Ahmedi (17836). (11) El-Kurtubi, El-Xhamiu li ahkami-l Kuran, vëll. XIX. f. 514. (12) Ibën Xherir, vëll. XXI, f. 565. (13) Muhamedbin Abdurrahman El-Ixhi, Xhamiul Bejanfitefsiril Kuran, Bejrut, 2004, vëll. IV, f. 200. (14) FiRihabi-t-Tefsir, vëll. XXVII, f. 29. (15) Muhtesar Tefsir Ibën Kethir, Bejrut 1981, vëll. III f. 389 (redaktuar nga Muhamed Alies Sabuni). (16) Ebu Bekër El Xhezairi, Ejseru-t-Tefasir, vëll. V, f. 174.

Mr. Ejup Haziri



# Argumentet për madhërimin në ruku (2)

## Argumentet për madhërimin në ruku

Më herët veç tregova për lutjen e madhërimit që duhet bërë, lutje që është përcjellë gjeneratë pas gjenerate nga koha e të Dërguarit të Allahut, e në vijim do t'i sjell argumentet për këtë lutje: Na ka treguar Rrebi' ibën Nafi, Ebu Tevbeh dhe Musa ibën Ismail nga Ibën el Mubareku, ky nga Musa ibën Ejub, ky nga axha i tij, ky nga Ukbeh ibën Amir, i cili ka thënë: "Kur zbriti ajeti kuranor: "Pra, ti lartësoje emrin e Zoti tënd të madh"(El-Vakiah, 74), tha i Dërguari i Allahut: "Vendoseni atë në rukunë tuaj!" E kur zbriti ajeti tjetër: "Madhëroje emrin e Zotin tënd të Lartë!", (El-A'la, 1) tha (i Dërguari i Allahut): "Vendoseni atë në sexhden tuaj!"[1]

Hadithi në vijim është në koleksionin e Muslimit dhe tjerëve, që transmetohet nga Hudhejfe ibën el Jemam, ku përshkruhen disa gjëra në detaje rreth namazit: Na ka treguar Ebu Bekër ibën Ebi Shejbe nga Abdullah ibën Numejri, ky nga Ebu Muavije, ky nga Zuhejr ibën Harb, ky nga Is'hak ibën Ibrahim, të gjithë këta transmetojnë nga Xheriri, pastaj që të gjithë këta nga A'meshi, ky nga Ibën Numejri, ky nga babai i tij, ky nga Sa'd ibën Ubejde, ky nga Mustevrid ibën el Ahnaf, ky nga Sileh ibën Zuferi, e ky nga Hudhejfe i cili thotë: "Në një natë prej netëve u fala me të Dërguarin e Allahut, e ai e hapi leximin e Kuranit me kaptinën "Bekare", mendova se do të bënte rukunë kur të përfundonte leximin e 100 ajeteve nga ajo kaptinë, por ai vazhdoi të lexonte. Unë mendova se ai do ta lexonte tërë kaptinën "Bekare" dhe do të bënte rukunë, por ai pasi përfundoi nga ajo, ia filloi të lexonte kaptinën "Nisaë" derisa e përfundoi të tërën, e më pas ia filloi kaptinës "Ali Imran". Kur kalonte pranë leximit të ajeteve të madhërimit, madhëronte; kur kalonte pranë ajeteve të lutjes, lutej, pranë ajeteve të kërkimit të mbrojtjes, kërkonte mbrojtje, e pastaj e bëri rukunë dhe tha: "Subhane rabbije-l adhim", rukuja ishte po aq e gjatë gati sa qëndrimi i tij në këmbë, e më pas tha: "SemiAllahu limen hamideh" dhe u ngrit, e pastaj bëri sexhden dhe tha: "Subhane rabbije-l a'la".[2]

Në koleksionin e Ibën Maxhes, qëndron: Na ka treguar Muhamed ibën Rumh el Misrij nga Ibën Lehiah, ky nga Ubejdullah ibën Ebu Xha'fer, ky nga Ebu-l Ez'her, e ky nga Hudhejfe Ibën el Jeman, i cili e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë kur bënte rukunë: "Subhane rabbije-l adhim", e thoshte tri herë, ndërsa kur bënte sexhden thoshte tri herë: "Subhane rabbije-l a'la".

## Madhërimet tjera në ruku

Ka shumë transmetime të ndryshme nga hadithet e transmetuar nga sahabët të cilat flasin për madhërimin që duhet bërë në ruku, ku përveç lutjes "Subhane rabbije-l adhim", që e elaborova, gjejmë edhe lutje tjera të ndryshme, ku hanefitë ato lutje apo madhërime i kanë trajtuar si lutje që më tepër shkojnë me namazet



individuale, më konkretisht me namazet sunete apo nafile, apo edhe në namazet farze pa imam.

Do të sjellim disa nga lutjet që kanë ardhur në transmetime të ndryshme në raport me madhërimin në ruku.

Na ka treguar Muhamed ibën ebi Bekër el Mukaddemij nga Jusuf el Maxhishun, ky nga babai i tij, e ky nga Abdurrahman el A'rexh, ky nga Ubejdullah ibën ebi Rafi, e ky nga Ali ibën ebi Talibi, e ky nga i Dërguari i Allahut, i cili kur shkonte në ruku thoshte: "Allahumme leke reka'tu, ve bike amentu ve leke eslemtu. Hashea leke sem'i, ve besari, ve muhhi, ve adhmi, ve asabi - O Allah, Ty të jam përulur (bëra rukunë), Ty të besova dhe Ty të jam nënshtruar. Dëgjimi im, shikimi, truri, ashti dhe nervi im u nënshtruan për Ty..."[3]

Përveç kësaj, Aisheja na transmeton një lutje tjetër që e bënte i Dërguari i Allahut në ruku e sexhde:

Na ka treguar Hafs ibën Omeri nga Shu'beh, ky nga Mensuri, ky nga Ebu ed Duha, ky nga Mesruku, e ky nga Aisheja e cila ka thënë: "I Dërguari i Allahut në ruku e sexhde thoshte: "Subhaneke Allahumme Rabbena ve bihamdike. Allahumme-gfirli - I lartësuar je o Allah, Ti je Zoti ynë, Ty të takon falënderimi. O Allah më fal mua."[4]

Gjithashtu nga Aisheja na transmetohet edhe një lutje tjetër, e që është e njohur: Na ka treguar Muslim ibën Ibrahimi nga Hishami, ky nga Katadeh, ky nga Mutarrifi, e ky nga Aisheja e cila thotë: "I Dërguari i Allahut në ruku e sexhde thoshte: "Subbuhun kuddusun Rabbu-l Melaiketi verr-Rruh – I Madhërishëm dhe i Shenjtë është Zoti i melaqeve dhe shpirtit (Xhibrilit)."[5]

Një lutje tjetër, po ashtu na transmetohet nga Aisheja: Na ka treguar Ebu Bekr ibën ebi Shejbe nga Ebu Usameh, ky nga Ubejdullah ibën Omeri, ky nga Muhamed ibën Jahja ibën Hibani, ky nga el A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre e ky nga Aisheja e cila thotë:

Një natë prej netëve e kërkova të Dërguarin e Allahut në shtratin e tij, por nuk e gjeta, e zgjata dorën dhe dora i preku këmbët e tij, e ai thoshte: "O Allah, unë kërkoj strehim me anë të kënaqësisë Sate nga hidhërimi Yt, dhe me faljen Tënde nga dënimi Yt. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga Ti, unë nuk mund të të madhëroj siç e meriton Ti; Ti je i Madhërishëm ashtu siç e ke përshkruar veten."[6]

Se këto lutje të ndryshme që na transmetohen përmes haditheve të ndryshme, janë thënë në namazet individuale dhe në ato nafile, tregon fakti se pjesa e madhe e tyre transmetohen nga Aisheja, e cila përshkruan rukunë dhe sexhden e të Dërguarit të Allahut nga falja në shtëpinë e tij, sepse në namazet me imam ajo nuk ka pasur gjasa ta dëgjoj të Dërguarin e Allahut se çfarë thoshte në ruku e në sexhde, e ndoshta transmetimi i hadithit në vijim, që është i njëjtë me atë paraprak, por i transmetuar nga Aliu, e që është në koleksionin e Ebu Davudit, nga tregon më së miri, se këto lutje të ndryshme i thoshte në namazet individuale siç janë vitri, sunetet dhe nafilet: Na ka treguar Musa ibën Ismaili nga Hammadi, ky nga Hisham ibën Amër el Fezari, ky nga Abdurrahman ibën el Harithi, e ky nga Ali ibën ebi Talibi se i Dërguari i Allahut në fundin e vitrit të tij thoshte: "O Allah, unë kërkoj strehim me anë të kënaqësisë Sate nga hidhërimi Yt dhe me faljen Tënde nga dënimi Yt. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga Ti, unë nuk mund të të madhëroj siç e meriton Ti; Ti je i Madhërishëm ashtu siç e ke përshkruar veten."[7]

**Përfundim**

Nga kjo që kam përmendur, bëhet e qartë se lutja që bëhet në namazet me imam është lutja e njohur që praktikohet te të gjithë myslimanët anembanë botës: "Subhane rabbije-l adhim", kurse lutjet tjera që i kam përmendur, sipas shkollës hanefite mund t'i bashkëngjitet kësaj lutje në namazet individuale, qofshin ato farze, sunete apo nafile. Mirëpo, mund edhe të përdorën si të vetme, pa lutjen "Subhane rabbije-l adhim".

(1) Ebu Davudi në Sunen, nr.869; Ibën Maxhe në Sunen, nr. 887. Shuajb Arnauti që bën vlerësimin e haditheve të sunenit të Ibën Maxhes, për këtë hadith thotë: "Senedi i hadithit është i pranuar (hasen). Ndërsa Ibën Huzejme dhe Hakimi e vlerësojnë se ky hadith është autentik." Ibën Maxhe, Sunen, v.II, f.58. (2) Muslimi në Sahih, nr. 203 (772); Tirmidhiu në Sunen, nr. 262; Ebu Davudi në Sunen, nr.871. Hadithi është autentik, kështu mendon edhe Albani. (3) Muslimi në Sahih, nr. 201 (771); Ebu Davudi në Sunen, nr. 760; Tirmidhiu në Sunen, nr. 487; Ibën Huzejme në Sahih, nr,607; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1396, në version të shkurtuar (sikurse Ibën Huzejme dhe një versioni të Ebu Davudit) dhe tregon që hadithi përcillet përmes tri rrugëve të transmetimi. (4) Buhariu në Sahih, nr.794, 817, 4293; Muslimi në Sahih, nr. 217 (484); Ebu Davudi në Sunen, nr. 877; Ibën Huzejme në Sahih, nr. 605; Ibën Hibani në Sahih, nr.1929; Ahmedi në Musned, nr. 3683 me shtesën në fund "tri herë", që nënkupton se e thoshte këtë lutje tri herë, si në ruku ashtu edhe në sexhde. Hadithi është autentik dhe transmetohet në të gjitha koleksionet, me përjashtim të koleksionit të Tirmidhiut. Shprehjet e hadithit në të gjitha transmetimet thuajse janë të përafërta njëra me tjetrën. (5) Muslimi në Sahih, nr. 223 (487); Ebu Davudi në Sunen, nr. 872 (teksti është nga Ebu Davudi); Ibën Huzejme në Sahih, nr. 606; Ibën Hibani në Sahih, nr. 1899; Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr.2562; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1406. Verifikuesit e hadithit si Shuajb Arnauti dhe Albani e kanë vlerësuar këtë hadith në shkallën më të lartë të besueshmërisë. (6) Ibën Maxhe në Sunen, nr. 3841; Ahmedi në Musned, nr. 751. Hadithi është autentik. (7) Ebu Davudi në Sunen, nr.1427. Hadithi është autentik sipas vlerësimit të Shuajb Arnautit dhe të tjerëve.



**Nexhat Ibrahimi**

# Përse kundër mevludit?

### Amullia jonë shpirtërore

Paslufta në Kosovë dhe Ballkan (mijëvjeçari i tretë) solli dinamikë të jashtëzakonshme në politikë, ekonomi, kulturë etj. Kriza sociale, kriza e identitetit, kriza e unit, solli truall të përshtatshëm për depërtimin e ideve e traditave të ndryshme religjioze, shkencore, kulturore etj. Peshkatarët e shpirtrave njerëzorë shfrytëzuan këtë amulli e anarki për të mbjellë mollën e sherrit, për të infektuar një popullsi me traditë të gjatë fetare islame dhe tradicionale shqiptare. Ndër çështjet që shumë u apostrofua, ashpër u debatua, që vrazhdë u blasfemua është edhe mevludi apo këndimi, leximi e recitimi i poemës së mevludit, manifestim ky shekullor fetar ndër ne, i dashur nga të gjitha shtresat, për të gjitha rastet, për të gjitha vendet. Kundërshtarët, të cilët për mësues pranojnë vetëm shejhët e tyre e jo edhe intelektualët e tjerë, qoftë edhe sa për krahasim, nuk kontestojnë vetëm mevludin si të tillë, por edhe namazin e mevludistave, edhe haxhin e tyre, edhe ibadetet tjera; me një fjalë ata kontestojnë tërë Islamin e tyre, duke i akuzuar për lajthitje, mashtrim dhe në fund për mosbesim. Në këtë gjendje, siç edhe ka ndodhur te ne dhe jashtë, ka ardhur deri te zënkat verbale, deri te rrahjet fizike, e madje edhe deri te vrasjet nëpër xhami, medrese dhe jashtë tyre.

Për këtë arsye, edhe pse një metodë të tillë reagimi nuk e preferoj, sepse është metodë defensive, apologji e pastër, e shoh të rrugës të shohim shkurtimisht ku qëndron problemi.

### Identifikimi i problemit

Këto ditë lexova një shkrim të një miku boshnjak (dr. Elvir D.) me këtë tematikë. Ai kishte analizuar një varg polemikash për dhe kundër mevludit. Kishte dhënë dhe mendimin e tij, të cilat mendime do t'i përdorim edhe në shkrimin tonë. Po këtë e kemi bërë edhe ne nga këndi jonë për trojet tona. Si përfundim mund të nxirret se shkrimet kundër mevludit apo ligjëratat e plasuara në formë videoje kryesisht janë nëpër uebfaqe, yuotube apo rrjete sociale. Të gjitha tekstet kanë një shabllon, një metodologji (nëse mund të quhet metodologji), një formë argumentesh, një gjuhë dhe i njëjti intensitet i ashpërsisë. Baza kryesore e tyre është hadithi: "Kini kujdes nga risitë, sepse çdo risi është bidat, kurse çdo bidat është mashtrim, ndërsa çdo mashtrim çon në zjarr." (Tirmidhiu)

Nëpër ligjëratat e tyre vërehen sidomos qortimet se:

- Mevludi është risi, dhe nuk është i bazuar në Kuran dhe Sunet,
- Mevludin nuk e kanë njohur brezat e parë,
- Mevludi nuk është ibadet,
- Me mevlud iu përngjasohet të krishterëve, të cilët e festojnë lindjen e Isait a.s.,



- Mevludi e ngre më lart se që duhet Muhamedin a.s.,
- Mevludi nuk është festë fetare,
- Në mevlud bëhen veprime që janë jashtë domenit fetar islam etj.

**Si qëndron puna?**

Kundërshtarët e mevludit theksojnë se mevludi nuk është ibadet. Praktikimi i tij si ibadet është i papranueshëm. Ne pajtohemi me këtë qëndrim të tyre, se mevludi nuk është ibadet dhe nuk ka mbështetje në burimet islame në mënyrë të prerë. Por, nuk di përse këtë gjë e theksojnë kur myslimanët këtë ceremoni nuk e trajtojnë si ibadet, siç e trajtojnë një namaz, agjërim apo haxh, i cili bazohet në burimet islame, ka kualifikimin sheriatik, formën, kohën etj. Ata janë të vetëdijshëm se tradita e mevludit ndër ne nuk është më shumë se një poemë kushtuar Muhamedit a.s. Nuk është më tepër se një vjershërim kushtuar Pejgamberit të tyre në raste të ndryshme të jetës së tyre. Por, nëse mevludi vetvetiu nuk është ibadet, përmbajtja e tij sikurse leximi i Kuranit, leximi i pjesëve nga jeta e të Dërguarit a.s., leximi i salavateve, shpjegimi i Miraxhit, urdhërimi i të mirës dhe luftimi i të keqes nuk është bidat. Kujtimi i Pejgamberit a.s. gjatë 12 muajve nuk është bidat, por është obligim, detyrë e atyre që dinë, ndaj atyre që nuk dinë, detyrë e atyre që munden, ndaj atyre që nuk munden. Nëse ndonjë besimtar apo grup më i vogël edhe ka bërë apo bën edhe tash ndonjë gabim, të tillët duhet mësuar e edukuar, e jo gjykuar e hedhur në Xhehenem ata dhe tërë myslimanët.

**Sforcimi i bidatit i qëllimshëm**

Nëse lexojmë shkrimet apo video-ligjëratat e disa imamëve antimevludistë, do të vërejmë se çdo e treta fjalë e tyre është bidat dhe fjalët përcjellëse me të, sikurse mashtrimi, lajthitja, zjarri i Xhehenemit. Ky sforcim i shprehjes bidat ndodh në mungesë të provave, për ta bindur palën të cilës i drejtohet. Përsëritja e shumtë e ndonjë fjale apo sentence shërben si parullë për ta bindur vetveten, e edhe të tjerët. Duke shpallur për novatorë të gjithë ata që kanë lidhje me bidatet, ata fusin në një thes ata të humburit klasikë (xhehmitët, mushebihitët, mutezilitët, keramitët me këta të humburit modernë, si pasojë e këndimit apo dëgjimit të mevludit. Madje, sipas tyre një antimevludist nuk bën të merr pjesë as direkt as indirekt në një ceremoni mevludi sepse: "Juve ju është shpallur në librin (Kuranin) që, kur të dëgjoni se po mohohet Kurani i Allahut dhe po bëhet tallje me të, mos rrini me ata derisa të mos hyjnë në bisedë tjetër. Përndryshe, ju do të jeni si ata. Allahu do t'i tubojë tradhtarët dhe jobesimtarët që të gjithë në Xhehenem." (En-Nisa, 140).

Ata shpjegojnë se bërja e mevludit paraqet bidat, ndërsa veprimi i bidateve paraqet mosnënshtrim ndaj Allahut dhe Pejgamberit të Tij. Komentimi i këtillë i Kuranit dhe haditheve çon në degradim total të shkencës së tefsirit dhe të fesë islame në përgjithësi. Me ceremoni mevludi nuk përbuzet Islami, Allahu, Pejgamberi, Kurani, myslimanët, madje as të tjerët, përkundrazi të gjithë ata vlerësohen. Shqiptarët dhe popujt tjerë myslimanë përreth shqiptarëve asnjëherë nuk e përbuzën fenë e tyre, por me gjakun dhe dijen e tyre, dinjitetshëm e mbrojtën atë, madje e zhvilluan atë me dijetarët, politikanët dhe ushtarët e tyre.

**Mevludi ishte dhe mbeti vjershërim për Muhamedin a.s.**

Mevludi ishte dhe mbeti vjershërim për Muhamedin a.s., poemë, jetëshkrim i rimuar për Pejgamberin a.s. Shpesh neglizhohet fakti se shumë shokë të Pejgamberit a.s., shumë tabiinë dhe pasues të tyre, deri në ditët tona, kanë shkruar vargje të shkëlqyeshme për Muhamedin a.s. kurse Hasan ibën Thabiti është më i zëshmi i asaj kohe. Është interesant të thuhet se ai pohoi se si "poezia e tij kushtuar Muhamedit a.s. nuk ia rriti famën Muhamedit a.s., por Muhamedi a.s. e rriti poezinë e tij."

Përse heshtet ky fakt? E qartë, sepse kjo provë hidhte poshtë pretendimet e disa "zhurmëbërës" për mevludin si risi, bidat. Hasan ibën Thabiti i ka kënduar poezi Muhamedit a.s., kurse ky i kishte caktuar një vend në xhami, prej nga Hasani herë pas here recitonte vjershat e tij. Këtë praktikë Hasani e vazhdoi edhe gjatë kohës së Ebu Bekrit r.a., Omerit r.a. e Osmanit r.a.

Madje, kur me një rast Omeri r.a. e shikoi vëngër Hasanin, ky i tha: "Kam recituar vargje, kurse në xhami ishte një njeri më i mirë se ti" (duke aluduar në Muhamedin a.s.). Në këtë rast Hasani iu drejtua Ebu Hurejres r.a. me fjalët: "Për Zotin, a ke dëgjuar kur Pejgamberi i Allahut a.s. për mua ka thënë: 'O Allahu im, përkrahe me Ruhul-kudusin (Xhibrilin)". Ebu Hurejreja tha: "Për Allahun, po." (Buhariu)

Pra, sahabët i kanë kënduar Muhamedit a.s. dhe fesë islame vazhdimisht, por këtë nuk e bënin me ndonjë rast apo datë, ditë të veçantë. Ka pasur edhe poetë të tjerë, si: Seleme ibën el Ekva, Hubejb ibën Adij, Abdullah ibën Revaha, Alij ibën Ebi Talib, Selman el Farisiu etj.

**Myslimanët nuk i përngjajnë të krishterëve gjatë recitimit të mevludit**

Kundërshtarët e mevludit brenda myslimanëve pohojnë se duke recituar mevludin myslimanët përngjajnë të krishterët, të cilët festojnë lindjen e Isait a.s. Do të përgjigjemi se kjo është një trillim, një komplot i pastër kundër Islamit dhe Muhamedit a.s., sepse duke recituar mevlud asnjë poet mysliman, asnjë recitues,



asnjë hoxhë nuk pretendon ta ngre lartë, në hyjni, Muhamedin a.s., siç ndodhi me Isain a.s. Po ashtu, duke recituar mevludin, pretendojnë kundërshtarët, hapet mundësia e lartësimit të Pejgamberit a.s. në pozitën që nuk i përket. Mirëpo, gjatë historisë islame nuk kemi rast që ndonjë dijetar, poet, autor mevludi ka hyjnizuar Muhamedin a.s., por kemi raste kur dijetarët liderët e tyre politikë apo fetarë i lartësojnë e celebrojnë si nuk u ka hije, pranojnë nga ata ide e veprime pa kritere të shëndosha, siç ndodh pikërisht me akuzuesit e mevludit dhe shejhët e tyre.

Meqë në trojet tona nuk ka ndodhur deri tash të hyjnizohet Muhamedi a.s., ose dikush nga recitimi, këndimi apo shkrimi i mevludit, mendojmë se kjo s'do të ndodh as në të ardhmen. Madje, ndodh e kundërta. Është mendim i gjithëpranuar se personaliteti i Pejgamberit të Allahut nuk respektohet dhe nuk ndiqet sa duhet. Por, as dikush tjetër, si shehidët, evliatë apo ndonjë hoxhë nuk është respektuar së tepërmi, as nuk është shkruar ndonjë mevlud për ta, as nuk i është kushtuar hartimi i ndonjë mevludi atyre. Kjo nuk do të ndodh as në të ardhmen, sepse populli besimtarë do ta mënjanojë synimin e tillë të mbrapshtë nga kushdo që vjen me pretendime të tilla.

### Mevludi nuk është festë fetare, por ditë e madhe

Myslimanët kanë dy festa fetare, dy bajrame, atë të ramazanit dhe të kurbanit. Mevludi nuk është festë fetare. Në këtë pajtohemi me akuzuesit e mevludit. Por, krahas festave fetare kemi edhe ditë të bekuara apo net të bekuara, të shënuara, dhe ditë të tjera të rëndësishme nga historia islame të popujve myslimanë. Një ndër këto ditë është edhe 12 Rebiul-eveli, dita kur u lind Muhamedi a.s. Ai, mevludi, nuk është i bazuar në Kuran dhe hadith me shkronjë të qartë, por është ditë e shënuar ndër myslimanë, ndërsa disa dinasti myslimane gjatë historisë, sikurse osmanlinjtë, e kanë shënuar si ditë shtetërore, siç është edhe sot në shumë shtete apo bashkësi myslimane. Kjo ndodhi në kohën e Sulltan Muratit III, i cili në vitin 1588, e shpalli 12 Rebiul-evelin për festë shtetërore dhe prej atëherë, në kontinuitet, kjo ditë u shënua edhe në trojet shqiptare, si pjesë e Perandorisë Osmane. Edhe pse kjo ditë shënohet tash shumë kohë, nuk është dëgjuar as shkruar se ndonjë imam me nam, ose ndonjë institucion fetar e ka shpallur këtë ditë të veçantë, më të vlefshme se ditët tjera, apo se datat tjera.

### Përmbajtja e ceremonisë së mevludit

Kritikët e mevludit në botë ose kohët e fundit në vendin tonë e kanë tepruar me akuzat e tyre se gjatë ceremonisë së mevludit veprohen gjera të papranueshme sheriatikisht. Ndër gjërat e papranueshme ata cekin: këndimin e ilahive e kasideve me përmbajtje të papërshtatshme, kërkimi i ndihmës nga Muhamedi a.s., kërkimi i shefatit (ndërmjetësimit) nga Muhamedi a.s., përzierja e meshkujve dhe femrave, leximi i dhikreve të caktuara të përbashkëta, dhënia e ushqimit të pasurve, këndimi i mevludit nga njerëz të rinj me zëra provokues, prania në tubim e njerëzve të dyshimtë moralisht etj.

Njerëzit që kanë njohuri për gjendjen e myslimanëve te ne, e dinë se këto vërejtje janë të paqëndrueshme, sepse mevludet tona janë në nivel të lartë të besimit të drejtë. Mund të mos kemi shpjegime të nivelit akademik e artistik, por assesi nuk mund të pranohet se bëhen gabime në aspekt të pastërtisë së besimit. Këtë është në gjendje ta vërejë edhe vetë xhemati me traditë, me dije fetare bazike etj. As përzierja e femrave nuk ndodh, as njerëz të dyshimtë nuk marrin pjesë (në fund të fundit çfarë peshe ka pjesëmarrja e njeriut të dyshimtë në vetë çështjen e mevludit). Sa i përket pranisë së muzikës, përdorimit të alkoolit apo mungesës së pastërtisë fetare, kjo është insinuatë, shpifje e kulluar, sepse mevludet kurrë nuk janë ekzekutuar me instrumente muzikore.

Insinuata se besimtarët, pjesëmarrësit e mevludit, i kërkojnë ndihmë Muhamedit a.s. është e shpifur, sepse nuk ka besimtarë ndër ne që ndihmën nuk e kërkon nga Allahu, por nga Pejgamberi apo dikush tjetër nga njerëzit. Shefati dhe çdo ndihmë kërkohet nga Allahu, kurse Muhamedi a.s. është si ndërmjetësues yni. Por, edhe nëse ka pasur ndonjë rrëshqitje të besimtarëve, nga mosdija, ajo nuk e cenon vetë mevludin apo besimin e drejtë të besimtarëve, kurse ulemaja myslimane ka dhënë shenjë në lajthitjet e caktuara.



Kudret Salih Hoxha

# Zoti është drita e qiejve dhe e tokës

اللَّهُ نُورُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ مَثَلُ نُورِهِ كَمِشْكَاةٍ فِيهَا مِصْبَاحٌ الْمِصْبَاحُ فِي زُجَاجَةٍ الزُّجَاجَةُ كَأَنَّهَا
كَوْكَبٌ دُرِّيٌّ يُوقَدُ مِنْ شَجَرَةٍ مُبَارَكَةٍ زَيْتُونَةٍ لَا شَرْقِيَّةٍ وَلَا غَرْبِيَّةٍ يَكَادُ زَيْتُهَا يُضِيءُ وَلَوْ لَمْ تَمْسَسْهُ نَارٌ نُورٌ عَلَىٰ نُورٍ يَهْدِي اللَّهُ لِنُورِهِ مَنْ يَشَاءُ وَيَضْرِبُ اللَّهُ الْأَمْثَالَ لِلنَّاسِ وَاللَّهُ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمٌ.

*"Allahu është drita e qiejve dhe e tokës. Shembull i dritës së Tij, një fole me kandil, kandili është në një llambë të kristaltë, llamba e kristaltë, si një yll shndritës, ndizet nga një pemë e bekuar ulliri, pa lindje e perëndim, vaji i të cilit bën dritë thuajse nuk e ka prekur ndonjë zjarr. Dritë mbi dritë. Zoti drejton te drita e Tij atë që do. Zoti u sjell shembuj njerëzve. Zoti është për çdo gjë dijeplotë." (En-Nur, 35)*

Në këtë ajet metaforik që ka tërhequr ndër shekuj vëmendjen e teologëve islamë, mistikëve dhe poetëve, llamba e kristaltë e cila shndrit pa e prekur zjarri, me një flakë të kaltër si ajo e drurit të ullirit, që merr dritë mëngjes e mbrëmje, është frymëzimi i Zotit në folenë e zemrave të njerëzve, ku ndriçon kandili i besimit dhe dashurisë për Zotin.

Abdullah ibën Abasi përcjell nga Muhamedi a.s., lutjen që bëri kur u ngrit për t'u falur pas mesnate: "O Zot! Bëj në zemrën time dritë dhe në sytë e mi dritë dhe në dëgjimin tim dritë dhe nga e djathta ime dritë dhe nga e majta ime dritë dhe sipër meje dritë dhe poshtë meje dritë dhe para meje dritë dhe pas meje dritë dhe bëj për mua shumë dritë." (Buhariu nr. 6316, Muslimi nr. 763)

### Sipas komentit (tefsirit) të Ibën Abasit r.a.:

"Drita e Zotit është udhërrëfyese për banorët e qiejve dhe të tokës, dhe se Allahu ndriçon me të zemrat e besimtarëve. Drita e Zotit është në zemrat e besimtarëve, si "fole me kandil, si një llambë e kristaltë, që ndriçon si ylli shndritës që është simbol i dritës së Zotit. Besimtarët janë si pema e bekuar e ullirit, që rritet në një vend të lartë, ku si bie hija e lindjes apo hija e perëndimit (janë besimtarë të vendosur që nuk anojnë nga një anë ose tjetra), dhe si vaji që rrezaton dritë është besimi në zemrat e njerëzve, dhe se Zoti i madh, me fenë e Tij bën dritë atje ku do Ai."

Gjithashtu, Ibën Abasi e shpjegon këtë ajet me dritën e dijes që solli Kurani në errësirën e padijes dhe idhujtarisë.

Nga një tjetër këndvështrim, drita është dukuria që manifeston të padukshmen.

Zoti quhet "drita e qiejve dhe e tokës", sepse Ai i sjell ato në ekzistencë dhe i bën të dukshme.

"Mishkât", këtu: "fole", një kamare në mur, ku vihej kandili ose llamba për të bërë dritë në dhomë, është vendi prej nga Islami përhap rrezatimin e tij në botë. Llamba e kristaltë është qelqi që mbron kandilin të mos e fryjë era. Prandaj, Zoti thotë në Kuran: "Duan të shuajnë me gojën e tyre dritën e Zotit, por Zoti e plotëson dritën e Tij edhe pse e urrejnë mohuesit."(Saf, 8)

Pema e bekuar e ullirit është simbol i Islamit, që nuk i takon lindjes (judaizmit) apo perëndimit (krishterimit), por është feja e vërtetë që do të triumfojë në botë.

Gjithashtu, fjala "dritë" është edhe për Profetin e shenjtë, Muhamedin a.s., sepse Zoti ka mishëruar në personin e tij dritë, sepse kur drita e shpalljes së Kuranit zbriste tek ai, reflektohej në dritë, sepse i Allahu i Madhërishëm thotë në Kuran: "O Pejgamber! Ne të dërguam dëshmues, përgëzues e paralajmërues, ftues te Zoti, me lejen e Tij dhe pishtar ndriçues." (ElAz'hab, 45-46)

Mistikët shkojnë më tej në interpretimin e fjalës "dritë", siç është në Kuran, kur Zoti bën urdhër krijimin e diçkaje dhe thotë: "Ji", (qun), këtu, me shkronjën "q" ose "k" e butë, nënkuptohet "kemal" (i plotë), nga "ekmele, ikmálen" (plotëson, kryen plotësisht) dhe, me "n", "nur" dritë, që manifeston krijimin. Për krahasim si valët elektromagnetike që përshkojnë eterin dhe shfaqen në ekran me dimensione e tipare të kapshme nga shqisat tona.

Fjala "dritë", arabisht: "núr", vjen nga tri germat (n, v, r) si derivat me fjalën "nár" (zjarr) dhe, në Kuran përdoret kryesisht në kuptimin e dritës që përfton një burim natyror dhe dritës metaforike, të besimit, dijes, përparimit, dritës së Zotit, si dritë universale,

jetëdhënëse, udhërrëfyese etj. Shumësi i saj është "envár" ose "nírán", porse Kurani e përmend vetëm në njëjës, ndërsa të kundërtën e saj e përdor gjithnjë në shumës: "dhulumát" (errësirat), për të treguar se burimi i dritës (së vërtetës) është vetëm një dhe ai është Zoti, ndërsa errësira ka shumë burime e faktorë, siç janë: e pavërteta, padija, mosbesimi, dhuna etj, si dhe dukuritë natyrore në bashkëveprim.

Fjala "núr" (dritë) përmendet në Kuran 43 herë: përkundër errësirës, për profetët dhe librat e shenjtë, për fenë dhe besimin, si drejtim (udhë rrëfimi), për dritën e hënës, etj. Po sjellim disa shembuj:

Drita, përkundër errësirës: "Ose si (dikush në) errësirat në një oqean të thellë: e mbulojnë dallgë mbi dallgë dhe, përsipër, retë; errësirë mbi errësirë; nxjerr dorën dhe zor se e sheh. Kujt s'i bën Zoti dritë, nuk ka për të dritë." (En-Nur, 40)

Për Kuranin dhe Muhamedin a.s.: " ...Ju erdhi dritë nga Zoti dhe një libër i qartë." (El-Maide, 15)

Për Teuratin: "Ne e zbritëm Teuratin me drejtim e dritë..." (El-Maide, 44)

Për profetin Isa a.s. dhe Ungjillin: "Pasuam në gjurmët e tyre Isanë, birin e Merjemit, që vërteton Teuratin para tij dhe i dhamë Ungjillin me drejtim e dritë, që vërteton Teuratin para tij, drejtim e këshillë për të devotshmit." (El-Maide, 46)

Për fenë dhe besimin: "...dhe thonë:"Zoti ynë, plotësona dritën tonë dhe falna!" (El-Tahrim, 8)

Si drejtim: "Nuk ka shtrëngim në fe. Është dalluar e drejta nga e shtrembra. Kush mohon djajtë dhe beson Zotin, është kapur te një nyje e fortë që s'këputet. Zoti është dëgjues, dijeplotë. Zoti është kujdestari i besimtarëve, i nxjerr nga errësirat në dritë. Mohuesit kanë për kujdestarë djajtë, i nxjerrin nga drita në errësira. Ata janë banorët e zjarrit, përgjithmonë." (El-Bekare, 256-257)

Për dritën e hënës: "Bëri Hënën me dritë dhe Diellin një llambë." (Nuh,16)

Me shprehjen: "Zoti është drita e qiejve dhe e tokës," drita është atribut i Zotit, një nga emrat e Tij në Kuran. Por, siç vë në dukje Maududi, sipas komentatorëve më të hershëm, drita nuk është vetë Zoti. Gjithashtu, drita që shohim në natyrë nga burimet e ndryshme, nuk është drita e Zotit, porse efekti i saj dhe, si e tillë pasqyron më së miri dritën e Zotit. Valët e dritës përhapen me shpejtësinë limit 300 mijë kilometër në sekondë, ku koha është mjaft relative dhe e shkurtër, krahasuar me lëvizjen e rëndomtë në tokë. I Madhi Zot thotë në Kuran, në vetën e tretë, njëjës thotë: "Ngjiten drejt Tij engjëjt dhe shpirti në një ditë sa pesëdhjetë mijë vjet." (El-Mearixh, 4) Me shprehjen: "Ngjiten drejt Tij", tregohet lëvizje, ndërsa engjëjt dhe shpirti (engjëlli Xhibril-Gabriel) janë krijesa drite.

Në kontekstin e relativitetit të kohës dhe hapësirës, është shumë domethënëse përgjigja e Muhamedit a.s. kur, pas ajetit : "Konkurroni për falje nga Zoti juaj dhe parajsë, e gjerë sa qiejt e toka...,"(Ali Imran, 42) shokët e pyetën se ku mbetet vend për skëterrën dhe ai tha: "Madhëruar qoftë Zoti! Kur vjen dita, ku është nata?" Me kuptimin që parajsa dhe skëterra nuk janë gjendje fizike tokësore, por dukuri metafizike që shëmbëllejnë (Shih ajetin 25 në suren El-Bekare).

Së fundi, me lavde për Allahun xh.sh, le të sjellim para nesh këtë ajet kuptimplotë: "Zotit i përulen ç'janë në qiej e në tokë, me dashje e pa dashje, edhe hijet e tyre, mëngjes e mbrëmje."(Er-Rad, 15).

* Sipas shqipërimit të Kuranit të Shenjtë nga myfti Salih Ferhat Hoxha





Carla Power*

# Çfarë thotë Kurani për gratë? (1)

Kur isha njëmbëdhjetë vjeçe, bleva një libër të vogël, që kishte një ajet Kurani. Doracakun e mora në një stendë para një xhamie në Kajro. As nuk isha myslimane, as nuk dija të lexoja arabisht, thjesht e bleva për shkak të ballinës dhe përmasave të përshtatshme për ta mbajtur. Tregtari më shikoi habitshëm derisa unë po e merrja librin që nuk ishte më i madh sesa një shkrepës.

Librin e gjeta rreth një çerekshekulli më vonë në një pasdite verore në St. Louis, mbështjellë në një kuti të aksesorëve të arit në shtëpinë e prindërve të mi. Qysh atëherë, unë jo vetëm që kisha trashëguar interesimin e babait për botën islame, por edhe mahnitja ime e fëmijërisë ishte përshkallëzuar, meqë po raportoja kohë pas kohe për shoqëritë myslimane si gazetare në "Newsweek" dhe pastaj në revistën "Time".

Sidoqoftë, asnjëherë nuk kisha provuar deri më 2012 të tregoja ndonjë kërshëri të theksuar për Kuranin – burim i bindjes së xhihadistëve dhe ekstremistëve për të cilat po shkruaja. Ata thoshin se në luftën e tyre priheshin prej ajeteve kuranore.

Kurani nisi si seri shpalljesh të Muhamedit, tregtar karvanësh, në shekullin e shtatë. Kjo shpallje u shndërrua në forcë politike, sociale dhe shpirtërore, ndikimi i së cilës shihet anembanë botës.

Si libri i religjionit që është përhapur më së shpejti në planet, me 1,6 miliardë besimtarë, islami është i dyti për nga populllariteti menjëherë pas krishterimit. Kurani është si nyjë morale për qindra miliona besimtarë. Leximi i tij është parakusht për njohjen e njerëzimit.

U habita kur mora vesh se Kurani mund të interpretohet në mënyra të ndryshme. Avokati i të drejtave të njeriut në San Francisco mund të gjejë dispozita për liri të ndryshme në të njëjtin kapitull, në të cilin një imam i shekullit të dymbëdhjetë në Kajro do të shihte masa kufizuese.

Marksisti dhe bankieri i "Wall Streetit", despoti dhe demokrati, terroristi dhe pluralisti, kushdo mund të vërë gishtin mbi një ajet kuranor në përkrahje të kauzës së tij.

Sheiku Mohammad Akram Nadwi, dijetari islamik që më kishte mësuar Kuranin, më ka rrëfyer njëherë një shaka të vjetër indiane. Një hindus shkon te fqinji i tij mysliman dhe ia kërkon hua një kopje të Kuranit.

Natyrisht, ia kthen myslimani.

Kemi me bollëk kopje Kurani! Më prit sa ta sjell një nga libraria ime.

Indiani kthehet pas një jave të fqinji mysliman.

Faleminderit shumë, thekson ai.

Mahnitëse. Por po pyes veten, a do të mund të më jepje një kopje të Kuranit tjetër?

Tashmë e ke në dorë, ia kthen myslimani.

Paj, po bre, e lexova këtë, nuk ndalet fqinji hindus. Por, po të kërkoj një kopje Kurani që është udhërrëfyes për myslimanët.

Ka shumëçka të vërtetë në këtë shaka, thekson Akrami. I gjithë ky muhabeti për xhihadin dhe formimin e shteteve islamike, nuk janë gjëra që thuhen në Kuran!

Po pinim çaj në një zyrë në Oksford, disa vjet pas sulmeve të 11 shtatorit. Isha korrespondente në "Newsweek" dhe po punoja në një grup të pavarur mendimi, Qendra e Oksfordit për Studime Islamike. Një dekadë më parë do të punoja me Akramin si pjesë e një ekipi dijetarësh që po hartonin përhapjen e islamit përgjatë Azisë Jugore.

Atë ditë në Oksford nuk kishte kurrfarë humori. Prej 11 shtatorit e këndej ishim dëshmitarë të zbehjes së marrëdhënieve ndërmjet myslimanëve dhe jomyslimanëve. Dhe, gjërat kishin shkuar aq keq, saqë dukej se nuk do të mund të riparoheshin dëmet për jetë të jetëve.

Kur ranë kullat binjake, ishte ndarë edhe bota në dysh, kështu na ishte thënë. "Ose jeni me, ose jeni kundër nesh", kishte deklaruar zëshëm presidenti i atëhershëm amerikan, George W. Bush.

Në një atmosferë të tillë, pësoi njëfarë krisje edhe miqësia jonë. Asnjëherë nuk na kishte shkuar fjollë: Unë jam feministe shekullare, hebraike nga ana e nënës dhe ithtare e Shoqatës Religjioze të Miqve (Quakers) prej anës së babait. Akrami është dijetar konservator.




Në islam këta dijetarë quhen alim. Megjithatë të dy kërkonim të ruanim lidhjet, ani pse në botë thellësisht të ndara.

Shkolluar në Indi dhe Arabi Saudite, me njëzetë vjet të kaluara në Britani të Madhe, dhe kohë të kaluara duke studiuar në Damask dhe Medinë për ngritjen e tij fetare, sheiku ka një diapazon të gjerë kulturor që kalon kontinentet.

Kozmopolitizmi im më ishte mishëruar prej fëmijërisë së kaluar në katër anët e botës si e bija e një babai që s'e zinte vendi-vend, një burrë që kishte ecur nëpër rrokaqiej që dukej se çanin qiellin.

Kam jetuar në Teheran, Kabul, Delhi, Kajro në fëmijërinë time, isha një nomade e regjur, në paqe me shumicën e vendeve ku shkonin prindërit e mi.

Leksionet e para për dallimet kulturore ishin të ashpra: në Qom, qyteti iranian i seminareve dhe dijetarëve, çdo femër, more edhe qoftë pesë vjeçe si puna ime, veshte një gunë të zezë të quajtur çador. Në Afganistan, kurrë nuk guxoje të përvilje as mëngët, kurrë nuk guxoje të fotografoje dikë pa e pyetur dhe kurrë nuk ia ktheje askujt një filxhan çaj.

Kur i thashë një mikeshe se do ta studioja Kuranin me një sheik, ajo kishte një kërkesë. Pyete atë, m'u drejtua ajo, "Pse burrat myslimanë i trajtojnë aq keq femrat".

Kur e pyeta, sheiku më tha se kjo ndodh shkaku se burrat nuk e lexojnë Kuranin ashtu si duhet. Shpeshherë, njerëzit e lexojnë Kuranin në mënyrë selektive, duke nxjerrë fraza nga konteksti, ma shpjegoi sheiku.

Njerëzit e përdorin thjesht për çfarëdo argumenti që dëshirojnë të fuqizojnë, më tha ai duke rrudhur krahët. Ata nisen me ide të caktuara në krye dhe kërkojnë ajete që konfirmojnë atë çfarë duan të dëgjojnë.

Shkova në Afganistan më 1998 për të raportuar për jetën e femrave nën regjimin taliban. Gjatë pesë vjetëve të sundimit të tyre në Kabul, ishte nismë e madhe e politikës talibane që të ndalohet çfarëdo që konsiderohej joislamike, përfshirë balonat, lyerjen e thonjve dhe daljen e femrave në publik me fytyra të pambuluara.

Një prej edikteve më të tmerrshme të talibanëve ishte ndalimi i shkollimit të femrave. Në një moment të udhëtimit tim, e pyeta babanë e një vajze dhjetëvjeçare nëse ajo kishte dalë ndonjëherë përtej pragut të shtëpisë. Përgjigja e saj ishte: "Për çka?"

Në kohën kur talibanët ishin të zënë që t'i mbanin femrat të ngujuara në shtëpi dhe të mos i lejonin të shkonin në shkollë, Akrami ishte duke zbuluar një version krejtësisht të ndryshëm të traditës islame. Ai version hedh dritë mbi gratë si Ummal Darda, juriste e shekullit të shtatë dhe dijetare që ligjëroi jurisprudencën nëpër xhami të Damaskut dhe Jerusalemit.

Studentët e saj ishin meshkuj, femra, madje edhe kalifi. Një tjetër në kërkimet studimore të Akramit ishte Fatimah al-Bataihiyyah, që u ligjëronte femrave dhe meshkujve në xhaminë e profetit në Medinë, duke nxitur kureshtje të studentëve deri në Fes.

Akrami shpjegon se gjithçka nisi aksidentalisht. Teksa po lexonte tekste klasike për hadithet (fjalët dhe veprat e profetit Muhamed), kishte vazhduar të mbante

shënime për emrat e femrave që shquheshin si autoritete. Vendosi ta bënte një fjalor biografik, një zhanër i njohur e i zhvilluar mirë në kulturën myslimane, që do të përfshinte pjesë të haditheve.

Një doracak atëherë?, - e nguca unë.

Kështu mendova edhe unë, theksoi Akrami. Prisja të gjeja ndoshta njëzetë ose tridhjetë femra. E kisha ndërmend ta publikoj një pamflet. Por dukej se kishte shumë më shumë.

Përnjëmend?, - ia ktheva unë, po mirë, sa kishte?

Mijëra.

Mijëra?



Vepra e Akramit "Al-Muhaddithat: Dijetaret në islam", qëndron si kundërpërgjigje ndaj nocionit klasik që shpërndahet prej Kabulit deri në Mekë, ku pretendohet se dituria islame ka qenë dhe gjithnjë do të jetë punë burrash. "Nuk di se ka ndonjë traditë tjetër fetare ku gratë kanë qenë shtyllë, kaq të pranishme, kaq aktive në historinë e saj formësuese", ka shkruar Akram.

Dijetaret u kanë ligjëruar gjykatësve dhe imamëve, kanë nxjerrë fetfa dhe kanë udhëtuar nëpër qytete të largëta. Disa madje kanë mbajtur ligjërata duke udhëtuar përgjatë gjithë Lindjes së Mesme.

Në fillim thashë se emrat e këtyre femrave ishin harruar e mbuluar prej pluhurit të historisë, sikurse kishte ndodhur edhe me gratë e Perëndimit që ishin injoruar ngjashëm. Për shumicën e civilizimit perëndimor, burrat shkruan historinë, dhe shkruan çfarë ditën. Nuk ishte ditur për kontributin e femrave derisa nuk nisën të shkruanin në vitet 60-të historianet feministe.

Në kontekstin e kulturës islamike, fshirja e femrave ishte punë më e ndërlikuar. Shoqëria myslimane çmon modestinë femërore, ka shpjeguar Akram, një ditë derisa po flisja në telefon. Tradicionalisht, shumë familje myslimane nuk donin që të përmendej e botohej emri i grave dhe të bijave të tyre.

Emrat e femrave myslimane jashtë klasës, medresesë dhe xhamisë ishte punë e interpretimit të konceptit të hixhabit. Shprehja, zakonisht e përdorur kur u referohemi mbulesave të kokave myslimane, në fakt ishte referencë më e përgjithshme për modestinë që kërkohet prej grave dhe burrave. Në një përpjekje për t'i mbajtur femrat të mbrojtura prej syrit të njerëzve në publik, kishte kaluar pa u ditur emri dhe aktiviteti i femrave të zonja e të shquara.

Sheiku Mohammad Akram Nadwi thotë se interpretimi i gjerë i hixhabit vazhdon të bëhet ngjashëm edhe ditëve të sotme.

Njëherë kam shkruar një shkrim për haxhin për një gazetë në gjuhën urdu, më ka treguar Akrami. Doja të përfshija emrat e njerëzve në pjesën për haxhillëkun, por të gjithë njerëzit më thanë që të mos publikoja emrat e femrave në familjet e tyre.

Po si iu referove atyre?

Si, gruaja e filan fistekut dhe si bija e filan fistekut.

Brezi i kaluar, nëna ime kishte vepruar njëjtë. Në listën e adresave të saj nga vitet gjashtëdhjetë shkruante "Zonja Richard W. Power".

Duke pasur parasysh traditën e gruas që nuk duhej përmendur emri, nëntë mijë emrat e femrave që i kishte gjetur sheiku me siguri se ishin një pjesë e rëndësishme e dijetareve islame gjatë historisë.

A e dini kur përnjëmend dijetarët islamë nisën të flisnin kundër femrave?, më ka pyetur sheiku. Kur ata nisën ta studionin filozofinë. Aristoteli, burri që thoshte me ngulm se nënshtrimi i femrave është punë e natyrshme dhe domosdoshmëri shoqërore, ndikoi në dijetarët më të mëdhenj myslimanë që kishin formësuar fikhun, teorinë e të drejtës islame, ka argumentuar Akram.

Para se Aristoteli të bëhej bërthama e tekstit, dhe para se dijetarët e Mesjetës të flisnin më shumë për rolin e grave në të drejtën fetare, burrat dhe gratë ishin larg më të barabarta sipas lirive islame.

*What the Koran really says about women?*
*http://www.telegraph.co.uk/ By Carla Power,*
*Saturday 6 November 2015.*

Rejhan Neziri

# “Hilfu’l fuduli” dhe mesazhet e tij për ne sot (1)



## Gjendja e përgjithshme

Në Arabinë para islame sundonte rendi fisnor si një sistem shoqëror, në të cilin fise të ndryshme, të mëdha e të vogla, lidhnin pakte e aleanca me njëri-tjetrin. Fiset që mbeteshin jashtë ndonjë aleance, u nënshtroheshin zakonisht sulmeve dhe grabitjeve të fiseve me të cilat nuk kishin aleanca të këtilla. Kjo ishte edhe arsyeja e luftërave që zgjatnin edhe me qindra vite.

Qyteti i Mekës nuk ishte i kursyer nga këto luftëra, mirëpo meqë ishte në kryqëzimin e dy rrugëve të mëdha tregtare të Arabisë: Rrugës së Hixhazit, e cila kalonte përgjatë bregut lindor të Detit të Kuq dhe lidhte Jemenin në jug me Shamin (Libanin, Sirinë, Jordaninë dhe Palestinën) në veri dhe Rrugën e Nexhdit, që e lidhte Jemenin me Irakun (K. Armstrong, 2006, f. 83), për dallim prej qyteteve dhe vendbanimeve të tjera, kishte një vigjilencë dhe kujdes më të madh që këto të reduktoheshin në minimum. Një qytet të cilit i mungonin pasuritë natyrore dhe që ishte i lidhur me blegtorinë dhe më shumë me tregtinë e jashtme, ishte më se e nevojshme që të kishte një stabilitet dhe siguri politike.

“Qytetit të kurejshitëve (Mekës), që sipas Kuranit ndodhej në “një luginë, ku nuk ka bimë” (Ibrahim, 37), i mungonin kulturat (bujqësore) dhe për të mbijetuar kishte nevojë për çfarëdo malli të importuar (El-Nahl, 112; El-Bekare, 126). Nëse e shikojmë më mirë, me të kaluarën e tij prej beduini (endacaku) populli kurejshit që zhvillonte një jetë shumë të gjallë, përgjithësisht kishte nevoja të vogla, mirëpo vërejmë se prapëseprapë në krahasim me njerëzit tjerë që banonin në të gjitha viset tjera të Hixhazit, këta kishin një standard më të lartë jetese. Meka nuk mund të furnizohej nga burimet e veta, prandaj ishte e detyruar t’i importonte edhe produktet më të vogla si drithërat, hurmat, pemët, perimet, etj., që pa e stërmadhuar, Mekës për çdo kokë banori i nevojiteshin në ditë diku te 100 gr. mall. Duke qenë se Meka në këtë kohë kishte afro 20-25 mijë banorë, bashkë me të gjitha dymbëdhjetë fiset e “konfederatës” kurejshite, me të besatuarit, me



skllevërit e me refugjatët, i bie që Mekka kishte nevojë për 2-3 tonë furnizim në ditë, respektivisht 20 deve të ngarkuara me mall.” (J. Chelhod, 1958)



Në mënyrë që në qytetet e Gadishullit Arabik të asaj kohe të mund të tërhiqeshin sa më shumë të huaj si blerës të mundshëm, ishte ngulitur zakoni i respektimit të muajve të paqes së Zotit. Panairet mbaheshin, natyrisht, gjatë kohës së haxhit ose të datave të shenjta fetare. Për shkak të rivalitetit ndërmjet fiseve, secila krahinë respektonte muaj të ndryshëm. Kështu për shembull në muajin rexheb sundonte paqe e plotë në viset ku jetonte fisi Mudar, ndërkaq në muajin ramazan viset e fisit Rebi shndërroheshin në strehë për tregtarët e huaj. Në këtë mënyrë sundonte paqja në Gadishullin Arabik: njerëzit e fisit Mudar tregtonin te ata të fisit Rebi në muajin ramazan, kurse ata të fisit Rebi’ tregtonin me ata të fisit Mudar gjatë muajit rexheb. Në një pozitë më të lakmueshme ishte trekëndëshi Meke-Medine-Taif, sepse në këto anë sundonte paqja përgjatë katër muajve, prej të cilëve tre njëri pas tjetrit. Kjo ua mundësonte atyre të merrnin edhe rrugë më të gjata për tregti dhe të ktheheshin rehat në shtëpi (M. Hamidullah, 1990, f. 79).

### Luftërat e Fixharit

Megjithëse ekzistonte njëfarë kompromisi i këtillë i pashkruar, kohë pas kohe edhe në këta katër muaj që njiheshin si të shenjtë dhe paqësorë, shpërthenin luftëra ndërmjet fiseve të ndryshme edhe atë për arsye banale. Këto pastaj vazhdonin me vite të tëra, si pasojë e mendësisë së gjakmarrjes dhe ruajtjes së nderit familjar dhe fisnor. Historia njeh katër luftëra të këtilla të kësaj periudhe. Ato quheshin “luftëra të Fixharit (mëkatit, shkeljes)”, për shkak të shkeljes dhe prishjes së paqes. Me shumë gjasë Muhamedi a.s. ka marrë pjesë në të katërtën prej këtyre luftërave, si një djalë 20 vjeç, e cila u zhvillua midis fisit Kinaneh dhe Kajs. Një person i shthurur i fisit Kinaneh e kishte vrarë një person të familjes Amir nga fisi Havazin (Kajs) i Nexhdit. Sipas rendit tanimë standard të hakmarrjes, fisi i viktimës e sulmoi fisin e vrasësit. Meqë fisi Kurejsh ishin në aleancë me fisin Kinaneh, pak si me pa dashje, iu desh të involvohej në këtë luftë, që në fakt s’ishte e vetja. Ky konflikt zgjati tre deri katër vjet, mirëpo aktivisht është zhvilluar luftë vetëm pesë ditë gjatë gjithë kësaj kohe. Roli i Muhamedit a.s. në këtë luftë ishte të mblidhte shigjetat e kundërshtarëve që dilnin huq dhe t’ua ofronte xhaxhallarëve të tij Zubejrit dhe Ebu Talibit, që të mund ata të gjuanin armikun me shigjetat e tyre (I. Hisham, 1995, f. 180-182; I. Sa’d, 2001, f. 106-7; H. Algül, p.v., f. 168-169; M. Lings, 2008, f. 49; M. Hamidullah, f. 79-80).

Pas kësaj lufte të fundit të Fixharit, në Meke dhe rrethinë tanimë ishte shembur tej mase siguria e njerëzve. Në veçanti tregtarët e huaj që vinin në Meke, po edhe të dobëtit dhe fukarenjtë vendas, gjithnjë u nënshtroheshin shkeljeve dhe dhunës së paparë dhe këta nuk kishin kujt t’i drejtoheshin për mbrojtje dhe rikthim të të drejtave të tyre (H. Algül, f. 170). Kjo situatë kontribuoi në përhapjen e pakënaqësisë gjithnjë në rritje kundrejt ligjit të shkretëtirës që akoma sundonte te bashkësia e ngulitur mekase. Shumica e krerëve të fisit Kurejsh tanimë e kishin vizituar disa herë Shamin dhe kishin pasur mundësinë ta përjetonin vetë drejtësinë relative që sundonte në perandorinë romake. Po ashtu edhe në Abisini, të cilën gjithashtu e kishin vizituar disa herë për arsye tregtare, mund ta fitoje të drejtën pa pasur nevojë të zhvillosh ndonjë luftë. Në Arabinë e asaj kohe

mungonte një sistem i këtillë i drejtësisë. Prandaj, këto luftëra të Fixharit dhe sidomos situata e pasigurt që u krijua pas kësaj të fundit, i nxiti disa njerëz të mendoheshin mirë se si t'i pengonin këto gjakderdhje, që në të shumtën e rasteve nisnin për arsye fëmijërore. Kësaj radhe kjo nuk mbeti vetëm në mendime dhe fjalë, nga ana e fisit Kurejsh shumica ishin të gatshëm edhe të vepronin. Ky kuptim i drejtësisë vetëm disa javë pas luftës së fundit të Fixharit, u vu në provë nga një aksident skandaloz që ndodhi në Mekë.

### Shkaqet e themelimit të Hilfu'l-fudulit

Një tregtar nga qyteti bregdetar Zebid i Jemenit i kishte shitur ca mallra të vlefshme një fisniku të Mekës As bin Vail nga fisi Sehm. Mirëpo ky, duke parë se tregtari ishte i huaj dhe se nuk kishte asnjë aleancë, e as ndonjë mbrojtje në Meke, refuzoi t'ia paguante mallin e blerë. Tregtari nuk u tremb nga ky rast, por guximshëm u ngjit në kodrinën e Ebu Kubejsit dhe iu drejtua zëshëm fisit Kurejsh për të kërkuar ndihmë prej tyre për ta rikthyer pagesën ose mallin. Shumica e fiseve që nuk kishin aleancë tradicionale me fisin Sehm, reaguan menjëherë. Fisi Kurejsh dëshironte të ruante unitetin midis fiseve të ndryshme. Një ndër personat më të pasur dhe më me autoritet në Mekën e asaj kohe dhe i pari i fisit Tejm, i quajtur Abdullah bin Xhudan, e hapi shtëpinë e tij të madhe për të gjithë ata që e donin drejtësinë. Këtu morën pjesë disa fise me nam, ndër ta të përfaqësuar mirë ishin fiset Hashim, Muttalib, Zuhrah, Esed dhe Tejm. Pas një ushqimi të begatë dhe pas një diskutimi të gjatë, ata vendosën të krijonin një grup a komitet që do të kujdesej për ruajtjen e rendit, të qetësisë dhe në veçanti mbrojtjen e tregtarëve të huaj dhe të tjerëve që u shkeleshin të drejtat. Ata shkuan pastaj te Qabeja dhe duke lëshuar ujë të rridhte nga Guri i zi i Qabesë e mbushën një enë apo tas me ujë tanimë të bekuar, pinë nga ai ujë dhe me dorën e djathtë të ngritur drejt Qabesë u betuan në Allahun se "në të ardhmen me rastin e çdo padrejtësie do të qëndronin si një trup gjithnjë në anën e të shkelurit kundër shkelësit, derisa ta marrë i shkeluri hakun e tij, pa marrë parasysh nëse bëhej fjalë për banorë të Mekës apo për të huaj dhe se kjo do të vazhdonte kështu deri sa të thahej edhe pika e fundit e ujit në det dhe derisa të rrafshoheshin kodrat Hira dhe Thebir". Pastaj shkuan të gjithë së bashku te As bin Vaili dhe kërkuan prej tij t'ia paguante tregtarit jemenas çmimin e pajtuar më parë. Me rëndësi është të përmendet se As bin Vailit me këtë rast nuk i ofruan ndihmë dhe mbrojtje as edhe fiset që nuk morën pjesë në betimin e sipërpërmendur.

Përveç Abdullah bin Xhudanit, në shtëpinë e të cilit u themelua kjo shoqatë, organizatë a aleancë, ndër më të njohurit dhe më aktivët, madje edhe iniciatori, në këtë punë ishte Zubejri, axha i Muhamedit a.s., i cili në këtë tubim dhe ceremoni betimi me vete e kishte marrë edhe nipin e tij, pra Muhamedin a.s.. Një tjetër që mori pjesë këtu ishte edhe Ebu Kuhafe nga fisi Tejm, kushëri i nikoqirit, i cili po ashtu me vete e kishte marrë të birin e vet Ebu Bekrin, i cili ishte dy vjet më i ri se Muhamedi a.s., dhe i cili më vonë do të jetë shoku më i ngushtë i Muhamedit a.s. (I. Hisham, f. 180; I. Sa'd, f. 106-7; M. Lings, f. 50-51; H. Algül, f. 170).

Kjo aleancë në historinë islame njihet me termin "Hilfu'l fudul", që nënkupton "aleanca, pakti, betimi për virtytet ose i të virtytshmëve". Shumë më herët se ky pakt, në Meke ishte lidhur edhe një pakt tjetër me emrin "Hilfu'l Mutajjebin", që nënkuptonte "betimin e të parfumosurve", pasi këta me rastin e betimit i kishin futur duart në një enë me ujë të parfumosur. Me këtë betim ishte bërë shpërndarja kryesisht e detyrave midis fisit Benu Abdidar dhe atij Abdu Menaf si: shërbimi në Qabe, shërbimi me ujë për haxhilerët, bartja e flamurit në luftëra dhe mbrojtja e të dobëtëve në shoqëri (I. Hisham, f. 177-9).

### Ndikimet pozitive të Hilfu'l fudulit përgjatë historisë

Burimet dhe kronikat më të hershme të historisë islame flasin për ndikimin pozitiv që shkaktoi themelimi i kësaj organizate në shoqërinë e Mekës dhe më gjerë. Po përmendim disa shembuj:

1. Një jemenas nga fisi Hath'am kishte ardhur për ta kryer umren ose haxhin (sipas riteve të xhahilijetit - R.N.) në Meke bashkë me vajzën e tij. Nubejh bin el Haxhaxhi, një person me nam në Mekë, ia kishte rrëmbyer me zor vajzën tregtarit jemenas. Njerëzit e këshilluan të shkonte te Hilfu'l fuduli dhe të kërkonte ndihmën e tyre. Ai shkoi te anëtarët e këtij komiteti. Ata u mblodhën menjëherë, i ngjeshën shpatat dhe i shkuan Nubejhit te dera duke i kërkuar t'ua dorëzonte vajzën jemenase dhe duke ia bërë me dije se kush ishin ata. Ai u tha se do ta dorëzonte me kusht që së paku një natë të flinte me të. Kur ata e refuzuan rreptësisht këtë kërkesë, ai s'pati çare tjetër pos se ta dorëzonte vajzën (Es-Suhejli, p.v., f. 243; I. H. el Bagdadi, 1985, f. 55).

2. Një person tjetër i huaj nga fisi Thumale i kishte shitur një mall Ubej bin Halefit, që ishte po ashtu ndër krerët e Mekës dhe njihej për padrejtësitë që u bënte të dobëtëve. Edhe me këtë rast, ai refuzoi t'ia paguante mallin tregtarit të huaj. Ky shkoi te anëtarët e Hilfu'l



fudulit dhe i njoftoi për padrejtësinë që i kishte bërë Umeja. Ata i thanë: “Shko te Umeja dhe thuaji që ne të kemi dërguar tek ai. Nëse ta paguan mallin mirë, nëse jo, eja prapë te ne!” Kur ky shkoi tek Umeja dhe i tregoi se kush e kishte dërguar, Umeja i nxori paratë dhe ia pagoi mallin (I. H. el Bagdadi, f. 54; H. Algül, f. 171; M. Hamidullah, f. 81).

3. Një tregtar po nga fisi jemenas Zebid një herë sjell në Meke tri deve të ngarkuara me mall. Ebu Xhehli, po ashtu nga krerët e Mekës së asaj kohe, u mor vesh me blerësit tjerë të mundshëm që të mos ia blinin mallin jemenasit. Duke vepruar kështu dëshironte t'ia ulë çmimin mallit të tregtarit. Tregtari mbeti i habitur nga kjo sjellje. Më vonë shkoi te Muhamedi a.s. si një anëtar i Hilfu'l fudulit dhe ia sqaroi rastin. Muhamedi a.s. ia bleu tregtarit të gjithë mallin me çmimin real të tregut, për çka tregtari u gëzua tej mase. Ky rast, nga ana tjetër, njihet si momenti i parë i zënkës së Muhamedit a.s. me Ebu Xhehlin, që do ta përcjellë atë deri në vrasjen e tij në luftën e Bedrit. (M. Hamidullah, f. 81; H. Algül, 171-2).

4. Përsëri Ebu Xhehli, një herë bleu mall nga një arab i fisit Arash dhe nuk dëshironte t'ia paguante mallin. Tregtari i mërzitur nga ky rast shkoi pranë Qabesë. Kërkonte dikë t'ia qante hallin. Muhamedi a.s. sapo kishte nisur ta publikonte Islamin dhe Ebu Xhehli njihej si një ndër armiqtë e tij të përbetuar, armiqësi kjo që rrënjët i kishte siç thamë më lart, qysh në kohën para Islamit. Një banor i Mekës e drejtoi të shkonte te Muhamedi a.s. Historianët dyshojnë nëse ky mekasi ishte i sinqertë se vërtet mund t'i ndihmonte Muhamedi a.s. apo, duke e ditur armiqësinë e tyre, dëshironte ta vinte në siklet Muhamedin a.s. Sidoqoftë, tregtari shkoi te Muhamedi a.s. dhe ai reagoi menjëherë. E mori tregtarin me vete dhe shkoi te shtëpia e Ebu Xhehlit, të cilit ia mori paratë e të huajit. Kur morën vesh për këtë miqtë e Ebu Xhehlit, filluan të talleshin me të, si kishte guxuar Muhamedi i t'ia merrte paratë. Ai u përgjigj: “Kur Muhamedi trokiti në derë e gjithë shtëpia u dridh sikur të bënte tërmet. Kur e hapa derën, pranë Muhamedit mu përfytyrua një deve e tërbuar që e kishte hapur gojën dhe sikur të isha vonuar në qetësimin e Muhamedit, ajo do të më kishte përpirë të tërin”(M. Hamidullah, f. 81-2; H. Algül, 172).

5. Ndikimi i Hilfu'l fudulit vazhdoi edhe në periudhën pas vdekjes së Muhamedit a.s. Historianët rrëfejnë rastin në kohën e Muavijes kur midis valiut (guvernatorit) të Medinës, Velid bin Ukbe dhe Husejnit, djalit të hz. Aliut lindi një mosmarrëveshje lidhur me një mall në fshatin Dhulmerve. Velidi, duke u mbështetur në autoritetin e valiut që ishte, dëshiroi t'i bënte presion hz. Husejnit. Me këtë rast ky i fundit i tha: “Të betohem në Allahun, ose ti ma jep hakun tim ose e ngjeshi shpatën dhe shkoj pranë Xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe i ftoj njerëzit të më ndihmojnë në emër të Hilfu'l fudulit.” Në këto momente aty ndodhej edhe Abdullah bin Zubejri, i cili tha: “Betohem në Zot, se nëse Husejni kërkon ndihmë në emër të Hilfu'l fudulit unë e ngjesh shpatën time dhe luftoj bashkë me të derisa t'i kthehet atij haku ose derisa të vdes bashkë me të”. Kur për këtë situatë marrin vesh edhe Misver bin Mahreme nga fisi Benu Zuhra dhe Abdurrahman bin Uthman i fisit Benu Tejm, i përsërisin edhe këta fjalët e Abdullah bin Zubejrit. Velidi, i shtrënguar nga ky presion shoqëror që u krijua, mbeti t'ia kthente hakun hz. Husejnit dhe t'i kërkonte të falur (H. Algül, f. 172-3).

Ky rast tregon ndikimin psikik dhe social të Hilfu'l fudulit që ishte ngulitur në shoqërinë arabe dhe më vonë islame. Edhe pse kjo shoqatë a aleancë me kalimin e kohës u zhbë, nga arsyeja se nuk pranonin anëtarë të rinj në të, prapëseprapë ndikimi psikik dhe social i saj vazhdoi edhe për një kohë të gjatë edhe pas vdekjes së Muhamedit a.s..



Ma. sc. Burim Bibaj

# Hipokrizia (nifaku) sipas Islamit

Hipokrizia është një sëmundje e brendshme e njeriut, e atij që nuk është i bindur në porositë kuranore dhe në hadithet e Pejgamberit a.s. Njerëzit e tillë janë të sëmurë në shpirt, dyshojnë në besimin e tyre. Ata çrregullojnë marrëdhëniet ndërmjet njerëzve, bëjnë intriga, gënjejnë dhe bëjnë vepra të këqija.[1]

### Përkufizimi i hipokrizisë

Fjala nifak në gjuhën arabe rrjedh nga fjala "en nefek", që është vendi apo shpella ku fshihet njeriu. Kurse nifaku në terminologjinë islame ka kuptimin e shprehjes së islamit dhe fshehjes së kufrit e sherrit. Kurse në gjuhën tonë quhet hipokrizi apo dyfytyrësi etj. Ndërsa ai që e kryen këtë vepër quhet mynafik. E Allahu xh.sh. nëpër disa ajete kuranore flet për mynafikët, bile edhe një sure e tërë në Kuran emërtohet me këtë emër.[2] Se sa të rrezikshëm janë mynafikët, Zoti i madhëruar në disa ajete cekë dukjen e tyre, por edhe vendin e tyre të merituar, Allahu thotë: "Ata përpiqen ta mashtrojnë Allahun dhe ata që besuan, por në realitet ata nuk mashtrojnë askënd pos vetvetes, por këtë gjë ata nuk e hetojnë. Në zemrat e tyre kanë sëmundje, e Allahu ua shton sëmundjen dhe ata kanë dënim të dhembshëm për atë që përgënjeshtronin."[3] "Vërtetë mynafikët janë në shkallën me të ulët të Xhehenemit."[4] "Ti (Muhamed) lajmëroj mynafikët, se me të vërtetë ata kanë një dënim të dhembshëm."[5]

Ndërsa Muhamedi a.s. në një hadith thotë: "Ajo që kam frikë ndaj jush është shirku i vogël, shokët e pyetën: çfarë është shirku i vogël, o i Dërguar i Zotit? Syefaqësia", u përgjigj ai.

### Llojet e hipokrizisë (nifakut)

Nifaku ndahet në dy lloje:

Lloji i parë: Nifaku në besim.[6] Ky është nifaku i madh, me ç'rast njeriu shpreh islamin dhe fsheh kufrin. Ky lloj e nxjerr njeriun nga feja në përgjithësi, dhe e hedh atë në vendin më të ulët të zjarrit. Allahu xh.sh i përshkroi mynafikët (dyfytyrëshat) me të gjitha tiparet e sherrit, me mosbesim, përqeshje me fe e me fetarët dhe me anim kah armiqtë e Islamit[7], në përgjithësi për shkak të bashkimit të tyre në armiqësinë kundër Islamit. Ata janë të pranishëm në çdo kohë, e posaçër-





isht, kur Islami është i fortë dhe ata nuk kanë mundësi të ballafaqohen me të haptas. Me këtë rast ata shprehin hyrjen në të me qëllim që t'i bëjë kurthe atij, e pjesëtarëve të tij dhe me qëllim që të jetojnë me myslimanët. Mynafiku shpreh besimin në Allahun xh.sh, në melaqet e Tij, në librat e tij, në të dërguarit e Tij dhe në Ditën e Gjykimit, kurse në brendësinë e tij është i zhveshur nga këto, dhe është përgënjeshtrues i tyre. Ai nuk beson në Allahun xh.sh, nuk beson se Allahu xh.sh. u foli (me shpalljen e Tij) disa njerëzve, të cilët i bëri të dërguar te njerëzit, përmes të cilëve Ai i udhëzon ata dhe i qorton nga dënimi i Tij.

Lloji i dytë: Nifaku në vepra[8] (praktik). Është veprimi i ndonjërës nga veprat e mynafikëve me mbetjen e imanit në zemër. Vepruesi i këtij nifaku zotëron në të njëjtën kohë imanin dhe nifakun, nëse nifaku i shumohet, për shkak të tij bëhet mynafik i pastër. Kurse tek ai që gjendet një cilësi nga nifaku, ai posedon një cilësi të tij derisa ta lërë atë. Për të kuptuar se cilat janë cilësitë e hipokritit po përmend një hadith të Muhamedit a.s., që e transmeton Ebu Hurejra r.a.: "Shenjat e hipokritit janë: kur flet-gënjen, kur premton- mashtron, kur i besohet-tradhton dhe kur bie në armiqësi-i tejkalon kufijtë"[9]. Tek ai që bashkohen këto katër cilësi, tek ai është bashkuar sherri në përgjithësi dhe janë shoshitur veçoritë e një mynafiku të vërtetë. Kurse ai që zotëron një cilësi nga ato, shfaq një cilësi të nifakut, sepse te njeriu mund të bashkohen cilësitë e hajrit dhe të sherrit dhe cilësitë e imanit dhe cilësitë e kufrit e të nifakut. Ai njeri meriton dënim e shpërblim sipas sasisë së veprave të tij. Prej veçorive të mynafikëve është edhe përtacia për faljen e namazit me xhemat në xhami. Pra, nifaku është sherr dhe shumë i rrezikshëm. Sahabët (shokët) e Muhamedit a.s., kishin shumë frikë nga rënia në të. Ibën ebi Melik tha: "Takova tridhjetë vetë nga sahabët e Muhamedit a.s., të gjithë ia kishin frikën vetës nga nifaku". Këtu shihet se sa ishin të kujdesshëm dhe të ruajtur shokët e Muhamedit a.s. nga kjo vepër e shëmtuar.

### Dallimi në mes nifakut të madh dhe nifakut të vogël

1. Hipokrizia e madhe e nxjerr myslimanin nga Islami, kurse hipokrizia e vogël nuk e nxjerr atë.

2. Hipokrizia e madhe është mospërputhja e anës së dukshme dhe asaj të brendshme të dikujt, në lidhje me atë që beson ai, d.m.th. në dukje njeriu shtiret sikur beson diçka, por në të vërtetë në brendësinë e tij ai nuk

e beson atë gjë.

Ndërsa hipokrizia e vogël është mospërputhja e anës së dukshme dhe asaj të brendshme, në lidhje me veprat që kryen ai, e jo në lidhje me atë që ai beson.

3. Hipokrizia e madhe nuk mund të ndeshet te një besimtar i sinqertë, ndërsa hipokrizia e vogël mund të ndeshet edhe te një besimtar i sinqertë.

4. Personi, tek i cili ndodhet hipokrizia e madhe, në të shumtën e rasteve, nuk pendohet për këtë gjynah, ndërsa personi, tek i cili gjendet hipokrizia e vogël, mund të pendohet sinqerisht dhe Allahu ia pranon pendimin.

Njëri nga dijetarët e njohur islam shkruan:[10] "Jo rrallë ndodh që të shfaqet te një besimtar një cilësi prej cilësive të hipokrizisë, e më pas ai pendohet sinqerisht, ndaj dhe Allahu ia largon atë. Kjo ndodh sepse besimtari ndodhet gjithmonë nën presionin e fortë të ngacmimeve të shejtanit, të cilat e bëjnë atë që të ndjejë një lloj ngushtice në zemrën e tij, ashtu siç transmetohet në një hadith të saktë, në të cilin thuhet se një prej shokëve të Profetit i tha atij: "Disave prej nesh u vijnë në mendje disa gjëra të atilla, sa për to, do të ishte më mirë që të rrëzoheshin nga qielli në tokë, se sa t'ua thoshin të tjerëve." Profeti i tha: "Ky është besimi i vërtetë."[11] Do të thotë se nëse këto ngacmime shoqërohen me një mospëlqim të tillë dhe më pas largohen nga zemra e njeriut, atëherë ato janë shenjë e besimit të vërtetë."

### Si shërohet zemra nga hipokrizia

Tani kur e kem të qartë në ç'masë e prishë hipokrizia veprën, i kuptojmë edhe shkaqet pse është aq e urryer dhe si e tillë është mëkat i madh, duhet që seriozisht të njihemi edhe me atë, se si mund të largohemi më së lehti dhe më shpejt nga kjo vepër.

Për shërimin e sëmundjes së hipokrizisë ekzistojnë disa mënyra:

- Prej mënyrave të shërimit të sëmundjes së hipokrizisë është prirja e kënaqjes në lavdërime, largimi i dhembjes së indinjatës dhe lakmia për arritjen e interesave personale te njerëzit e tjerë. Këto janë tri gjëra kryesore që i do hipokriti.

Ky tip i sëmundjes shërohet duke ditur dëmet e saj, duke kuptuar se ajo pengon pastërtinë e zemrës, pamundëson arritjen e suksesit, lumturisë dhe pozitës së lartë tek Allahu xh.sh. në botën tjetër, si dhe që njeriu kanoset me dënim, urrejtje të rëndë dhe poshtërim.

Sa më shumë që njeriu mendon për pasojat e hipokrizisë dhe famën e vet te të tjerët në këtë botë, e krahason me shpërblimin e lëshuar për vepra të mira në botën tjetër, do ta ketë më të lehtë t'i kundërvihet kësaj sëmundje të shëmtuar, ngjashëm me njeriun që e di se mjalti është i ëmbël, por nuk dëshiron ta shijojë, nëse është i vetëdijshëm se atë e kanë përzier me helm.

- Mënyra tjetër për t'u shëruar, është që me rastin e kryerjes së namazit dhe lodhjeve të tjera të ibadeteve,[12] të iket nga shtirja para tjerëve.

Në këtë mënyrë, nëse i vjen ndonjë ide dhe dëshirë që të tjerët ta shikojnë se është i devotshëm, do të mendojë me vete:

Ç'kam unë nga kjo, e dinë apo nuk e dinë këtë të tjerët? Me rëndësi është që këtë ta di Allahu xh.sh. Çfarë dobie kam nëse për këtë e dinë edhe të tjerët krahas Tij ?

Nëse ndërkaq, i shfaqet dëshira të kënaqet me atë që ta lavdërojnë të tjerët, do të kujtohet se ky mendim është ndezur nga hipokrizia në thellësinë e zemrës dhe se për këtë shkak do të mund të jetë i përbuzur nga Zoti i tij dhe të humbë shpërblimin në botën tjetër.

- Ikja nga devotshmëria, nga frika prej hipokrizisë, është gabim.

Ka njerëz të cilët i ikin disa veprave të mira, duke pasur frikë se kryerja e tyre do të kishte nuanca të hipokrizisë. Kjo bëhet, ngase shejtani donë që njeriun ta bëjë përtac dhe ta largojë nga kryerja e veprave të mira.

Prandaj, përderisa motivi për kryerjen e veprave të mira është vetvetiu i drejtë dhe në harmoni me dispozitat e fesë, kryerja e veprave të mira nuk duhet ndërprerë, duke u frikësuar se kjo mund të jetë nga hipokrizia.

Përkundrazi, njeriu është i obliguar të luftojë kundër mendimeve që nxisin hipokrizinë, zemrën e vet ta mësojë të turpërohet nga Allahu xh.sh., dhe në vend të falënderimit të tjerëve, duhet falënderuar Atë.

- Njeriu duhet të ketë parasysh se Zoti xh.sh mynafikët i ka barazuar me jobesimtarët dhe si dënim ka përgatitur zjarrin e Xhehenemit dhe i ka mallkuar ata, andaj njeriu duhet të bëjë përpjekje që kurrsesi të mos i takoj këtij grupi, e për këtë Allahu thotë: "Hipokritëve, hipokriteve dhe jobesimtarëve Allahu ua ka përcaktuar zjarrin e Xhehenemit ku do të jenë përgjithmonë, ai mjafton për ta, dhe i ka mallkuar Allahu, ata kanë dënim të pandërprerë".[13]

(1) Naim Tërnava, "Morali Islam 1", Prishtinë 1998, fq. 74. (2) Surja El-Munafikun. (3) El-Bekare, 9-10. (4) En-Nisa, 138. (5) En-Nisa, 145. (6) Naim Tërnava, "Islami Besimi i Vërtetë dhe Fetë e Tjera- Akaidi 2-", Prishtinë 1998, fq. 61. (7) Muhammed Naim Jasin "Besimi-Bazat -Esenca –Negacioni", Prishtinë, 2000, fq. 217. (8) Naim Tërnava, "Islami Besimi i Vërtetë dhe Fetë e Tjera- Akaidi 2-", Prishtinë 1998, fq. 61. (9) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. (10) Ibën Tejmije, në një nga librat e tij. (11) Transmeton Ahmedi dhe Muslimi. (12) Bilal Hasanoviq "Ilmuddin", Shkup 2000, fq. 205. (13) Et-Tevbe, 68.



Hajrullah Hoxha

# Disa konstatime në përkthimet e para të Kuranit në gjuhën shqipe (5)

**Përkthimi i Kuranit në shqip nga H. Sherif ef. Ahmeti**

Përkthimi i Kuranit nga H. Sherif ef. Ahmeti është bërë tekstualisht me komentim dhe është botuar bashkë me tekstin origjinal. Përkthimin në fjalë e karakterizon qëndrimi besnik i përkthyesit ndaj tekstit origjinal, përdorimi i kllapave, në shumicën e rasteve për fjalët sqaruese dhe komentim i gjerë i shumë ajeteve kuranore.

Komentimi i këtij përkthimi është bërë në formën e fusnotave, me një përmbajtje të përgatitur në mënyrë shumë profesionale nga përkthyesi. Në të janë përfshirë fusha të ndryshme të mësimeve islame siç janë fusha e akaidit-besimit, fikhut-jurisprudencës islame, ahlakut-moralit islam, Tarihit-historisë së pejgamberëve dhe popujve të tyre, duke filluar që nga Ademi a.s. e deri te Muhamedi a.s. etj. Andaj ky lloj komentimi përveç që ia bënë të mundur lexuesit për ta kuptuar me lehtë edhe më drejtë domethënien e Kuranit, e pasuron edhe me njohuri të rëndësishme të mësimeve islame.

Pavarësisht nga komentimi në fjalë edhe në këtë përkthim të Kuranit janë bërë disa lëshime dhe gabime të ndryshme, praninë e të cilave si shembull po i cekim në këto tri raste:

Ajeti 43, i sures En-Nisa, është përkthyer: "O ju që besuat, mos iu afroni namazit, duke qenë të dehur, deri sa të dini se ç'flisni, e as duke qenë xhunub (të papastër) deri sa të laheni, përpos kur jeni udhëtar. Nëse jeni të sëmurë, jeni në ndonjë udhëtim ose ndonjëri prej jush vjen nga ultësira (nevojtorja), ose keni takuar gratë, e nuk gjeni ujë, atëherë mësyjeni dheun dhe fërkoni me të fytyrat dhe duart (tejmum), Allahu shlyen dhe falë mëkatet".

Fjala në fillim të ajetit: "ja ejuhel-ledhine amenu", më e arsyeshme ka qenë të përkthehet: "O ju që keni besuar", se sa "o ju qe besuat", ngase kjo e fundit nënkupton se fjala është për ata që sapo kanë besuar. Fjala "nga ultësira" është e tepërt, ndërsa fjala "nevojtore" nuk duhet të futet në kllapa. Ndërsa fjala: "evlamestumun-nisae", tekstualisht do të thotë: "ose i keni prekur gratë", e që nënkupton marrëdhëniet intime me to. Tek e fundit më me vend do të ishte përkthimi: "ose keni pasur kontakt me gratë" se sa siç është përkthyer ose: "keni takuar gratë", sepse fjala takim do të thotë kur takohet ose has dikë, madje mund të jetë edhe spontanisht.

Fjala: "Fetejememu saiden tajjibën": do të thotë, mësyjeni dheun e pastër (merrni tejmum), andaj fjala: "tajjibën", e pastër, nuk është përkthyer fare.

Fjala: "femsehu" do të thotë: lëmoni, ose përshkoni, e jo "fërkoni" siç është përkthyer. Pas fjalëve: "Fytyrat dhe duart" është lëshuar fjala "tuaja". Dhe në fund fjalët: "Inallahe kane afuvven gafura" do të thotë: "Vërtet Allahu është shlyes dhe falës i mëkateve", e jo siç është përkthyer: "Allahu shlyen dhe falë", ngase me mos përkthimin e foljes "kane"-"është" dy emrat apo cilësitë e Zotit janë shndërruar po ashtu në folje. Andaj, ajeti në fjalë më me vend është të përkthehet:

"O ju që keni besuar! Mos hyni në namaz kur jeni të dehur*, derisa të dini se çka po thoni, as kur jeni (xhunub) të papastër, përveç duke qenë udhëtarë, deri sa të laheni. Ndërsa nëse jeni të sëmurë ose në udhëtim apo ka ardhur ndonjëri prej jush nga tualeti ose keni pasur marrëdhënie intime me gratë dhe nuk gjeni ujë (për t'u larë) atëherë merrni tejmum me dhe të pastër, lëmoni fytyrat dhe duart tuaja (deri me bërryla), Vërtet Allahu është shlyes, e falës (i mëkateve)".

Ajetet 4-5 e sures, El-Kader, janë përkthyer: "Me lejen e Zotit të tyre në (atë natë) të zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit".

Fjala: Tenezzelul melaiketu, do të thotë: "Zbresin engjëjt, e jo të zbresin". Sipas kësaj të fundit nënkuptohet se engjëjt në atë natë i zbresin vetëm Muhamedit a.s., e kjo nuk qëndron. Me këtë rast fjala atë natë në kllapa e ka deformuar kuptimin, andaj me heqjen e saj mund të përmirësohet kuptimi i ajetit. Me lejen e Zotit të tyre në të zbresin engjëjt. Fjala: "emër", e ka kuptimin edhe urdhër ose vendim. Ndërsa fjala sqaruese çka cakton Zoti në kllapa pas fjalës "Ajo", nuk përputhet fare me

përmbajtjen e tekstit origjinal, sepse fjala "hije"-"Ajo", është lidhëse që ka të bëjë me fjalën: "lejletul – kadër", Natën e Kadrit, e jo me fjalën paraprake, "min kul-li shejin", për secilën çështje dhe se fjala "hije" është e gjinisë femërore ndërsa fjala: "emër" është e gjinisë mashkullore. Andaj me fjalët: "selamun hije" ajo është paqe, ka të bëjë me natën e Kadrit, e jo me atë, "që e cakton Zoti", siç është përkthyer. Pas këtij korrigjimi ajeti në fjalë mund të përkthehet si në vijim: "Zbresin engjëjt dhe Xhibrili në të, me lejen e Zotit të tyre për çdo çështje. Ajo (natë) është paqe deri në agim të mëngjesit".

Ajetet 1-2, e sures El-Mesed, janë përkthyer: "Qoftë i shkatërruar Ebi Lehebi, e ai më është shkatërruar. Atij nuk i bëri dobi pasuria e vet, as ajo çka fitoi".

Fjala: "Tebbet jeda", ka karakter mallkues dhe do të thotë: "Ju thafshin dy duart", andaj nënkupton shkatërrim të pjesshëm, e jo siç është përkthyer: "Qoftë i shkatërruar", sepse kjo nënkupton shkatërrim të tërësishëm, ku për këtë në gjuhën arabe thuhet "heleke". Në anën tjetër edhe te ne kur dikush e bënë një punë keq, në shqip i thuhet: "ju thafshin apo ju marrshin duart", e nuk i thuhet: "ju shkatërrofshin". Ndërsa fjala: "ve tebbe", ka të bëjë me shkatërrimin e tij të tërësishëm dhe do të thotë: "edhe ai vet u thaftë ose u shkatërroftë". Mirëpo, përkthimi i saj sipas H. Sherifit me fjalët: "e ai më është shkatërruar", nuk përputhet me realitetin, sepse nga kjo nënkupton se Ebi Lehebi në atë kohe ka qenë i shkatërruar, ndërsa faktikisht ai është shkatërruar shumë më vonë, pas luftës së Bedrit.

Gjithashtu edhe fjalët: "ma agna anhu", në fillim të ajetit të dytë, edhe pse kanë ardhur në trajtën e kohës së kaluar, qëllimi është për kohën e ardhme, ngase nuk ka të bëjë me një lajmërim për atë që ka ndodhur, por për atë që do të ndodhë. Andaj kuptimi i tij është: "Atij nuk i bënë dobi (për të shpëtuar), e jo siç është përkthyer: "Atij nuk i bëri dobi". Fjala: "ma kesebe", përveç kuptimit çka fitoi ai, sipas Dahakut do të thotë: "edhe çka punoi ai", ndërsa sipas Katades nga Ibën Abasi r.a. ajo nënkupton djemtë e tij.

Andaj përkthimi më i saktë i këtyre dy ajeteve është si në vijim: "Ju thafshin dy duart Ebu Lehebit, edhe ai (vet) u thaftë. Atij nuk i bënë dobi as pasuria e tij, as ajo çka fitoi ai".

Kurani i përkthyer me koment nga H. Sherif ef. Ahmeti është ribotuar disa herë, ndërsa me një rast ai u ribotua nga mbreti Fahd i Arabisë Saudite në Medine, në tirazh prej një milion ekzemplarësh.

Përveç përkthyesve në fjalë, një pjesë të konsiderueshme të përgjegjësisë për lëshimin e gabimeve të tilla në tri përkthimet e lartpërmendura të Kuranit e kanë edhe recensentët dhe botuesit e tyre. Të parët për shkak të pakujdesisë së duhur ose të paaftësisë së mjaftueshme profesionale, ndërsa këta të fundit për shkak të mos caktimit të një këshilli botues, i cili do ta kishte verifikuar saktësinë e përkthimit të tyre dhe do t'i kishte korrigjuar gabimet e lëshuara në to.

Ndërkaq një pjesë e lëshimeve dhe gabimeve në këto tri përkthime të Kuranit, mund të jetë bërë nga lektorët ose korrektorët e tyre, ngase të parët duke u përpjekur për ta harmonizuar renditjen e fjalëve sipas natyrës së gjuhës shqipe shpeshherë shkaktojnë ndryshimin e kuptimit të tyre, ndërsa këta të fundit nga pakujdesi i duhur mund të kenë lëshuar gabime teknike ose ndonjë fjalë apo pjesë të ajeteve kuranore.

**Përfundim**

Përveç tri përkthimeve të lartpërmendura të Kuranit në shqip, deri më tani i kemi edhe pesë përkthimet tjera, dy prej të cilave nga gjuha boshnjake. Një numër kaq i madh i përkthimeve të Kuranit, brenda një periudhe kaq të shkurtër kohore, duke u marrë me përkthimin e tij edhe nga ata që nuk kanë përgatitje profesionale për këtë çështje ka qenë e paarsyeshme, dhe dëshmon qartë për nivelin e ultë të seriozitetit, përgjegjësisë dhe respektit të duhur ndaj librit të Zotit të madhërishëm.

Në anën tjetër një veprim i tillë ndikon negativisht te lexuesit, ngase përkthimi i një numri të konsiderueshëm të fjalëve ose ajeteve kuranore në variante të ndryshme shkakton te ata paqartësi dhe dilema.

Me qëllim të ndërprerjes së kësaj praktike të përkthimit të Kuranit, dhe të përgatitjes së një përkthimi institucional të tij, më korrekt, më të saktë, më cilësor dhe me më pak lëshime, do t'i kisha propozuar Bashkësisë Islame të Kosovës, që në bashkëpunim me atë të Shqipërisë dhe të Maqedonisë, të formojnë një grup ekspertësh nga fushat e ndryshme, për ri përkthimin e Kuranit në shqip, i cili do të shërbente si version unik zyrtar.

Tre përkthyesit e lartpërmendur, për mundin e bërë të tyre dhe kontributin e çmuar të dhënë, Zoti i Madhërishëm i shpërbleftë me begatitë e Tij. Hasan ef. Nahit dhe H. Sherif Ahmetit që kanë ndërruar jetë gabimet e lëshuara në përkthimet e tyre ua faltë dhe i mëshiroftë, ndërsa dr. Mehdiu që është gjallë, dashtë Zoti e bindet që ka gabime në përkthimin e vet dhe ato i përmirësoftë.

(*) Ndalimi i hyrjës në namaz i dehur ka qenë në fillim, ndërsa më vonë ka zbritur ajeti në të cilin myslimanëve u ndalohet rreptësisht përdorimi i alkoolit.



Bajrush Ahmeti

# Islami fe e paqes (1)

Allahu i Lartësuar deshi që Islami të jetë shpallja e fundit, Kurani libër i fundit dhe Muhamedi a.s. pejgamberi i fundit. Edhe pejgamberët para Muhamedit a.s. e kanë pasur një mision monoteist. Veprimet kanë ndryshuar sipas kohës dhe vendit, ngase ka pasur pejgamber të dërguar te një popull apo te një krahinë. Ndërsa Muhamedi a.s. ka qenë i dërguar mëshirë për gjithë botën.

Disa njerëz pa vetëdije dhe pa njohuri të vërtetë bëjnë lidhshmëri ndërmjet Islamit dhe dhunës, duke mbështetur idenë dashakeqe se dhuna është nga bazamentet e Islamit. Sikur kjo dukuri është monopol i një populli, ose i një kombi, duke përjashtuar popujt dhe kombet e tjera. Ose sikur të ishte dhuna dukuri trashëguese që ngjitet me konfiguracion biologjik për arabët dhe myslimanët. Ata kanë harruar se shoqëria perëndimore është plot me lloje të dhunës së organizuar dhe të paorganizuar.

Këtu përzihen dashamir dhe dashakëqij, është për të ardhur keq kur gjejmë në libra islame gjëra të cilat i kanë përpiluar orientalistët si D.B. Mak Dolland etj., me gabime të rënda e nënçmuese në komentimin e tij për fjalën "Xhihad", ku thotë: "Xhihadi në Islam është bartja e armës për të detyruar popujt e lirë jomyslimanë të hynë në Islam dhe se përhapja e Islamit është obligim fetar për çdo mysliman". Këtij mendimi i bashkëngjitet edhe Xhon Hegeli: "Islami gjithnjë ka qenë dhe do të mbetët fe e shpatës; ngase nuk është e mundur të hasësh në ndonjë mendim për dashuri në Kuran", pastaj vazhdon me shpifjet e tij në librin "Historia e Francës": "Vërtetë këta arabë veç ua kanë imponuar fenë e tyre me forcë njerëzve: Bëhuni myslimanë ose vdisni. Kurse pasuesit e Mesihut (Isa a.s.), i kanë përfituar shpirtrat e njerëzve me bamirësinë e tyre dhe me mirësjellje".

Mirëpo kolegët e tyre nuk i pranojnë mendimet e Donalldit dhe Hegelit. Orientalisti Kont Henri Dikastro thotë: "Islami nuk e ka detyruar askënd me shpatë as me gjuhë, por kush ka hy në Islam ka hy me dëshirë dhe zgjedhje të lirë, andaj edhe rezultati është ashtu si vendosi Kurani, ajo ishte nga dhuntitë ndikuese dhe pranim me mençuri". Ose si thotë orientalistja gjermane Hunke: "Toleranca arabe ka luajtur rol të madh në përhapjen e Islamit dhe atë kundër thënieve (të disa njerëzve) plotësisht të pa vërteta, se Islami është përhapur me luftë dhe shpatë. Ky pretendim është bërë nga gabimet e ngurta kundër Islamit". I atij mendimi është edhe orientalisti Vollter, i cili thotë: "Nëse jemi të sinqertë dhe i shikojmë bartësit e feve dhe të ligjeve në këtë botë, shohim se ka pikëpamje që ndryshojnë shumë rreth përhapjes së Islamit nën udhëheqjen e Muhamedit". Ai pohoi se shumë popuj i kanë bartur dogmat e tyre edhe te popujt tjerë, por duke përdorur forca të ndryshme. Gustav Lubuni thotë: "Me të vërtetë Islami është përhapur me dispozitat e Kuranit me bindje, pa u përdorur forca aspak. Pikërisht për këtë edhe triumfoi kjo fe. Islami, me butësinë e vetë, arriti t'i përfitoj popujt e ndryshëm, kombësitë e ndryshme që ta pranonin atë". Tomas Karlajl, reformator shoqëror anglez dhe historian i dalluar thotë: "Është turp për ne të formulojmë aso akuzash të cilat i janë drejtuar Islamit dhe Pejgamberit të tij. Dhe është detyrë e jona t'i luftojmë këto fjalë të turpshme e të zhveshura nga e vërteta." Gandi thotë për Islamin: "E kam studiuar Islamin dhe gjatë studimit kamë kuptuar vlerën e njeriut dhe të drejtën e tij". Këto ishin disa nga thëniet e jomyslimanëve për Islamin.

Islami e ka sistemuar lirinë fetare dhe jo vetëm kaq, por e konsideron atë bazë të besimit. Dhe kjo është bazë themelore e qartë, Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "Nuk ka detyrim në fe".(Bekare, 256).

Argumentet kuranore janë të shumta dhe se synimi kryesor i Pejgamberit a.s. përqendrohet në këshilla të buta, debate me prova dhe argumente. Për këtë i Lartësuari thotë: "E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë. Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zjarr që muret e tij (të flakës) i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim,

ndihmohen me një ujë si katran që përzhit fytyrat. E shëmtuar është ajo pije, e vend i keq është ai". (El-Kehf, 29). Pas këtij pason ajeti tjetër, i cili e urdhëron Pejgamberin a.s. të thërret në Islam me butësi dhe këshilla të buta. I Lartësuari thotë: "Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit". (En-Nahle, 125). Udhëzime të tilla që i ka bërë Allahu i Lartësuar Pejgamberit të tij, janë njëqind e njëzet ajete kuranore. Por unë po mjaftohen me këta ajete nga Kurani që u përmendën.

Hadithe të Pejgamberit a.s. ka shumë, por unë po përmendi një ngjarje e cila është me rëndësi për të gjitha kohët dhe vendet që duhet vepruar njerëzit. E ajo është çlirimi i Mekës prej ku Pejgamberi a.s. ishte ndjekur me tortura të papara deri atëherë. Ai u detyrua të largohet nga vendlindja dhe shtëpia e shenjtë Qabeja. Kur është larguar nga Meka, ka kthyer kokën dhe ka thënë: "Oj Meke, oj Qabe, vallahi kurrë nuk isha larguar, por dhuna më largoi".

Ai gjeti përkrahës e besimtarë të mirë në Jethrib (Medine) dhe u vendos atje. Atje formoi edhe shtet, por idhujtarët e Mekës iu vërsuleshin kohë pas kohe. Atëherë Allahu i Lartësuar ua lejoi luftën myslimanëve në vetëmbrojtje: "Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni se Allahu nuk i do ata që e teprojnë (e fillojnë luftën)". ( Bekare, 190). Vazhdon i Lartësuari e thotë: "Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë e padrejtë, e Allahu ka fuqi për t'u ndihmuar atyre (myslimanëve). (U lejuan të luftojnë) Ata, të cilët vetëm pse thanë: "Allahu është Zoti ynë!" u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte. E sikur Allahu të mos i zmbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kishat, havrat, e edhe xhamitë që në to përmendet shumë emri i Allahut. E Allahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues". (El-Haxh, 39-40). Pas tetë vjetësh Pejgamberi a.s. e çliroi Mekën. Ai hyri triumfalisht me dhjetëmijë ushtar në Meke, e bëri tavafin rreth Qabesë dhe iu drejtua idhujtarëve të cilët i kishin bërë atij dhe myslimanëve padrejtësi të shumta. U tha: "Çka mendoni se do të bëj me juve? Ata thanë: "Vëlla i mirë dhe bir i vëllait të mirë", Pejgamberi a.s. tha: "Nuk ka qortim sot jeni të lirë "dhe nuk u tha bëhuni myslimanë. Mirëpo ata u ndikuan nga mirësjellja e tij brenda dy-tri ditëve përqafuan Islamin.



Për të argumentuar se Islami është fe e paqes, solidaritetit dhe humanizmit mund të përmendim edhe fakte të shumta historike ku pasqyrohet hyrja në islam e popujve të ndryshëm me vullnet të lirë. Si p.sh. tataro-mongolët, të cilët në vitin 1258, në krye me Hulagun, shkatërruan Bagdadin. Me këtë rast u prenë 800 mijë nga banorë të pa fajshëm. Gjatë 40 ditëve, aty dogjën e hodhën libra në lumin Tigër, nga bibliotekat e civilizimit Islam. Sa që lumi doli nga shtrati dhe ndërroi pamjen nga ngjyra e librave. Ata shkatërruan edhe Turkistanin, Buharën, Samerkandin, e deri në Irak e Siri. Mirëpo, duke qëndruar në mesin e myslimanëve dhe duke e pa kulturën dhe civilizimin, e mirësjelljen e myslimanëve gradualisht pranuan Islamin.



Mr. Driton Arifi

# E drejta e parablerjes

Madhështia e jurisprudencës islame fshihet në faktin se brenda kornizave të saj shtjellohen të gjitha problematikat dhe çështjet që përkojnë me sferat e ndryshme të jetës së njeriut. Në këtë dimension gjejmë se e drejta islame ka sqaruar edhe segmente të të drejtave të ndërsjella njerëzore. Këtu hyjnë edhe normat që shtjellojnë të drejtat e fqinjësisë ose edhe ato të partneritetit-ortakërisë ndërmjet njerëzve.

E njëra prej këtyre të drejtave është edhe "e drejta e parablerjes" që në gjuhën juridike islame njihet si: "hakush-shuf'ati"

E drejta e parablerjes është një nocion që nënkupton: "Të drejtën e partnerit-fqinjit të vjetër, që të marrë në pronësi në formë imponuese, pronën e shitur nga partneri-fqinji i tij, e që ky i fundit atë pronë e kishte shitur për një person të tretë (pa pëlqimin e partnerit ose fqinjit të mëhershëm), me kusht që të bëhet pagesa (meritore) për hisen e tillë".

E drejta e parablerjes pra është ajo e drejtë që e përdorë partneri- fqinji, i cili e posedon ndonjë hise të tokës ngjitas me truallin-tokën e një personi tjetër, ose që është ortak me të, e që ai person e ka shitur truallin e vet për ndonjë të tretë-të huaj, pa marrë leje prej fqinjit të vet fare. Atëherë, sheriati islam ia jep të drejtën fqinjit, që tokën e shitur pa lejen e tij ta blejë vetë atë, duke e zhvleftësuar në tërësi shitblerjen e parë të asaj pjese, meqë ai është fqinji i ngjitur për atë tokë-truall.

Kjo e drejtë është konstatuar nga Ligjvënësi për të shmangur ndonjë konflikt a mosmarrëveshje të mundshme, e cila do të mund të shkaktohej nga blerësi i ri, e i cili jo rrallë herë edhe nuk gjen gjuhë të komunikimit të mirësjellshëm me pronarin e vjetër të tokës-truallit, e që është ngjitur me atë që ai e ka blerë. Andaj njeriu që do të dëmtohej më së shumti nga një shitje e tillë do të ishte fqinji i vjetër, i shitësit të asaj pjese të truallit.

E drejta e parablerjes me unanimitet të dijetarëve është konstatuar vetëm në pasuri të patundshme (tokë, truall, shtëpi, lokale e të ngjashme), e jo edhe në pasuri të tjera të tundshme siç mund të jenë veturat, kafshët, mjetet e punës etj.

Norma e saj është e natyrës obligative që të zbatohet nga të gjitha palët, dhe nuk zhvleftësohet pos në rastet e saktësuara në të drejtën islame.

**Kush e gëzon të drejtën e parablerjes?**

Dijetarët islamë gjatë trajtimit të tyre rreth të drejtës së parablerjes kanë shfaqur edhe divergjencat lidhur me atë se cili është personi që meriton dhe e gëzon të drejtën e parablerjes.

a) Juristët hanefitë, bashkë me ta edhe Imam Shabiu, Imam Theuriu, gjykatësi i njohur Shurjehi, Ibën Sirini e të tjerë, mendojnë se këtë të drejtë e gëzon partneri-ortaku, por edhe fqinji që patundshmëria e tij është e ngjitur për atë që është shitur nga fqinji tjetër. Madje të drejtën e parablerjes sipas këtij mendimi e gëzon edhe ai fqinj që është i ngjitur për të, edhe nëse hyrja e truallit ose shtëpisë së tij është nga ndonjë rrugë tjetër, meqenëse ai është i ngjitur për truallin e shitur. Por nëse një truall a shtëpi shitet në një rrugë të mbyllur, pa dalje, atëherë pronarët e trojeve në atë rrugë kanë të drejtën e parablerjes, madje edhe para atyre personave që janë të ngjitur për truallin e shitur, por që s'kanë qasje në rrugën e atij trualli.[1]

Kjo e drejtë gëzohet nga fqinji ose partneri pavarësisht përkatësisë së tij fetare, qoftë mysliman ose ithtar i librit (i krishterë ose hebre). E ç'është me rëndësi të theksohet se nuk ka fare relevantë, se sa është hiseja e atij fqinji ose partneri që e ka të drejtën e parablerjes, ngase kjo e drejtë konstatohet qoftë edhe nëse ka ndonjë pjesë tjetër të vogël të truallit në fqinjësi me atë të shiturin.[2]

Argument për këtë çështje juristët hanefitë marrin atë që e ka transmetuar Ebi Rafi r.a., i cili thotë se Sad ibën ebi Vekasi r.a. e kishte negociuar atë për të blerë prej tij shtëpinë me çmimin prej 400 mithkalë ari.[3] Ndërsa Ebi Rafi i kishte thënë se sikur mos ta dëgjoja të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Fqinji është më parësori që të



blejë tokën-truallin e fqinjit të tij," nuk do ta shisja asnjëherë për atë çmim".[4]

Po aq i drejtpërdrejt ishte edhe hadithi që transmeton Amër ibën Esh Sherid, e ai nga babai i tij, se një njeri e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut a.s. dhe i kishte thënë: "O i Dërguar i Allahut, unë kam një tokë (që dëshirojë ta shesë) e që s'kam në të ortakëri me askënd, e as nuk ka hise në të askush, pos fqinjësisë time që unë kam me fqinjët e mi (që e kam me disa që i kanë tokat e tyre aty pranë). Ndërsa i Dërguari i Allahut ia ktheu: "Vërtet fqinji është njeriu që ka më së shumti të drejtë (të parablerjes), sido qoftë ai."[5]

Sipas juristëve hanefitë edhe nëse në fqinjësi të tokës-truallit të shitur janë më shumë se një pronar, atëherë që të gjithë e gëzojnë të drejtën e parablerjes sipas sipërfaqes së truallit që ata posedojnë. E kjo nënkupton se ai fqinj që ka më shumë truall në fqinjësi me tokën e shitur, ka të drejtë më shumë sesa një tjetër që ka më pak hise me të, nëse dëshiron që të përdorë të drejtën e para shitjes, e të blejë për vete në proporcion me hisen e tij të truallit. Por asnjëri nga fqinjët nuk përjashtohet nga kjo e drejtë.

b) Ndërsa tre imamët e tjerë, imam Maliku, Shafiu dhe imam Ahmedi mendojnë se e drejta e parablerjes konstatohet vetëm për partnerin-ortakun, e jo edhe për fqinjin.[6]

Megjithatë, duhet vënë theksin se e njëjta arsye për shkak të së cilës është bërë e ligjshme e drejta e parablerjes për partnerin, ekziston edhe te fqinji, sepse edhe fqinji mund të dëmtohen nga ndonjë blerës eventual i ri, që do të hynte në fqinjësi të re me të. Pastaj, mbi të gjitha edhe hadithet e marra për bazë nga hanefitët janë të shkallës së lartë të saktësisë e të argumentimit me to, ngase të tillat gjinden në koleksionet e Buhariut e të tjera.

**Kushtet e ligjësimit të së drejtës së parablerjes**

Për të fituar të drejtën partneri ose fqinji që të zhvleftësojë shitblerjen e fqinjit, në mënyrë që vet ta blejë atë, kushtëzohen disa kushte, e që janë:

1-Pronën që e ka të drejtë që ta riblejë duhet patjetër të jetë shitur me shitblerje legale të plotë, pa kurrfarë defekti në aktin e shitblerjes. Sepse nëse partneri-fqinji i tij ia ka dhuruar pjesën ekskluzive të tij dikujt, ose ia ka lënë testament-vasiet, ose dikush tjetër e ka trashëguar atë pjesë, në të gjitha këto raste nuk ka mundësi që fqinji ta gëzojë të drejtën e parablerjes.

2- Detyrimisht duhet që fqinji pranë të cilit është shitur toka të shfaqë mos kënaqësinë e tij dhe refuzimin e shitjes së asaj pjese nga fqinji i tij, sepse nëse është pyetur dhe ai nuk ka shprehur interesim dhe nuk ka kërkuar realizimin e të drejtës së vet, ose eventualisht nuk ka pasur mundësi që të blejë, atëherë i zhvleftësohet kjo e drejtë.

3-Duhet doemos që fqinji, ose partneri ta bëjnë pagesën në të njëjtën shumë që është shitur herën e parë, me kusht që shuma e deklaruar të jetë reale e jo e fryrë, me qëllime të mashtrimit e të shitjes me çmimin më të shtrenjtë për fqinjin e vet ose partnerin. Sepse çfarëdo lloj hileje ose dredhie që bëhet me qëllim të privohet fqinji nga blerja, që t'i shitet një të huaji, ose me qëllim që të ngritët çmimi për atë patundshmëri në të gjitha

rastet, këto konsiderohen veprime të ndaluara.

Rastet kur zhvleftësohet e drejta e parablerjes

Nëse i qasemi me kujdes kushteve të së drejtës së parablerjes, do të nënkuptojmë se mosplotësimi i këtyre kushteve e zhvleftëson të drejtën e parablerjes për partnerin dhe fqinjin. Megjithatë, dijetarët islamë kanë vënë theksin mbi disa raste në formë më specifike, siç janë:

- Nëse vdes personi që e gëzon këtë të drejtë, ngase sipas juristëve hanefitë kjo e drejtë nuk trashëgohet te trashëgimtarët e tjerë, por është ekskluzive vetëm për vetë partnerin-fqinjin.

- Nëse është shitur pasuria e patundshme, dhe fqinji ka dëgjuar për të duke qenë prezent ose ka qenë larg vendit, por ka marrë vesh, dhe ai nuk ka reaguar fare për atë shitblerje. Mosreagimi madje mund të jetë edhe për shkak të pamundësisë së tij për të blerë atë pjesë të patundshmërisë.[7]

## E drejta e parablerjes në ligjet e Republikës së Kosovës dhe ato të Shqipërisë

Është mjaft kurioze se edhe në ligjet pozitive gjithandej nëpër botë pothuajse është e konstatuar dhe aprovuar e drejta e parablerjes, normal me divergjenca në detaje dhe kushtëzime diku më të thella, e diku më formale. Por sa për ilustrim do t'i trajtojmë vetëm ligjet gjegjëse të Republikës së Kosovës, dhe atij të Republikës të Shqipërisë.

Në "Ligji për pronësinë dhe të drejtat tjera sendore" të Rep. së Kosovës i miratuar nga Kuvendi, në qershor të vitit 2009, neni-52\4, thuhet:" Në qoftë se një objekt i bashkëpronësisë është një paluajtshmëri, atëherë secilit bashkëpronar i takon e drejtë e parablerjes. Në qoftë se disa bashkëpronarë parashtrojnë kërkesën për të drejtën e parablerjes, secilit i takon e drejta e parablerjes sipas pjesës së tij. E drejta e parablerjes ekziston edhe atëherë, kur një gjykatë ka urdhëruar shitjen e pjesës në ankand publik. E drejta e parablerjes nuk ekziston, nëse një bashkëpronar pjesën e tij ua shet trashëgimtarëve të tij."[8]

Ndërsa pak më detajues duket të jetë ligji i Rep. së Shqipërisë për këtë çështje, ku gjejmë te kodi civil, pjesa e dytë, neni 204, thuhet: "Bashkëpronari, para se t'ia shesë pjesën e vet në sendin e paluajtshëm një personi që nuk është bashkëpronar, detyrohet të njoftojë me shkrim bashkëpronarët e tjerë nëse dëshirojnë të blejnë pjesën me të njëjtat kushte që do t'ia shesë personit të tretë. Në rast se këta nuk përgjigjen brenda tre muajve se dëshirojnë të blejnë pjesën, bashkëpronari është i lirë të shesë pjesën e tij në persona të tretë. Ai duhet t'ua bëjë të njohur bashkëpronarëve të tjerë bashkëpronarin e ri."[9]

Këtu shihet se këto dy ligje në anën thelbësore të tij më shumë ngjasojnë me mendimin e tre imamëve, që konstatojnë të drejtën e parablerjes vetëm për partner-in-ortakun, e jo edhe për fqinjin, siç mendojnë hanefitët. Me gjithë faktin se termet "bashkëpronar" dhe "partner" nuk mund të konsiderohen në mënyrë të plotë sinonime të njëri-tjetrit.

Te ligji i Shqipërisë, përcaktohet edhe kohëzgjatja sa do t'i ruhej kjo e drejtë bashkëpronarit, e që është limituar në një periudhë prej tre muajve.

Ndërsa në aspektin sheriatik islam kemi disa mendime lidhur me atë se sa duhet të pritet personi që e ka të drejtën e shitblerjes, që të bëjë kërkesë për blerje të patundshmërisë së shitur. Këto mendime të shumta vijnë si rezultat i mungesës së argumenteve të sakta lidhur më këtë.

Disa prej juristëve kanë potencuar se duhet të pritet 3 ditë që të vendosë për këtë çështje, që në fakt është njëri mendim i imam Muhamed bin Hasen esh Shejbanit.

Ndërsa një mendim tjetër thekson se qysh në momentin që fqinji e ka kuptuar se është shitur trualli-shtëpi e fqinjit, nëse aty për aty nuk shfaq interesim, dhe nuk reagon, e humb të drejtën për të.[10]

Por ndoshta më e rrugës do të ishte që gjykata islame të përcaktojë një periudhë të caktuar (meqë kjo nuk është përcaktuar me tekst sheriatik), brenda të cilës fqinji ose partneri do ta kishte të drejtën që të bënte blerjen e asaj patundshmërie të shitur, e kjo do të shmangte edhe mundësitë që të shkeleshin të drejtat e të gjitha palëve në kontekstin pronësor.

Sido që të jetë tërë këto norma mund të konkludojmë se shërbejnë për të vënë në pah trajtimin gjithëpërfshirës që islami ua bënë marrëdhënieve ndër njerëzore, e në veçanti kujdeset për shmangien e çdo konflikti të mundshëm në mes njerëzve.

(1) Es-Samerkandij, Tuhfetul-Fukaha. (3/60). Bot. darul-Kutubil-Ilmijje. Bejrut. Bot. i dytë. 1994. (2) Ebi Mesud el Kasanij. Bedaius Sanai' (6/95-96). Bot. Darul-Kutub El-Ilmijje. Bejrut. Bot. i parë 1997. (3) Mithkali ishte njësi matëse e kohës profetike për ari, e që është ekuivalent me 4.25 gr. ari më njësinë matëse të kg. (4) Evidenton Buhariu në "Sahihun" e tij, (Nr. i hadithit: 2978). (5) Umdetul Karij Sherh Sahihul-Buharij, Bedruddin el Ajnij (24/123). Bot. Daru Ihjaut-Turath El-Islamij. Bejrut. Pa vit botimi. (6) El-Maverdij, El Havij El Kebir (7/228). Bot. Darul-Kurub El-Ilmijje. Bot. i parë. 1999. Bejrut. Ibn Kudame, El Mugnij ( 5/229). Bot. Darul Alemil-Kutub. Bot. i gjashtë. Riad. 2007. (7) Es-Sagdij, En-Netfu fil-Fetava (1/499-500). Bot. Err Rrisaletu. Bejrut. Bot. i dytë. 1984. (8) Ligji Nr. 03/ L-154, "Për pronësinë dhe të drejtat tjera sendore". I botuar në Gazetën zyrtare të Kuvendit të Rep. të Kosovës. (9) Botuar në faqen zyrtare te Rep. së Shqipërisë. (10) Es-Sagdij, En-Netfu fil-Fetava (1/499-500). Bot. Err-Rrisaletu. Bejrut. Bot. i dytë. 1984..

Muhamed B. Sytari

# Imam Vehbi Ismaili - gjurmëve të një shqiptari të madh



Ka disa ditë që më tërheq vepra e ez'heristit të shquar shqiptar, imam Vehbi Ismailit (25.11.1919 - 17.5.2008). Falë Zotit, nga viti 2009, vepra e plotë e shkruar e hoxhës së ditur, (aktiviteti kryesor i të cilit u përhap në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, ku emigroi nga fundi i viteve 40, më saktë, më 22.4.1949), është përmbledhur në një kolanë dinjitoze në tetë vëllime, botim i ShB "LOGOS-A", Shkup. Natyrshëm, kolana është një burim i pashtershëm për studiuesit islamë, historianët, gjuhëtarët, teologët, dramaturgët, hatibët e lexuesit e historisë islame, por jo vetëm. Sa herë i kthehem leximit të imamit të madh shqiptar, më vijnë ndër mend shënimet e kolosit të diturive, shqiptarit të paarritshëm, Hoxha Tahsini (1811-1881), i cili në veprën e tij: "Historia e qenies ose e krijimit", Stamboll, 1289 h., shkruan: "Horizontet e pakufishme janë faqe të librit të gjithësisë. Rreshtat e ngjarjeve kohore janë të numëruara në veprat e gjithësisë. Është shtypur në natyrë punëtoria e pllakës së mbrojtur (Levhi Mahfudh). Çdo qenie në gjithësi është fjalë e kuptimtë e trupëzuar!" - (Hoxha Tahsini, VEPRA I, Onufri, Tiranë, 2013, f. 53.)



Këtu, imam Vehbi Ismaili qëndron si një shfaqje e mrekullueshme diturore, edukative, besimore, humane e kuptimtë, në horizontet e pakufishme të botës sonë të trazuar, që gjallëron nga prania e qenieve njerëzore, prodhuese të dritës dhe optimizmit. Do ndalem te një shkrim me vlerë, shkruar në vitin e largët 1938, në numrin 7 të revistës "Zani i Naltë", viti XIII, korrik 1938, f. 211-212. Titullohet: "Mbreti e porosit por drejtori s'e donë fenë!". (Është ribotuar te kolana e LOGOS-A, te imam Vehbi Ismaili, vepra 5, f. 545-546). Shkrimi i shkon për shtat realiteteve shqiptare, (Shqipëri, Kosovë, Maqedoni), të kohëve të fundit."Më ra rasti qi këto ditë të vizitoj qytetin X, nji prej qyteteve mâ të bukur të Shqipnis, për disa punë private të mijat. Gjat ndejtjes sime në këtë vend, më takoj të piqem me do miq të mij të cillët m'u ankuan për keq-sjelljen e drejtorit të shkollës Nr. 2 ndaj mësuesit të fés. Nuk m'u dha me besue nji gjâ të tillë; prandej shkova të pyes njênin prej mësuesve të besimit mysliman, i cili ishte nji shoq i jemi. E pyes. Më përgjigjet: Neve jemi katër mësues feje, dy për myslimanë, nji për katolikë e nji për orthodoksë. Të gjithë drejtorët e mësuesit e këtushëm e respektojnë dhe e nderojnë fén dhe na duen neve, përveç drejtori i shkollës Nr. 2, i cili në ditët e para bânte ç'mos për të ndalue nxansit me shkue në klasat e besimit. Ndodhi nji ditë të raportojmë do nxansit e tij për prishje qetsije. Çon e i thrret nxansit e j'u thotë: "Pse prishni qetsin? Shkoni rrini urt! Por, mos i veni



menden atyne të marrve se ç'ka flasin për fé, se nuk ka fé as gjâ tjetër". U ndava nga shoqi dhe shkova rrugës tue mendue. Po ç'ti bâjmë drejtorit filozof. Gabova tue thirrë filozof, se po t'ishte gjallë Francis Baconi (filozofi e shkrimtari anglez, 1561-1626), do t'më kritikonte pse e titullova me ketë emën, por mâ mirë 1/4 filozofi, se vetë Francizi thot: "Filozofia e pakët e mjanon mendjen e njeriut në mohim të Zotit, por aj q'i ka hy në shpirt filozofis nuk ka rrugë tjetër veç se me besue e me j'u dorzue Zotit" e kto t'onët bâjnë do vjet shkollë; na báhen drejtora dhe mandej bâjnë grevë ndaj Zotit qi i çoj n'âtë gradë... Ky lloj njerëzish jo veç qi nuk duhen emnue në ksi detyrash me rândësië, qi kanë në dorë edukimin e ritjen e brezit të ri qi janë shpresa e atdheut; por duhet ruejtë nga këto ryma atheizmi qi janë një degë e bolshevizmit. "

Ky shkrim i shkurtër, por me shumë vlerë nga imam Vehbi Ismaili, më sjell ndër mend plagë të rënda në ndërgjegjen tonë kombëtare, në raport me besimin, vlerat e tij dhe ruajtjen e shenjtërisë së tij të paprekur nga dora abuzuese e "njerëzve me pushtet", por jo vetëm. Rasti i para ca ditëve i mësueses me hixhab nga Malisheva, por edhe shumë e shumë raste të ngjashme në Shqipërinë e 26 vjetëve të fundit janë sinjale, që nuk duhet të na kalojnë në heshtje. Janë raste, për të cilat, imam Vehbi Ismaili do të jepte alarmin e tij, që autoritetet e pjekura: "t'marrin masa me shpejtësin mâ të madhe për të shpëtuem rinin nga ky lloj mikrobesh." E, për ta mbyllur si duhet, nuk ka se si të mos lexohen në vendin e tyre, shënimet e ez'heristit të ditur shqiptar, qëndrestarit në burgjet e femohimit, Hafëz Ali Kraja, kur shkruan, se: "Besimi mban rregullimin dhe harmoninë e shoqërisë njerëzore. Shoqëria paraqet një trup, pjesëtarët e të cilit janë në harmoni me atë vend ku respektohen rregullat e moralit. Në pikëpamje morale, kjo harmoni e ka burimin në përbashkësinë e ndjenjave, si fetare ashtu edhe të tjera, të personave që përbëjnë shoqërinë. Po ta heqim besimin prej mjedisit, kjo harmoni shuhet vetvetiu. Afetarizmi është një rrezik si për shoqëri, ashtu për pjesëtarët e saj që janë fetarë. Besimi, pra është gurra e cila ia bën të këndshme jetën njeriut dhe i jep atij shpresa për lumturi. Ai që është larg kësaj gurre është fatmjerë dhe sikur t'i zotërojë të gjitha mjetet materiale që i duhen në këtë jetë, ai është i mjerë se i mungojnë ndjenjat e larta morale, të cilat do ta bënin atë të lumtur. Afetarizmi nuk është vetëm një mjet shkatërrues për veten dhe për shoqërinë, por njëherazi edhe për familjen. Vetëm interesi e lidh afetarin me familje. Me të vërtetë, atë ditë që të fiket ideja e besimit, po atë ditë njerëzimi është plandosur në humnerë të shkatërrimit." – (Hafëz Ali Kraja, "A duhet feja, a e pengon bashkimin kombëtar", ribotimi i KMSh-së,Tiranë, 2010, f. 18-21. Botimi i parë, Shkodër, 1934.)

Allahu e mëshiroftë imam Vehbi Ismailin dhe e bëftë veprën e tij, dritë udhëzimi për kombin shqiptar, në rrugëtimet e gjata drejt rimëkëmbjes së atdheut të shtrenjtë!



Rexhep Suma (PHDc)



# Ndikimi i Kuranit në jetën kulturore te shqiptarët (2)

**Përplasja e kulturave**

Pas fundit të Luftës së Ftohtë, një front i ri armiqësor filloi të shfaqej paralel me këtë paragjykim imagjinar. Në shumë harta hipotetike, të publikuara në gazeta të lidhura me strukturat politike, është nënvizuar që i vetmi kërcënim kundër vlerave globale të civilizimit perëndimor dhe një Evropë e bashkuar do të vijë nga fundamentalizmi islam. Analiza e Fukujamës gjithashtu e përmbush këtë mision për deklarimin e një kërcënimi të ri: "Islami me të vërtetë ka mundur demokracinë liberale në shumë pjesë të botës islame, duke u bërë kështu një kërcënim i madh për praktikat liberale edhe në ato vende ku nuk ka arritur pushtet politik direkt. Fundi i Luftës së Ftohtë në Evropë, u ndoq menjëherë nga një sfidë që iu bë Perëndimit nga Iraku, në të cilin Islami ishte faktori argumentues".[1]

Profesori i njohur amerikan, Samuel Huntigton në librin e tij mjaft polemizues "Përplasja e qytetërimeve dhe ribërja e rendit të ri botëror" sjell argument se një përplasje civilizimesh është ajo që do të ndodh dhe do të dominoi në politikën botërore. Sipas tij nuk do të ketë më përplasje ndërmjet klasave shoqërore të pasurve dhe të varfërve, por ndërmjet popujve që u përkasin tërësive kulturore të ndryshme, dhe nuk do të kemi përplasje idesh, por përplasje kulturash.

Por sa e vërtetë mund të jetë teza e Huntigtonit në rrafshin tonë shqiptarë. Populli jonë ka një larmi kulturash që jetojnë në një simbiozë të përkryer njëri me tjetrin. Harmonia dhe dialogu ndërfetar janë shembuj unikal të tolerancës, të cilat edhe qytetërimet më të mëdha botërore do t'ia kishin zili. Dialogu dhe bashkëjetesa mes komuniteteve të ndryshme fetare e kulturore është një tipar dallues mjaftë pozitiv për të gjithë shqiptarët. Përveç besimit të ndryshëm që kanë shqiptarët evidentohet edhe një dallim tjetër kulturor pasi në territorin e Kosovës por edhe më gjerë jetojnë së bashku myslimanë, të krishterë e besime tjera, e megjithatë ky dallim nuk e ka penguar aspak tolerancën dhe komunikimin ndërkulturor në vend. Ndonëse vendi jonë trashëgon një diversitet të theksuar fetar, bashkekzistenca, toleranca dhe harmonia në mes feve kanë karakterizuar të kaluarën, ashtu edhe të sotmen shqiptare.



**Kurani synon edhe formimin e shoqërisë së shëndoshë**

Duke përmbledhur mendimin që të shkojmë drejt çështjes që na intereson, njerëzit e përcaktojnë veten nga pikëpamja e paraardhësve, besimit, gjuhës, historisë, dokeve, vlerave, zakoneve dhe institucioneve. Në mendësinë e tyre çojnë peshë grupet ose bashkësitë etnokulturore, si: fiset, grupet etnike, bashkësitë fetare, kombet dhe në nivelin më të gjerë qytetërimet.[2]

Përveç individit dhe familjes së shëndoshë, Kurani synon edhe formimin e shoqërisë së shëndoshë. Shoqëri e shëndoshë është ajo, pjesëtarët dhe familjet e së cilës janë të lidhura për vlerat dhe parimet e larta islame, këto vlera dhe parime i ka pranuar si mision dhe bosht ekzistence. Këto parime dhe vlera janë të mishëruar thellë në kulturën dhe jetën e shqiptarëve ndër shekuj.

**Vlerat më të rëndësishme në këtë kontekst janë:**

**Bashkimi në besim të pastër**

Bashkësia islame nuk është bashkësi etnike ose gjeografike, por është bashkësi e besimit, bashkësi e idesë dhe e besimit islam. Bijtë e kësaj shoqërie janë të racave, kombeve dhe shtresave të ndryshme, por të gjitha këto diferenca shkrihen para besimit unik para fjalëve "La ilahe ilellah, Muhamedun resulullah", para besimit të përbashkët që mes besimtarëve i mbjellë ndjenja e dashurisë dhe vëllazërisë: "S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër.." (El-Huxhurat,10).

Përkufizimi më korrekt dhe më preciz i kësaj shoqërie do të ishin sintagmat "shoqëri besimtare", "shoqëri e besimtarëve", shoqëri e atyre "Të cilët e besojnë të fshehtën, e kryejnë faljen dhe prej asaj që Ne i kemi furnizuar, japin. Dhe ata të cilët e besojnë atë që t'u shpall Ty, dhe atë që është shpallur para teje, dhe të cilët për ahiretin (botën tjetër) janë të bindur. Të tillët janë të udhëzuarit nga Zoti i tyre dhe të tillët janë të shpëtuarit. (El-Bekare,3-5).

Çmuarja e veprave të mira, pa marrë parasysh a e kanë trajtën fetare si namazi, agjërimi, haxhi, umreja, leximi dhe lutja, ose atë botërore si përpjekja për ta fituar furnizimin, për përmirësimin e botës, për t'u sjellë dobi njerëzve për t'u bërë mirë atyre. Veprat e mira janë bazë e verifikuar e çdo të mire, të cilat Kurani i quan shtyllë të çdo feje që mbështetet në besimin në Allahun dhe në botën e ardhshme. Allahu thotë: "Vërtet, ata që besuan, ata që ishin jehudi, krishterët sabejët, kush besoi prej tyre (sinqerisht) Allahun, dhe botën tjetër dhe bëri vepra të mira, ata e kanë shpërblimin te Zoti i tyre. Për ta nuk ka frikë, as nuk kanë përse të pikëllohen." (El-Bekare,62).

Thirrja në të mirë dhe ndalimi i së keqes është një nga bazat e kësaj feje. Në botëkuptimin islam s'mjafton që njeriu të jetë i mirë vetëm me shpirt e të mos çajë kokën për trazirat që i kanë kapluar të tjerët. I mirë me plotë kuptimin e fjalës është ai që e ka përmirësuar veten, por mundohet që edhe të tjerët t'i ftoi, qoftë me thirrje, urdhërim ose ndalim: "Nga ju le të jetë grup që thërret në atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillët janë ata të shpëtuarit." (Ali Imran,104). Kjo është cilësia në saje të së cilës shoqëria ose bashkësia islame ka fituar privilegj ndaj të tjerave: "Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun. E sikur ithtarët e librit të besonin drejt, do të ishte shumë më e mirë për ta. Disa prej tyre janë besimtarë, por shumica e tyre janë larg rrugës së Zotit." (Ali Imran, 110). Kurani famëlartë i ka mallkuar "pasardhësit e Israilit' me gojën e Davudit dhe të Isait për shkak të heshtjes së tyre karshi të keqes dhe mos ndalimit të saj: "Ata që mohuan të vërtetën nga Beni Israilët, u mallkuan prej gjuhës së Davudit dhe të Isait, të birit të Merjemes. Kështu u veprua sepse kundërshtuan dhe e tepruan. Ata ishin që nuk ndalonin njëri-tjetrin nga e keqja që punonin. E ajo që bënin ishte e shëmtuar." (El-Maide, 78-79).

Xhihadi në rrugë të Allahut, i cili ka domethënien e mbrojtjes të së vërtetës, përforcimit të së mirës, sigurinë e ftesës, pengimin e trazirave, mashtrimeve, edukimin e të prishurve, shpëtimin e të dobëtëve etj., është një themel islam të cilin e njeh dhe ia di vlerat çdo mysliman. I Lartëmadhëruari thotë: O ju që besuat, ç'është me ju, që kur ju thuhet: "Dilni në rrugën e Allahut!", ju rëndoheni përtokë? A jeni më të kënaqur me jetën e dynjasë, se sa me ahiretin? Kënaqësia e jetës së dynjasë, në krahasim me ahiretin është e vogël! Nëse nuk dilni, Ai do t'ju dënojë me një dënim të dhembshëm, do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër dhe Atë nuk e dëmtoni aspak. Allahu ka mundësi për çdo gjë." (Et-Tevbe, 38-39). "O ju që besuat, rrini të përgatitur (të armatosur) dhe dilni (për në luftë) grup pas grupi apo të gjithë së bashku". (En-Nisaë, 71). "E ju përgatituni sa të keni mundësi force, (mjete luftarake e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë) e me të, (me përgatitje) ta frikësoni armikun e Allahut, armikun tuaj dhe të tjerët, të cilët ju nuk i dini (se kush janë), e Allahu i di ata. Çka do që shpenzoni për rrugë të Allahut, ajo do t'ju kompensohet dhe nuk do t'ju bëhet padrejtë." (El Enfalë, 60).

Përforcimi dhe përhapja e vlerave morale në çdo sferë të jetës. Nga këto vlera janë drejtësia, mirësia, bamirësia, marrëdhëniet e mira farefisnore, ndihma në punë të hairit e në devotshmëri, respektimi i sistemit, besnikëria, sinqeriteti e dëlirësia, principialiteti fshehurazi dhe haptazi, thënia e të vërtetës kur je i hidhëruar dhe kur je i kënaqur, maturia në varfëri dhe pasuri, durimi në gjendje të rëndë, mos shqetësimi i njerëzve as me dorë, as me gjuhë, pastrimi i zemrës nga urrejtja e xhelozia, nga mendjemadhësia, dyfytyrësia, dashuria e tepërt ndaj kësaj bote si dhe nga shumë sëmundje shpirtërore të cilat e pengojnë ngritjen e shoqërisë islame.[3]

(1) Ahmet Davutogllu,Transformimi qytetërimor dhe bota myslimane, përktheu nga anglishtja Olsi Jazexhi & Redi Shehu, Logos-A, 2009, Shkup f.222. (2) S.P Huntington, Përplasja e qytetërimeve, përkthyer nga anglishtja, Logos-A, 2004, f. 21. (3) Jusuf Kardavi, Veçoritë e përgjithshme të Islamit, Përktheu Ali Pajaziti, botues Shoqata Bamirëse e Katarit me pëlqimin e BIK-së, Prishtinë, 2002, f.220-222.v.4



Mr. Besim Mehmeti

# Mbulesa e Qabesë/Kisva (4)

### Proceset e prodhimit të mbulesës

Për ta përfunduar mbulesën e Qabesë nevojitet që ajo të kaloj në disa faza dhe procese:*

1. Faza e ngjyrosjes së mëndafshit - Kjo është faza e parë e prodhimit në fabrikë. Departamenti i ngjyrosjes pajiset me llojin më të mirë të mëndafshit natyror në botë, ato arrijnë në formën shtëllunga nga peri i mbuluar me një shtresë të ngjitësit natyral i quajtur “Sersin”(të quajtur mëndafsh për astar), kjo i jep mëndafshit një lloj ngjyrë të verdhë. Çdo fije e cila peshon rreth 100 gram, është 3000 metra e gjatë. Kjo është bërë vetëm nga një kompani e specializuar ndërkombëtare. Mëndafshi së pari kalon në procesin e larjes në një lavaman në temperaturë 95 gradë me acid alkaline për të hequr lëndën “Sersin”, dhe më pastaj lahet në ujë të ngrohtë dhe të ftohtë në basene të ndara. Më pas kalohet në procesin e ngjyrosjes. Procesi i ngjyrosjes fillon me matjet e peshës dhe trajtimin e duhur dhe të nevojshëm për çdo makinë të veçantë. Shtohen disa substanca kimike për të stabilizuar ngjyrat, këto substanca stabilizojnë ngjyrat për mbrojtjen ndaj dritës, larjes dhe fërkimit. Mëndafshi vazhdimisht rrotullohet në basenet për ngjyrosje automatike, dhe ky proces zgjat për dy orë.

2. Analizat laboratorike - Të gjitha proceset para përfundimit final analizohen në laboratorin special të fabrikës. Laboratori analizon: përbërjen, ngjyrën, fortësinë, qëndrueshmërinë ndaj faktorëve të ndryshëm, trashësinë, gjatësinë, gjerësinë, kualitetin duke nënshtruar mostra të zgjedhura në mënyrë spontane duke filluar nga peri, mëndafshi, pambuku dhe të gjitha komponentëve përbërëse në mbulesën e Qabesë. Laboratori jep miratimin e fundit për përdorimin e duhur dhe më kualitativ.

3. Dizajni dhe shtypja e simboleve dhe mbishkrimeve - Një etapë shumë e rëndësishme e cila gjatë historikut të saj kaloi nëpër faza të shumta të ndryshimeve, që nga koha kur filloi të shkruhet mbi mbulesën e Qabesë siç kemi cekur më parë pa dyshim është kjo etapë. Çdo mbishkrim, punim, shenjë apo çfarëdo ndryshimi duhet të marr miratimit e kryetarit të institucionit përkatës “Kryesisë së përgjithshme për kujdesin ndaj të dy Haremeve”, dhe më pastaj aprovimin e mbretit të Arabisë Saudite.

Shtypi duhet të jetë në të zezë plastike, transparente për të shfaqur në fillim si një film negativ. Ky film fotografohet dhe projektohet në ekran mëndafshi, duke e ekspozuar edhe në dritë për disa minuta. Drita depërton nëpër tërë sipërfaqen e filmit, përveç pjesëve të shënuara me ngjyrë të zezë. Pas fotografimit dhe larjes, substanca e përhapur bie nga këto pjesë dhe mbetet vetëm në mëndafsh të hapur. Në këtë fazë shablloni i skicuar bëhet hije gati për shtypjen e dizajnit mbi pëlhurën qindra herë. Kjo bëhet duke përdorur disa lloje të bojës së shkrimit të përgatitura në këtë departament, të cilat bien nëpër vrimat e vogla të hapura mbi pëlhurën. I gjithë ky proces është i mbikëqyrur dhe përcjellë në mënyrë automatike dhe realizon shtypjen me nivelin e madh të saktësisë.

4. Procesi i qepjes - Prodhimi i mbulesës bëhet nga makina “Jacquard”, e cila prodhon pëlhura të gjera 10cm dhe të gjata 14m, pastaj këto pëlhura qepen mes veti në 15 përsëritje. Për çdo anë të Qabesë punohet mbulesa sipas dimensioneve të anëve të saj, duke i







ndërlidhur pëlhurat mes veti me përqendrim të plotë në dizajnin e saj. Pas kësaj etape të gjitha pjesët bashkohen dhe mbushen me pambuk në përmasat e njëjta, gjatë procesit të mbushjes ato punohen me makineri automatike të veçantë, e dizajnuar dhe punuar enkas për prodhimin e mbulesës së Qabesë në gjatësi prej 16m dhe mbi tavolinë qepje në gjatësi prej 14m, kjo makinë është e furnizuar me aparaturë presioni laseri,



e cila në mënyra shumë precize përcakton vendosjen e çdo pjese mbi mbulesën e Qabesë. Kjo makinë është makina më madhe për qepje në botë. Punon në mënyrë kompjuterike me presion të ajrit 6 bar, duke mundësuar përdorimin e fijeve të perit me trashësi 7cm, gjë që i jep forcë dhe qëndrueshmëri. Gjithashtu shumë pjesë të saj siç janë zbukurimet dhe mbishkrimet bëhen me dorë, nga rrobaqepësit profesional dhe të trajnuar enkas për ketë detyrë, duke kombinuar traditën e lashtë dhe teknologjinë moderne.

Dimensionet e Qabesë në katër anët e saja janë:

1- Pjesa mes dy këndeve (rukneve) të Jemanit dhe Gurit të zi është e gjatë 10.29 m.

2- Pjesa e derës së Qabesë është e gjatë 11.82 m.

3- Pjesa e Hixhr Ismailit është e gjatë 10.30 m.

4- Pjesa perëndimore është e gjatë 12.15 m.

Duke pas parasysh peshën e madhe të mbulesës, ajo vendoset direkt mbi muret e Qabesë, gjithashtu formohet një komision përkatës për të përcjellë dhe mbikëqyrë vendosjen e çdo pjese të qëndisur në vendin e saj të duhur.

5. Procesi i qëndisjes - Ky proces është një nga proceset më të kujdesshme dhe më të rëndësishme, dhe gjëja



që e dallon më së shumti këtë mbulesë madhështore dhe mbresëlënëse e cila ngelet në kujtimet e shumë njerëzve të cilët e vizitojnë këtë vend të shenjtë. Në këtë proces bëhet qëndisja me dorë me fije ari dhe argjendi. Qëndisja fillon duke vendosur fijet të pambukut të verdhë për qëndisje me fije ari, dhe pambuk të bardhë për qëndisje me fije argjendi, përmbi mbishkrimet, zbukurimet dhe dizajnët të shtypura me parë. I gjithë procesi i qëndisjes punohet me dorë njeriu, andaj është një mund dhe përkushtim shumë profesional. Sipërfaqet e qëndisura ngritën lartë sipërfaqes së pëlhurës së mbulesës nga 1 cm deri në 2.5 cm. Kjo gjë ia jep një dallim dhe ekspozim të habitshëm mbishkrimeve të punuara në mënyrë shumë specifike dhe profesionale.

* http://factory.gph.gov.sa/index.html (11/03/2016).



Xhumah Emin Abdulaziz

# Burimet e miratuara (1)

"Kurani Fisnik dhe Suneti i Pejgamberit a.s., janë burimi i çdo myslimanit për t'i njohur dispozitat e Islamit. Kurani kuptohet sipas rregullave të gjuhës arabe pa kurrfarë vështirësie dhe mundimi. Kuptimi i Sunetit bëhet me ndihmën e dijetarëve të sinqertë të hadithit".

### Ky fondament trajtohet kështu:

1- Burimi i parë-Kurani Fisnik.
2- Burimi i dytë- Suneti i Pejgamberit a.s.

Kur themi ne: Islami është fe, e cila merret me çështjet e fesë dhe të shtetit. Patjetër për këto fjalë duhet të ketë argument që i vërteton dhe i mbron. Çdo fjalë që flitet për çështjet e fesë së Allahut, e që nuk e ka si burim librin e Allahut dhe Sunetin e Pejgamberit a.s është fjalë e pa vend dhe e refuzuar.

Për këtë, fondamenti i dytë është baza në të cilën përcaktohen burimet e miratuara të sheriatit. Kurani dhe Suneti janë dy burimet kryesore të sheriatit, janë dy burime në të cilat gjenden tekstet e sheriatit që i përcaktojnë dispozitat e përgjithshme. Sa i përket burimeve tjera të sheriatit ato nuk sjellin dispozita të reja në sheriat, por se ato ndihmojnë në nxjerrjen e normave të sheriatit nga Kurani dhe Suneti. Me këto burime nuk mund të vendoset diçka që është në kundërshtim me Kuranin dhe Sunetin, ngase këto burime bazohen dhe mbështetën në tekstet e dy burimeve themelore.[1]

### Cili është burimi i parë?

Kurani është burimi i parë. Kurani është fjalë e Allahut i pa konkurrent, i shpallur Pejgamberit të Tij, Muhamedit a.s., i shkruar në mus'haf, i transmetuar me besnikëri (tavaturen) dhe me leximin e tij bëhet ibadet.

Të gjithë myslimanët janë unanim se Kurani është prej Allahut, dhe se i Lartësuari kërkon që doemos t'i nënshtrohemi Atij. Andaj Kurani është argument për çdo mysliman dhe myslimane dhe se ndjekja dhe zbatimi i dispozitave të tij është obligim pavarësisht llojit të dispozitës.

### Dispozitat e Kuranit

Dispozitat e Kuranit janë dy lloje:

1. Dispozitat që kanë të bëjnë më çështjet e fesë. Në këto dispozita përfshihen dispozitat që kanë të bëjnë me çështjet e besimit dhe të ibadeteve (adhurimeve).

2. Dispozitat që kanë të bëjnë me çështjet e sistemimit të shtetit, shoqërisë, sistemimin e marrëdhënieve të njerëzve mes vete. Në këto dispozita përfshihen dispozitat që kanë të bëjnë me veprimet për koekzistencë (muamelat), për ndëshkimet (ukubat), për kurorëzim dhe shkurorëzim, për kushtetutën shtetërore etj.

Këto dispozita janë zbritur me qëllim të futjes së lumturisë te njerëzit në këtë botë dhe në botën tjetër (ahiret). Ai i cili u përmbahet ajeteve që kanë të bëjnë me dispozitat i ka dy shpërblime: shpërblimin në këtë botë dhe shpërblimin në botën tjetër (ahiret).

Nuk janë përcaktuar kot ajete që flasin për dispozitat, e të cilat kanë të bëjnë me çështjet e kësaj bote dhe të botës tjetër. Logjika e sheriatit është se kjo botë konsiderohet si kalimtare dhe sprovë, ndërsa ahireti konsiderohet i përhershëm dhe vend shpërblimi apo ndëshkimi, njeriu konsiderohet përgjegjës për veprat e tija në këtë botë, dhe se do të shpërblehet apo ndëshkohet në botën tjetër. Nëse njeriu vepron mirë ai me këtë i bën



mirë vetes, e po qe se vepron keq e bën kundër vetës, dhe se ndëshkimi në këtë botë nuk e pengon ndëshkimin e botës tjetër, përveç nëse njeriu pendohet dhe kthehet kah rruga e Allahut.

**Dispozitat e Kuranit janë një dhe të pandashme**

Dispozitat e sheriatit nuk pranojnë ndarje që disa të zbatohen, e disa të braktisen, ngase tekstet (ajetet dhe hadithet) nuk lejojnë që disa dispozita të zbatohen e disa të braktisen, po ashtu është e ndaluar që disa dispozita të besohen e disa të mohohen dhe se zbatimi i të gjitha dispozitave dhe besimi i tërësishëm në to është obligim. "A besoni një pjesë të librit, e tjetrën e mohoni. Ç'mund të jetë ndëshkimi ndaj atij që punon ashtu prej jush, pos poshtërim në jetën e kësaj bote, e në ditën e gjykimit ata hidhen në dënimin më të ashpër. Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj asaj që veproni ju". (El-Bekare, 85).

Sheriati Islam dallohet nga ligjet njerëzore me veçori të mëdha si: dispozitat e sheriat kanë të bëjnë me çështjet e kësaj bote dhe botës tjetër (ahiretit), sikur që kemi thënë më herët. Ky është shkaku i vetëm i cili ndikon që myslimani t'i nënshtrohet dhe ta zbatoj sheriatin kur është në vetmi apo para tjerëve, në begati apo në fatkeqësi. Arsyeja është se të tillët besojnë se nënshtrimi ndaj Allahut është një lloj ibadeti-adhurimi, me të cilin afrohen tek Ai, do të arrijnë shpërblimin për shkak të nënshtrimit-adhurimit. Nëse ndonjëri prej këtyre ka mundësi ta bëjë ndonjë krim dhe po ashtu pas krimit ka mundësi të shpëtoj nga dënimi në këtë botë, i tilli nuk do të bëjë krim nga frika që ka ndaj Allahut dhe dënimit të Tij.[2]

Për këtë arsye sheriati islam e obligon myslimanin që të pajiset me moral fisnik, ai i cili pajiset me moral fisnik rrallë here bën ndonjë krim. Tjetra është se myslimanët e dinë se Allahu është Ai, i cili i mbikëqyrë dhe e di se çka veprojnë ata. Të tillët e dinë se sa do që të jenë të fshehur prej njerëzve nuk mund të fshihen prej Allahut, dhe se Ai është me ta kudo që të jenë ata. Mu për këtë arsye krimet janë të pakta, ruhet siguria, mbrohet shoqëria dhe i jepet përparësi interesave të përgjithshme shoqërore. E kundërta ndodhë në ligjet të cilat janë vendosur nga njerëzit, ngase në shpirtin e këtyre personave nuk ekziston ndjenja e nënshtrimit real ndaj këtyre ligjeve. Andaj, ai i cili ka mundësi të bëj ndonjë krim dhe se është i sigurt se ligji nuk do ta kap, atëherë të tillin s'ka gjë që e ndal në bërjen e krimit. Për këtë arsye vijnë duke u shtuar krimet në ato shtete, në të cilat sundon ligji njerëzor dhe ku morali është i ulët. Vjen duke u shtuar numri i krimineleve për arsye të mungesës së moralit dhe mundësisë së shpëtimit nga dënimi i ligjeve njerëzore.

Sheriati islam është prej Allahut, është sistemi më i mirë, më i përsosur, më i drejtë dhe gjithëpërfshirës. Sheriati islam është i arsyeshëm për çdo kohë dhe hapësirë, i cili dallohet me veçorinë e gjithëpërfshirjes si për çështjet e njeriut, kozmosit dhe jetës.

Besimi islam është i tillë, nga i cili del në shesh uniteti i ndjenjave, ibadetet zbatohet me rituale unike, sistemi i sheriatit është unifikues i të gjitha ligjeve. Bashkëdyzimi i dispozitave të sheriatit që kanë të bëjnë me këtë botë, me çështjet e fesë dhe të besimit të myslimanëve është arsye se sheriati është i vazhdueshëm dhe i qëndrueshëm dhe se në mesin e besimtarëve myslimanë ka përhapur shpirtin e nënshtrueshmërisë dhe kënaqësisë. Po ashtu sheriati islam i thërret pjesëtarët e vetë që të pajisen me moral fisnik. Sheriati islam ka forcë për vetëpërmbajtje, që asnjë ligj tjetër njerëzor pavarësisht se sa është i mirë nuk e ka një forcë të tillë.[3]

**Dispozitat që i përfshin Kurani**

Kurani Fisnik i përfshin në vete të gjitha bazat dhe rregullat e sheriatit që kanë të bëjnë me hallallin dhe haramin. Shumica e dispozitave kuranore janë të pa detajuara, e të cilat japin sinjal për qëllimet e sheriatit. Nga këto dispozita të pa detajuara dijetarët dhe muxhtehidët nxjerrin rregulla dhe dispozita, me qëllim që t'i zgjidhin problemet dhe çështjet që paraqiten në çdo kohë dhe vend. Në këtë është fshehtësia e përhershmërisë së sheriatit dhe veçoria e gjithëpërfshirjes se të gjitha rregullave me të cilat i zgjidh problemet e njerëzve sa herë që paraqiten në mesin e tyre.

Kurani disa dispozita i ka sjellë në mënyrë të detajuar hollësisht, për arsye të mos ketë divergjenca dhe polemika rreth disa çështjeve si p.sh. çështjet e besimit (akides) dhe adhurimit (ibadetit). Këtë e ka bërë për arsye se këto çështje nuk i nënshtrohen ndryshimeve të kohës dhe vendit. Si dispozita të këtilla mund të përmenden edhe dispozitat që kanë të bëjnë me trashëgimin (mirathin), ndalesat e martesës dhe ndëshkimi i disa krimeve.[4]

Kurani në vete përfshinë ajetet mekase, ajetet medinase, ajetet me kuptim të përgjithshëm, të specifikuar, ajetet që janë të qarta në përcaktimin e normës dhe të paqarta, ajetet deroguese dhe të deroguara, ajetet që janë të pa detajuara dhe të vështira për t'u kuptuar, ajetet të cilat kanë shkaqe të zbritjes dhe shumë rregulla tjera të cilat i njohin dijetarët e shkencave kuranore.

Për këtë arsye komentuesi i Kuranit patjetër duhet t'i njoh disa shkenca, si më të rëndësishmet janë:



1. Gjuhën arabe dhe gjinitë e saj. Për këtë shkak disa sekte të devijuara islame i kanë ndryshuar kuptimet e ajeteve duke i komentuar pa u bazuar në rregullat dhe kuptimet gjuhësore, si p.sh. ata të cilët e kanë komentuar Kuranin duke u thelluar në kuptimin e brendshëm dhe atë sipërfaqësor. Të vërtetën e ka thënë Umeri r.a. kur ka thënë: "Përmbajuni divanit (rregullave gjuhësore) nuk do të devijoni". Muxhahidi ka thënë: "Nuk i lejohet atij që beson në Allahun dhe ditën e fundit që të flet për librin e Allahut nëse nuk e njeh gjuhën e arabëve";

2. Morfologjinë dhe sintaksën;

3. Letërsinë arabe dhe shkencat e elokuencës;

4. Shkencat kuranore;

5. Shkencën që merret me çështjet e besimit (akiden);

6. Shkencën e cila merret me bazat dhe metodologjinë e jurisprudencës islame (Usuli Fikh);

7. Hadithin e Pejgamberit a.s., jurisprudencën islame dhe historinë e Pejgamberit a.s;

8. Shkencat tjera si: sociologjia, historia, gjeografia etj.

Për këtë arsye shokët e Pejgamberit a.s. janë dalluar rreth kuptimit të Kuranit, varësisht nga aftësitë e tyre rreth gjuhës dhe letërsisë dhe rreth njohjes së shkaqeve të zbritjes së ajeteve.

Ibën Abbasi r.a. komentatori i Kuranit shprehet kështu: "Unë nuk e kam ditur kuptimin e ajetit: (Ai i Cili u ka vënë zanafillën qiejve), përderisa erdhën tek unë dy nomad arab që ishin në grindje për një pus, ku njëri prej tyre tha: - "Unë e kam filluar për herë të parë hapjen e pusit."

Përmendet në një transmetim se Ebu Bekri r.a. nuk e ka ditur kuptimin e fjalës kuranore "eba". E në këtë rast ka thënë: "Cili qiell më bën hije dhe cila tokë më mbanë nëse u flas rreth Kuranit sipas mendimit tim."[5]

Atë që duam ta potencojmë kalimthi është çështja e disave, të cilët pretendojnë se Kurani është i mjaftueshëm dhe në të njëjtën kohë e refuzojnë sunetin e Pejgamberit a.s. Imam Shatibiu për të tillët shprehet kështu: "Mendimi se duhet të përqendrohemi vetëm në Kuran është mendim i atyre që nuk e pranojnë sunetin. Këta janë mbështetur në atë se Kurani është sqarues i çdo çështje, dhe i kanë hedhur dispozitat e dala nga suneti. Ky veprim ata i shpije nga largimi i rrugës së shumicës myslimane dhe deri te komentimi i Kuranit në mënyrë të devijuar".[6]

Nga e gjithë kjo shihet se Kurani është burimi themelor i fesë, burimi kryesor i sheriatit dhe argumenti më i fortë i Allahut për çdo kohë dhe vend, e të cilin ua ka transmetuar Pejgamberi a.s. umetit të tij, e i cili e ka zbatuar urdhrin e Zotit të tij: "O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk e bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën-risalen). Allahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon". (El-Maide, 67).

Ne na ka urdhëruar Zoti ynë që këtë ta ndjekim (Kuranin). "Përvetësoni atë që ju është zbritur nga Zoti juaj, e mos zini miq (përkrahës) pos Tij. Pak është ajo që po merrni përvojë". (El-Earaf, 3). Kryejeni atë që është hallall, ndalojuni prej asaj që është haram, veproni sipas dispozitave të tij, besoni në ajetet të cilat krejtësisht nuk janë të qarta, dhe merreni mësim nga shembujt që u sjell Kurani.

Dijeni se Pejgamberit a.s. i ka ardhur Kurani dhe ai që është i ngjashëm më të (Suneti), e që ai është burimi i dytë i sheriatit.

***Përktheu nga gjuha arabe: Mr.sci. Flamur Sofiu***

(1) Abdul Kadir Aude "Et-Teshriul Xhinaiju" vol. I. fq.165. (2) Abdul Kadir Aude "Et-Teshriul Xhinaiju" vol. I. fq.171. (3) Abdul Kadir Aude "Et-Teshriul Xhinaiju" vol. I. fq.173. (4) Mennaul Kutan "Et-Teshriu vel Fikhu fil Islami tarihan ve minhaxhen" fq. 48. (5) Sujutiu "El-Itkan" vol. I. fq. 113, Zerkeshiu "El-Burhan" vol. II. fq. 162. (6) Shatibiju "El-Muvafekat" vol. I. fq. 120.



Mr. Vedat Shabani

# Afërsia - Miqësia (1)

Në vazhdën e temave të cilat ndërlidhen me mirësjelljen dhe moralin e mirë është edhe tema e afërsisë – miqësisë, e cila në gjuhën arabe quhet (El Ulfetu )

Domethënia e kësaj fjale në gjuhën arabe është përputhja e mendimeve me qëllim të ndihmës reciproke ndërmjet veti. Ndërsa në gjuhën shqipe fjala afërsi nënkupton: "Lidhje e afërt shpirtërore; qëndrim i përzemërt e i ngrohtë".

### Inkurajimi për afërsi-miqësi

**I. Afërsia-miqësia bazuar në ajetet e Kuranit Famëlartë.**

Kurani Famëlartë është burimi i parë ku ne mbështetmi gjatë shtjellimit të temave të caktuara të cilat ndërlidhen me të gjitha fushat e jetës, si ato juridike, morale dhe etike. Lidhur me tematikën që është duke u shtjelluar me këtë rast, Allahu xh.sh. thotë: "Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin (fenë dhe Kuranin) e Allahut, e mos u përçani!" (Ali Imran, 103)

Njëri ndër mufesirët më të njohur të Kuranit, Err Rragib el Esfehanij, rreth këtij ajeti thotë: Fjala e Zotit "e mos u përçani" ka për qëllim që t'i nxit njerëzit për afërsi-miqësi dhe bashkim, i cili është sistem i besimit dhe stabilizim i çështjeve të kësaj bote. Afërsia-miqësia është një veçori me të cilën Allahu xh.sh. e ka nderuar-veçuar fenë islame.[1]

Në pjesën tjetër të ajetit Allahu xh.sh. thotë: "Kujtojeni nimetin e Allahut ndaj jush, kur ju (para se ta pranonit fenë islame) ishit të armiqësuar, e Ai i bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu me dhuntinë e Tij agut të jeni vëllezër. " (Ali Imran, 103).

Tefsirologu i mirënjohur Ez Zemehsheriu, në librin e tij "El Keshshaf", thotë: "Gjatë kohës së injorancës "xhahilijetit" njerëzit kishin urrejtje, armiqësi dhe luftëra të vazhdueshme, por Allahu xh.sh. i afroi zemrat e tyre përmes Islamit, në to hodhi dashuri dhe respekt, dhe si rezultat ata u bënë të dashur me njëritjetrin, u vëllazëruan mes tyre dhe ranë në ujdi rreth një çështje e cila kishte larguar nga mesi i tyre dallimet, e ajo ishte vëllazëria për hir të Allahut xh.sh."[2]

Ndërsa Imam Sujutiu thotë: "Në atë kohë mbyteshit njëri me tjetrin, i forti hante të dobëtin, derisa Allahu xh.sh. e zbriti në mesin tuaj fenë islame, përmes së cilës ju miqësoi dhe ju vëllazëroi, prandaj pasha Allahun xh.sh., që nuk ka zot tjetër përveç Tij, s'ka dyshim se afërsia-miqësia është mëshirë, ndërsa largësi-ndarja është dënim."[3]

Në një ajet tjetër Allahu xh.sh. thotë: "Po nëse duan të mashtrojnë me të (me paqen), ty të mjafton Allahu. Ai është që të fuqizoji ty me ndihmën e vet dhe me besimtarët. Dhe Ai është që bashkoi zemrat e tyre. Edhe sikur ta shpenzosh gjithë atë që është në tokë, nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre, por Allahu bëri bashkimin e tyre, pse Ai është i gjithëfuqishëm, i urtë." (El Enfal, 62-63).

Pjesa e ajetit ku Allahu xh.sh. thotë:"Dhe Ai është që bashkoi zemrat e tyre."Komentatorët e Kuranit thonë: "Si rezultat ata u bashkuan dhe u afruan-miqësuan, më pastaj forca e tyre u shtua për shkak të bashkimit



të tyre. Kjo nuk u arrit falë kontributit të askujt, e as fuqisë së askujt përveç fuqisë së Zotit xh.sh., sepse ti edhe sikur ta shpenzosh gjithë atë që është në tokë prej arit, argjendit dhe të gjitha të mirave tjera, me qëllim të afrimit-miqësisë mes tyre pas asaj ndarje dhe përçarje të madhe që kishte ndodhur në mesin e tyre, "nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre" sepse askush nuk mund t'i ndryshoj zemrat përveç Krijuesit të tyre, "por Allahu bëri bashkimin e tyre, pse Ai është i gjithëfuqishëm, i urtë", dhe prej fuqisë së Tij është afrimi-miqësia mes zemrave të tyre dhe bashkimi pas ndarjes."[4]

Imam Kurtubiu, rreth fjalës së Zotit "Dhe Ai është që bashkoi zemrat e tyre", thotë: "Bashkoi mes fisit Evs dhe Hazrexh. Afrimi-miqësia mes zemrave të njerëzve të asaj kohë, siç janë njohur arabët me një fanatizëm tejet të theksuar dhe mjaft të fuqishëm, s'ka dyshim se ka qenë prej shenjave dhe mrekullive të Pejgamberit a.s., saqë nëse ndonjërit i jepej ndonjë shuplakë ai ishte në gjendje që të luftonte vetëm e vetëm që ta merrte hakun, ishin njerëzit më fanatik, mirëpo Allahu xh.sh. përmes kësaj feje i afroi dhe ata u bënë vëllezër të vërtetë."[5]

Këtë realitet kemi mundur ta vërejmë edhe në si shqiptarë. Në momentin kur u bashkuam dhe gjetëm forcë për përkrahje të njëri-tjetrit, arriti fitorja dhe njëherë e përgjithmonë populli ynë fitoi lirinë dhe pavarësinë e tij, pas një okupimi të gjatë i cili kishte ndodhur dekada me radhë. Prandaj duhet ta kemi të qartë si shoqëri se vetëm me afërsi, ndihmë dhe bashkëpunim të ndërsjellë mund të ecim përpara, përndryshe, nëse në mesin tonë mbretëron përçarja, smira, xhelozia dhe mosbashkëpunimi i ndërsjellë asnjëherë nuk do të mund të avancohemi dhe të përparojmë.



**II. Afërsia-miqësia bazuar në hadithet e Pejgamberit a.s.**

Edhe hadithet, thëniet e Pejgamberit a.s., kanë folur për këtë temë. Abdullah bin Zejd bin Asimi thotë: "Kur Allahu xh.sh. ia dhuroi (prenë e luftës) të Dërguarit a.s. në ditën e Hunejnit, ai e ndau atë mes njerëzve me qëllim të përfitimit dhe afrimit të zemrave të tyre, dhe nuk ju dha ensarëve asgjë, me këtë rast ata sikur u prekën për shkak se nuk kishin marr nga ajo çfarë kishin marr njerëzit e tjerë, atëherë Pejgamberi a.s., u ngrit dhe tha: "O ju ensarë! A nuk ju kam gjetur të humbur (nga aspekti i besimit) dhe Zoti ju udhëzoi përmes meje, ishit të përçarë dhe Zoti ju bashkoi përmes meje, ishit të varfër dhe Zoti ju bëri të pasur përmes meje? Sa herë që Pejgamberi a.s. thoshte diçka ata thoshin: Allahu dhe i Dërguari i Tij janë më meritor. Pejgamberi a.s. tha: Çfarë ju pengon që t'i përgjigjeni të dërguarit të Zotit? Sa herë që Pejgamberi a.s. thoshte diçka ata thoshin: "Allahu dhe i Dërguari i Tij janë më meritor". Pejgamberi a.s. tha: Sikur të donit do të thoshit: na keni ardhur kështu e kështu, a jeni të kënaqur që njerëzit të shkojnë (shpërndahen) duke marr me vete dele dhe deve, ndërsa ju të shkoni me Pejgamberin a.s. në shtëpitë tuaja? Sikur të mos ishte hixhreti (shpërngulja) do të doja të isha njëri nga ensarët, sikur njerëzit të orientoheshin kah një luginë dhe portë, unë do të orientohesha kah lugina dhe porta e ensarëve. Ensarët janë sikur rroba primare, ndërsa njerëzit tjerë sikur rrobat sekondare, pas meje ju do të ballafaqoheni me egoizëm, por keni durim derisa të më takoni pranë Havdit."[6]

Kjo është prej mirësive-dhuntive më të theksuara të dërgimit të Pejgamberit a.s., e që është afërsia-miqësia mes një populli që njihej me fanatizma të theksuar. Prandaj edhe çdo besimtar duhet të jetë i tillë, t'i afroj të ndarit dhe t'i bashkoj ata.[7]

Transmeton Xhabir bin Abdullah dhe thotë, ka thënë i Dërguari a.s.: "Besimtari afrohet-miqësohet dhe i afrohen të tjerët, dhe nuk ka diç të mirë nga ai që nuk afrohet-miqësohet dhe nuk i afrohen të tjerët."[8] Kjo afërsi-miqësi realizohet si rezultat i sjelljeve të mira dhe butësisë së tij.

Afërsia-miqësia është prej shkaqeve të cilat ndikojnë në mënyrë pozitive që njerëzit të kapen për litarin e Zotit, ajo ndikon që myslimanët të bashkohen me njëri-tjetrin dhe ta braktisin ndarjen dhe përçarjen.

Err Rragib el Esfihanij thotë: "Për këtë arsye Pejgamberi a.s. na ka nxitur që të tubohemi në tubime të



ndryshme dhe në xhuma, sepse tubimi dhe bashkimi i njerëzve është shkak i afërsisë-miqësisë mes tyre."[9]

Transmeton Auvf bin Malik se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Udhëheqësit tuaj më të mirë janë: ata të cilët i doni dhe ju donë juve, të cilët luten për ju dhe ju luteni për ata, ndërsa udhëheqësit tuaj më të urryer janë: ata të cilët i urreni dhe ju urrejnë juve, të cilët i fyeni (mallkoni) dhe ju fyejnë juve."[10]

Nga këndvështrimi i fesë islame njerëzit më të mirë janë të miqësuarit dhe ata që miqësohen, në veçanti kur janë në ndonjë pozitë të rëndësishme.[11]

Në një hadith tjetër Pejgamberi a.s. thotë: "Njerëzit janë madem, sikur mademi i argjendit dhe arit, më i miri prej tyre në kohën e injorancës–xhahilijetit është edhe më i miri në Islam nëse arsimohen. Shpirtrat janë ushtarë të rekrutuar, ata që përshtaten miqësohen, e ata që nuk përshtaten largohen."[12]

Ibën Haxher el Askalanij me rastin e komentimit të hadithit thotë: Imam Hatabi ka thënë: "Ndoshta ka aluduar në domethënien homogjene të së mirës dhe të keqes, drejtësisë dhe padrejtësisë. Njeriu i mirë anon kah lloji i tij, po edhe njeriu i keq anon kah homologu i tij, prandaj njohja e shpirtrave ndodh bazuar në natyrën (tabiatin) që janë krijuar, nëse përshtaten miqësohen, e nëse kanë divergjenca largohen. Mendimi tjetër është se Pejgamberi a.s. ka pasur për qëllim të na njoftoj me fillimin e krijimit në të kaluarën (gajb), siç është theksuar se shpirtrat janë krijuar para trupave dhe ata takoheshim mes vete dhe bëheshin pesimist, me rastin e vendosjes së tyre në trupa ata u njohën me çështjen paraprake dhe bazuar në këtë njohuria dhe injorimi mes tyre u bë duke u bazuar në periudhën e mëparshme." Ibën el Xhevzij thotë: "Nga ky hadith mund të përfitojmë atë se, nëse një individ gjen në veten e tij kundërshtim nga një person i mirë atëherë ai duhet ta gjejë shkakun e kësaj dhe ta eliminojë atë në mënyrë që të shpëtoj nga kjo veti e keqe, edhe anasjelltas vlen e njëjta gjë."[13]

(1) Tefsir Err Rragib el Esfihanij, vëll. 2, fq: 765. (2) Xharullah Ebul Kasim Mahmud Ez Zemehsherij, Tefsir El Keshaf, vëll: 1, fq: 395. (3) Xhelaludin Sujutij, Ed Durerul Menthur Fi Tefsiri bil Menthur, vëll: 2, fq: 287. (4) Abdurrahman bin Nasir Es Sadij, Tejsir El Kerim Err Rrahman fi Tefsir kelamil Mennan, vëll: 1, fq: 325. (5) Ebu Abdullah Muhamed bin Ahmed El Kurtubij, El Xhami li Ahkamil Kuran, vëll: 8, fq: 42. (6) Transmeton Imam Buhariu. (7) Mahmud El Hazderanij, Hadhihi Ahlakuna, fq: 194. (8) Transmeton Imam Ahmedi. (9) Ebul Kasim el Hysejn bin Muhamed, Tefsir Err Rragib el Esfihanij, vëll: 1, fq: 132. (10) Transmeton Imam Muslimi. (11) Mahmud el Hazendar, Hadhihi Ahlakuna, fq: 195. (12) Transmeton Imam Muslimi. (13) Ahmed bin Ali bin Haxher el Askalanij, Fet'hur Bari – sherh Sahihul-Buharij.

Besnik Jaha

# Recension për librin "Legjislacioni islam" të Ejup Hazirit



Libri "Legjislacioni islam" është nevojë dhe domosdoshmëri për gjithë ata që duan të flasin dhe diskutojnë me të tjerët për Islamin dhe legjislacionin islam, siç është edhe vetë legjislacioni islam nevojë dhe domosdoshmëri e jetës njerëzore. Themi "nevojë dhe domosdoshmëri", pasi në gjuhën shqipe ky është libri i parë më i plotë dhe më konciz nga tema e legjislacionit islam, qoftë si interpretim i një legjislacioni me bazë hyjnore, qoftë si shpjegim strukturor e tematik.

Diskutimet për Islamin si fe nuk po kanë të ndalur, dhe atë nga shumë grupe. Kjo edhe ka çuar deri në faktin që sot Islami të jetë feja më e përfolur. Sidoqoftë, shumica e atyre që sot flasin për Islamin, duke përjashtuar studiuesit e mirëfilltë dhe hoxhallarët, pra janë jokompetentë, dhe kështu më shumë po gabojnë sesa po janë të dobishëm me diskutimet e tyre.

Libri "Legjislacioni islam" është nevojë dhe domosdoshmëri për gjithë ata që duan të flasin dhe diskutojnë me të tjerët për Islamin dhe legjislacionin islam, siç është edhe vetë legjislacioni islam nevojë dhe domosdoshmëri e jetës njerëzore. Themi "nevojë dhe domosdoshmëri", pasi në gjuhën shqipe ky është libri i parë më i plotë dhe më konciz nga tema e legjislacionit islam, qoftë si interpretim i një legjislacioni me baze hyjnore, qoftë si shpjegim strukturor e tematik.

Autori Ejup Haziri ka bërë një punë për lëvdatë, meqë përveçse ka paraqitur përkufizimet për Islamin dhe legjislacionin islam, ai ka folur edhe për veçoritë kryesore të këtij legjislacioni, sferat që përfshin si dhe kapitujt që ka. Përndryshe, vetë struktura e librit është një pasqyrë shumë e qartë e legjislacionit islam.

Megjithëse ka 500 faqe, libri "Legjislacioni islam" i vushtrriasit Ejup Haziri ka një strukturë klasike, të ndarë në tetë kapituj. Tre kapitujt e parë të librit: "Islami, besimi dhe legjislacioni"; Veçoritë kryesore të legjislacionit islam", që ka tre nënkapituj, dhe; "Parimet e legjislacionit islam", kanë të bëjnë me historinë, qasjen dhe interpretimin e vlerës (universalitetit) që ka legjislacioni islam. Ndërsa, pesë kapitujt e tjerë: "Sferat që përfshin legjislacioni islam"; "E drejta familjare në legjislacionin islam"; "E drejta civile në legjislacionin islam"; "E drejta penale (sanksionet penale) në legjislacionin islam", dhe; "E drejta ndërkombëtare në legjislacionin islam", kanë të bëjnë me strukturën dhe të



drejtat si kategori në legjislacionin islam.

Kapitulli i dytë i librit "Legjislacioni islam" është kapitulli ku më së shumti vërejmë kreativitetin dhe origjinalitetin e autorit, qoftë në interpretimin e veçorive të legjislacionit islam, qoftë në përmendjen e klasifikimin e 11 kategorive që ka ky legjislacion, siç janë: se është legjislacion hyjnor, është realist, edukativ, njerëzor (human), gjithëpërfshirës (universal), kap çdo pikëpamje, ekuilibrues (mesatar), është tolerant (modern), qartësues etj.

Ndërsa, si prezantim i vlerave, gjërave primare dhe të tjerave me radhë që ka legjislacioni islam, është kapitulli i tretë i këtij libri. Ky kapitull përmend nëntë parimet e legjislacionit islam, e që ndryshe janë kapitujt themelorë të kushtetutës islame. Këto parime janë:

- E drejta e jetës;
- Liria e besimit;
- Fjala e lirë;
- E drejta e konsultimit;
- Drejtësia;
- Barazia;
- Vëllazëria;
- Mëshira, dhe;
- Bashkëpunimi i ndërsjellë.

Kapitulli që flet për sferat e legjislacionit islam, respektivisht adhurimet, është kapitulli i katërt, që për secilën prej pikave të adhurimeve ka një hapësirë të veçantë.

Libri "Legjislacioni islam", është libër që flet për legjislacionin islam që, siç thotë edhe vetë autori, vjen si një lëvizje që rregullon dhe sistemon çështjet e thjeshta dhe delikate të njeriut, e që ai asnjëherë s'do të mundte t'i rregullonte vetë.[1]

"Legjislacioni islam" shpjegon se Islami nuk është monolit, arkaik, paragjykues, mizor, apo klasifikues. Ky libër pasqyron Islamin, respektivisht legjislacionin islam si pikën më të thumbuar të Islamit, në një formë të qartë dhe lehtë të kuptueshme nga shoqëria shqipfolëse.

Duke qenë se, siç thotë autori, legjislacioni islam përfshin çdo segment të jetës së njeriut, dhe çdo fushë që ndërlidhet me njeriun, familjen, shoqërinë, shtetin, dhe lidhjet tjera njeri-Zot, ky libër na e rikujton edhe më se njeriu patjetër duhet të mendojë në lidhjen vertikale tokë-qiell, respektivisht njeri-Zot. Prandaj, rikujtojmë këtu se përqendrimi i njeriut vetëm në horizontalen, sintagmatiken, shijimin vetëm të asaj që ka jeta pa menduar më tej në prejardhjen e saj a lidhjen që ka ajo me diçka tjetër, apo se jeta është thjesht një udhëtim që ka një fund, apo një udhëtim i pafund, e të tjera mendime, derivojnë në negativen (-), minus. Në atë që nënkupton mangimin, të mangësuarit. Pra, negativen. Duhet patjetër të ekzistojë edhe vertikalja, sistematikja, frymëzimi nga ajo që shohim dhe të menduarit në prejardhjen e asaj, lidhjen shpirtërore Krijues-krijesë, që përfundimisht jeta të ketë një kuptim që derivon pozitiven (+), plusin. Atë që nënkupton plotësimin, shtimin. Pra, pozitiven. Pra, feja dhe legjislacioni hyjnor është koncept i një lidhjeje vertikale (jetës personale) dhe një mbarështrimi horizontal (botës përreth).

Libri "Legjislacioni islam" është katalogu apo orientuesi që secilit ia lehtëson të kuptuarit e Islamit dhe legjislacionit islam, apo edhe krijimin e një lidhjeje të fortë mes sintagmatikes dhe sistematikes.

Sidoqoftë, zbatimi i legjislacionit islam, apo thënë ndryshe ligjit të Zotit, varësisht se sa arrihet, është determinues edhe i lumturisë së personit, qoftë në këtë botë apo në tjetrën.

Pra, se njerëzit janë të lumtur apo të dëshpëruar jo njësoj tregon angazhimi i tyre në harmonizimin e këtyre dy vijave, asaj vertikale dhe asaj horizontale; jetës personale dhe botës përreth. Shijimi dhe kënaqësia me ato që ka horizontalja, e që ne e quajmë "Jetë", dhe prehja në vertikalen, atë që në jetë e quajmë "Besim", nëse do të ishin të harmonizuara maksimalisht, do të derivonin "Lumturinë absolute". Prandaj, varësisht nga harmonizimi, te secili njeri dallojnë edhe lumturia edhe dëshpërimi. Tek e fundit, secili angazhohet ta krijojë harmoninë e tij (+; plusin e tij), që të jetë pozitiv në jetën e tij, në familjen dhe shoqërinë, si dhe të lë pas vetes pozitiven, traditën pozitive edhe pasi të ketë shkuar.

Ky është edhe një nga urdhrat e legjislacionit islam, për çka libri me titull prezantues "Legjislacioni islam", flet bukur gjatë.

Ndërsa, po që se do të bëhej ndonjë kapitull që do të përfshinte vetëm ajetet që kanë të bëjnë me legjislacionin, respektivisht ajetet sipas kapitujve/temave brenda legjislacionit islam, këtij libri do t'i shtohej vlera edhe më.

Gjatë leximit të librit mund të vërejmë përsëritjen e disa ajeteve herë brenda një kapitulli, e herë edhe në kapitujt e tjerë. Pra, i njëjti ajet haset disa herë, si në një kapitull, ashtu edhe nëpër kapituj të ndryshëm. Përdorimi i të njëjtit ajet (citat) për të argumentuar për në disa çështje, madje edhe në kapituj jo të njëjtë, mendojmë se këtij libri ia zbeh vlerën shkencore.

(1) Ejup Haziri, "Legjislacioni islam", Dituria Islame, Prishtinë, 2016, f. 6.



**Prof. dr. Muhammed Mahmud es Sefjad**

# Madhësia dhe forma e Tokës (4)

Për sa i përket formës dhe madhësisë së Tokës, Evropa mesjetare ka qenë shumë e ndarë. Formën e rrumbullakët të Tokës, Augustini i shenjtë e ka konsideruar të pamundur.[1]

Ibën Hordazbeh (ka vdekur më 885 e.r.), Ibën Rusteh (ka vdekur më 903 e.r.), Al Mesudi, Abu al Fida dhe shumë të tjerë, mbi pohimet e tyre mbi formën e rrumbullakët të Tokës kanë dhënë edhe argumente. Abu al Fida si argument mbi formën e rrumbullakët të Tokës cek se këndi prej së cilës shikohen yjet në drejtim të veriut rritet nëse shkohet në drejtim të veriut, ndërsa është më i vogël ndaj yjeve të cilët gjinden në pjesën jugore nëse largohemi prej tyre. Këtë kuptim mbi formën e rrumbullakët të Tokës, në të vërtetë, e ka treguar lundrimi i Kolombos në drejtim të perëndimit, i cili mundi të çojë deri në juglindje të Azisë dhe Kinës. Gjeografët arabo-islam, pasi kanë konstatuar se Toka ka formë të rrumbullakët, kanë tentuar të masin edhe madhësinë e saj. Greku Eratosten është i pari i cili ka arritur përafërsisht të matë gjatësinë e meridianit në mes të dy poleve, dhe përmes kësaj edhe madhësinë e Tokës. Ai ka vërejtur, se gjatë verës Dielli gjendet në zenit mbi Asuan, ndërsa devijon për një të pesëdhjetën e rrethit mbi Aleksandri. Për ta fituar perimetrin e Tokës sipas meridianit, ai gjatësinë në mes të Asuanit dhe Aleksandrisë e ka shumëzuar me pesëdhjetë, dhe ka konstatuar se gjatësia e meridianit është 66,2 milje.

Matja e gjatësisë së meridianit nga ana e arabëve ndaj matjes së grekëve dallohet, ngaqë arabët drejtpërsëdrejti e kanë matur largësinë e dy pikave në provincën Sergjov në Irakun verior. Matja është bërë gjatë kohës së halifit Al Memun, nën kontrollin e djemve të Musa ibën Shakirit, astronomëve dhe matematicienëve të njohur myslimanë. Rezultati i matjeve ka qenë 56.625





milja arabe. Këtë rezultat pastaj e kanë shumëzuar me 360 dhe në këtë mënyrë kanë fituar perimetrin e Tokës nëpër pole, e cila shumë pak dallohet nga gjatësia e vërtetë e matur në të njëjtin vend.

Shkencëtarët grekë kanë pohuar se Toka është e palëvizshme, që nuk lëviz dhe gjendet në qendër të kozmosit. Këto pohime të tyre i kanë pranuar edhe shumë gjeografë arabë. Por ka pas të tillë, të cilët e kanë hedhur sistemin gjeocentrik. Në mesin e tyre padyshim janë: As Singjari, Ash Shirazi, Abu al Feregj, Ash Shami etj. Kuptimi mbi sistemin heliocentrik të mendimit arabo-islam, i ka paraprirë disa shekuj atij evropian, dhe në të vërtetë, ka qenë udhë për Kopernikun, i cili në gjysmën e shek. 16, ka vërtetuar se Toka dhe planetët tjera rrotullohen rreth Diellit. Është për t'u befasuar se Koperniku është vonuar në vërtetimin mbi lëvizjen e trupave qiellor deri në gjysmën e shek. 16, krahas bazave shkencore të hershme myslimane.

## Hartografia

Arabët kanë vërejtur se harta është vegla më e rëndësishme në duart e gjeografëve, dhe për këtë arsye kësaj dege të gjeografisë i kanë kushtuar rëndësi të posaçme. Muhamed ibën Musa al Havarizmi dhe Al Behli janë në mes të gjeografëve të parë arabo-islam, të cilët veprat e veta i kanë plotësuar me harta gjeografike. Krahas veprës së Al Havarizmit, "Suret al erd" gjendet përmbledhja e hartave gjeografike, ndërsa krahas veprës së Al Belhit "Suver al ekalim", teksti origjinal i të cilit është humbur, gjendet edhe atlasi i parë arab. Gjatë kohës së halifit Al Memun një grup shkencëtarësh myslimanë kanë punuar në përpilimin e hartës gjeografike të cilën Al Mesudi e ka emërtuar "As shra al Me'munija."[2]. Si bazë për përpilimin e saj ka shërbyer gjeografia e Ptolomeut. Ajo ka qenë më e mirë dhe më e qartë ndaj hartave gjeografike të Ptolomeut, Marinos dhe hartografëve të tjera antike. Edhe pse myslimanët nuk kanë qenë origjinal në hartografi, ata kanë ruajtur trashëgiminë e vjetër nga hartografia. Ata fuqimisht kanë qenë nën ndikimin e hartografisë greke, posaçërisht të Ptolomeut, të cilët i kanë shumë borxh si edhe Evropa. Harta gjeografike e Al Idrisit (vit. 1154) është gjurmë e vetme e hartografisë.

Hartat gjeografike islame kanë qenë më të mira, më të qarta dhe më shumë janë përputhur me argumente shkencore, se ato harta gjeografike evropiane të shekullit mesjetar, në të cilat kryesisht ka dominuar mitologjia fetare (Mapae Mundi). Gjurmët mitologjike shihen qartë në hartat gjeografike të Psalterit (rreth vit. 1200), Hetorfordit (1280), Marina Sanotoa (1321), Estea (1459) etj.

Edhe pse të kufizuar, hartografët evropianë nuk kanë lënë pas dore njohuritë myslimane, të cilat ata i kanë arritur në këtë degë shkencore. Ndikimi i hartografisë islame është mjaft i theksuar në hartat gjeografike të Mas Marina Sanotoes, me të cilën sqaron bllokadën ekonomike të botës islame. Kraqkovski konsideron se kjo është kopje nga atlasi botëror islam.[3]

Kulminacionin e vet hartografia evropiane e ka arritur me paraqitjen e të ashtuquajturës harta detare "Portoloni". Edhe në këto harta shihen gjurmët e gjeografisë myslimane dhe gjurmët e hartave detare myslimane për udhëtim nëpër Oqeanin Indian. Kimble në veprën e vet "Geography in the middle ages", thekson se në hartën gjeografike të botës, të cilën e ka projektuar Este, më 1450 nuk shihet ndikimi i Ptolomeut, por gjurmët e myslimanëve dhe e hartografisë së tyre.[4]

Në fund mund të themi se rrënjët e hartografisë bashkëkohore gjenden larg, pra në të kaluarën e hershme. Arabët dhe myslimanët gjatë mesjetës kanë qenë levë në mes të së vjetrës dhe të resë. Ata kanë ruajtur traditën dhe kanë begatuar gjeografinë me zbulime të reja gjeografike, me instrumente origjinale të navigacionit, me të menduarit e lirë etj. Kontributi dhe ndikimi i tyre në mendimin shkencor mbi gjeografinë ka zgjatur deri në kohën e renesancës evropiane dhe të zbulimeve të mëdha gjeografike.

*Përktheu nga gjuha angleze: Shyqri Xhibo*

(1) Sarton: Introduction to the history of science, vol. II, p. 46. (2) Al - Mas'udi: Al tankih wal ishraf, Leiden, 1893, p. 33 - 44. (3)Kratshkovsky, ibid., p. 26. (4) Kimble: Geography in the middle ages, o. 197.

Entela Hidri



# Pse duhet t'i edukojmë fëmijët me Islam?

"Në duart e tua nënë u tundën djepe mbarë njerëzore, e ti përsëri nuk lodhesh, sepse çdo pemë me fryte jep kokrra."

Të falënderoj ty i madhi Zot, që në prehrin tim bëre të rriten breza dhe nga duart e mia si mësuese, bëre të dalin gjenerata. Ne në kohën moderne kemi sfida të pafundme, por për mendimin tim sfida më e vështirë është edukimi dhe rindërtimi. Bota ecën me ritme të shpejta duke marrë edhe shtysë nga teknologjia, por ne duhet të kujdesemi që fëmijët të rriten ashtu siç duhet dhe siç duam ne.

Padyshim që edukimi i fëmijëve, sidomos në kohën ku jetojmë, është një nga sfidat më të mëdha të prindërve, e sidomos të prindërve besimtarë. Në çdo rast që ulesh me një baba apo nënë, është e vështirë të shpëtosh pa dëgjuar prej tyre hallet dhe problemet që kanë me edukimin e fëmijëve. Fëmija ka problematika në varësi të moshës që ka, por ne duhet të kujdesemi për ta sipas specifikave që ka mosha, por edhe karakterit të tyre. S'ka një model universal edukimi për sa kohë fëmijët janë qenie unike dhe të brishta. Vetëm duke përvetësuar aftësitë edukative, ne mund të nxjerrim breza të ndershëm dhe të suksesshëm, si në aspektin shoqëror ashtu dhe në atë shpirtëror. Nuk duhet harruar se njeriu është i krijuar nga balta dhe balta është lëndë e ndikueshme nga faktorët e jashtëm, pra nga ambienti që e rrethon.

**Pse duhet t'i edukojmë fëmijët me islam?!**

Përpara se t'i edukojmë fëmijët tanë me islam, duhet të kemi të qarta strategjitë tona të edukimit. Në ndërtimin e këtyre strategjive lindin natyrshëm disa pyetje:

Përse duhet ta edukoj fëmijën tim? Cili është objektivi, që duhet të synoj me edukimin e fëmijës? Për çfarë duhet ta përgatis atë?

Me edukimin e fëmijëve, ne synojmë përgatitjen e tyre për të qenë mëkëmbës në tokë, pra për të qenë qenie të vlefshme në shoqëri dhe njëkohësisht të adhurojnë Zotin që i krijoi.

Zoti thotë në Kuranin Famëlartë: "I kam krijuar xhindet dhe njerëzit, vetëm që të më adhurojnë." (Edh Dharijat, 56). Nga këtu del edhe thelbi se pse ne duhet t'i edukojmë fëmijët tanë me frymën islame dhe me besim në Zot, sepse ky ka qenë qëllimi i krijimit të tyre.

Sipas psikologëve myslimanë ne duhet të ruajmë dhe të mbrojmë natyrën e pastër të brezit të ri. Që t'i arrimë këto synime ne duhet të jemi të kujdesshëm dhe të përpiktë, duhet të jemi ne vetë edukuesi për fëmijët tanë. Prindi ose edukatori, duhet të jetë gjithmonë i vëmendshëm me fëmijën, ai duhet t`i kontrollojë sjelljet dhe çdo sjellje të pahijshme, duhet ta gdhendë me urtësi, derisa ta rregullojë atë.



Ndodh shpesh herë, që fëmija ta refuzojë një sjellje apo vlerë, e cila është në interesin dhe dobinë e tij. Ne duhet të përpiqemi me të gjithë format, derisa fëmija ta përftojë dhe thithë këtë sjellje dhe vlerë. Padyshim, që gjithçka e tillë është art dhe këtë art më së miri e gjejmë të mishëruar në jetëshkrimin dhe traditën e pejgamberit Muhamed a.s.

Ne nuk mund t'i edukojmë fëmijët tanë që të kemi qetësi dhe rehati vetëm ne si prindër, por duke i edukuar fëmijët me edukatë të mirë, kjo sjellë dobi politike, ekonomike, shoqërore, fetare etj.

Përgatitja për t'u bërë prindër që do të edukojmë me edukatë islame fillon që me daljen tonë në jetë. Por Islami shkon edhe më larg, këtë e kërkon edhe para lindjes së fëmijëve. Pra, Islami çështjen e edukimit të pasardhësve e parashtron prej momentit të kurorëzimit, apo martesës.

Detyra me rëndësi bien mbi nënat, sepse nëna është shtylla e familjes dhe faktor kryesor në edukimin, formimin dhe zhvillimin normal të fëmijëve. Islami zgjedh që fëmijës së porsalindur t'i jepet emër i mirë dhe i bukur, sepse ndikon mjaft në zemrën dhe shpirtin e fëmijës, gjë që është vërtetuar kohëve të fundit edhe nga shumë analiza shkencore, sipas të cilave fëmija është fushë shumë e përshtatshme për pranimin dhe vulosjen e shprehive dhe fjalëve në psikologjinë dhe shpirtin e tij. Nga ana tjetër qëndrimi i prindit duhet të jetë qëndrim i përgjegjshëm dhe i vetëdijshëm për detyrën që ka ndaj fëmijës dhe për atë që i është dhënë në duart e tij, kjo nënkupton mosbarazimin e autoritetit të prindit me atë të fëmijës dhe vendosmërinë e plotë në procesin edukativ të fëmijës.

Aliu r.a. në një thënie të tij thotë: "Nuk është jetim ai fëmijë që nuk ka prindër, por jetim i vërtetë është ai fëmijë që është pa edukim dhe pa sjellje të mirë". Ne duhet të kujdesemi që fëmijët të njohin Krijuesin, t'i nënshtrohen urdhëresave të tij, t'i edukojmë me sjellje të mira, me durim, mospasje të mendjemadhësisë, të jenë të sinqertë.

Mos harroni kush edukon fëmijë në islam ka edukuar fëmijë të shpëtuar nga dënimi dhe ndëshkimi, andaj t'i japim edukimit islam vendin që meriton, ne kujdesemi t'i ushqejmë mirë fëmijët, t'i rrisim të ditur, por duhet t'iu ushqejmë edhe shpirtin me fenë e pastër e burimore-Islamin.

"Në duart e mia t'i rritesh dhe po ndërton të ardhmen, e unë dua që ti të jesh me mua, aty ku jeta dhe lumturia s'kanë fund, në Xhenet."



**Faik Miftari**

# Dhjetë vjet nga kalimi në ahiret i hafëz Jakub ef. Muqeziut



Me 13 dhjetor 2016 u mbushën plot 10 vjet kur ndërroi jetë hafëzi, imami, patrioti, atdhetari, nacionalisti, haxhi hafëz Jakub ef. Dukagjini Muqeziu.

Hafëz Jakub ef. Muqeziu u lind në Prizren në vitin 1919, mejtepin e kreu pranë xhamisë së Emin Pashës, pas së cilës vazhdoi edhe mësimin e hifzit të Kuranit te muhafizi i njohur i asaj kohe hafëz Beqir ef. Kajserliu, i cili njëkohësisht ishte edhe imam i xhamisë së Emin Pashës. Hifzin e kreu në vitin 1937 në moshën 18 vjeçare. Pas kësaj vijoi mësimet në Medresenë e Gazi Mehmed Pashës në Prizren, te myderrizët e

njohur të asaj kohe Abdullah efendiu, Sylejman efendiu dhe së fundi te Hasan efendi Nahi myderriz nga Gjakova, por medresenë nuk arriti ta përfundojë për shkak të mbylljes së dhunshme të medresesë së Gazi Mehmed Pashës në vitin 1947 nga pushteti i atëhershëm komunist.

Pas ripushtimit serb të Kosovës dhe vendosjes së pushtetit komunist haxhi hafëz Jakub ef. Muqeziu u inkuadrua në celulën ilegale të Komitetit Nacional Demokratik Shqiptar të rrethit të Prizrenit dhe veproi aktivisht në ilegalitet të plotë gjer në vitin 1950. Në vitin 1946 me forcë e rihapi Vakëfin e Prizrenit, i cili qe mbyllur dy vjet nga ana e pushtetit komunist vendor, i cili në atë kohë gjendej në ders'hanen (mësonjëtoren) e medresesë së Mehmed Pashës. Në vitin 1947 mori detyrën e imamit në xhaminë e Sinan Pashës, të cilin detyrë e kreu me sukses gjer në vitin 1950, me ç'rast u burgos nga regjimi i atëhershëm komunist.

Në vitin 1946 me vullnet dhe dëshirë të flaktë, ndërmori aksionin krye në vete, që për atë kohë ishte një flijim i jashtëzakonshëm duke marr parasysh rrethanat aktuale, e riaktivizoi topin në Kala të Prizrenit, që sinjalizonte përfundimin e agjërimit ditor të muajit të Ramazanit, një traditë shekullore në qytetin e lashtë të Prizrenit, e që për dy vjet ishte ndërprerë nga pushteti vendor komunist. Aktivizimin dhe mirëmbajtjen e topit në Kala të Prizrenit e mirëmbajti gjatë viteve 1946,1947,1948, 1949, dhe 1950 , pas së cilës topi i Kalasë së Prizrenit heshti në sinjalizimin e përfundimit të agjërimit ditor.

Pas denoncimit të celulës së Komitetit Nacional Demokrat Shqiptar në Prizren, hafëz Jakub ef. Muqeziu u burgos me shokët e vet dhe u dënua me vdekje, i cili dënim më pastaj pas ankesës iu zëvendësua me burg në kohëzgjatje prej 20 vjetësh, të cilin plot 12 vjet burg i kaloi në kazamatet e Nishit, duke punuar punë të rëndë fizike. Por hafëzi i nderuar kot nuk e humbi kohën edhe në burg, aty e mësoi mjeshtërinë e zanatit të xhamaprerësit, të cilit ia pa hairin shumë pas daljes nga burgu, me ç'rast hapi dyqanin zejtar të xhamaprerësit, me të cilin e mbajti gjallë veten dhe familjen. Pas daljes nga burgu për 7 vjet nuk iu lejua të punojë si imam, dhe tek në vitin 1969 u caktua imam në xhaminë e Emin Pashës, ku shërbeu plot 35 vite gjer në vitin 2004 kur doli në pension. Plot 35 vjet me përkushtim punoi si imam dhe me dekada i mësoi shumë të rinj e të reja mësim-besimin fetar islam dhe leximin e Kuranit.

Ishte një burrë i rrallë shqiptar i cili çmohej për nga idetë e tija antikomuniste dhe anti serbe si dy elemente me pasoja më tragjike për popullin shqiptarë. Ai në vepër e praktikoi thënien e njohur "se pa iman s'ka vatan", që do të thotë se "pa fe s'ka as atdhe". Të gjithë atdhetarët gjatë gjithë historisë përveç që kanë qenë patriotë të çmuar, kanë qenë edhe besimtarë të devotshëm.

Hafëz Jakub ef. Muqeziu ishte njeri temperament, por i drejtë, guximtar dhe gjithmonë gati për çdo aksion apo ide në favor të çështjes kombëtare shqiptare dhe traditës fetare islame. Do të veçoja vetëm disa nga cilësitë e tija të shumta nga jeta e bujshme e tij. Gjatë kohës së Shqipërisë etnike në vitin 1944 qe ftuar nga ulemaja e Shkodrës që gjatë muajit të Ramazanit të këndojë mukabele në njërën prej xhamive të shumta të Shkodrës. Në një ditë prej ditëve të kaluara gjatë Ramazanit në Shkodër qe lutur nga ulemaja e Shkodrës, që para tyre, edhe pse në atë kohë ishte në një moshë bukur të re, 25 vjeçar, t'ju këndojë mevludin në gjuhën origjinale turke. Ky moment në jetën e tij ka qenë një ngjarje tepër e madhe, duke pasur parasysh një respekt të posaçëm që ka treguar ulemaja e Shkodrës për një hafëz të ri kosovar.

Hafëz Jakub ef. Muqeziu u varros me nderime të larta fetare e atdhetare me 13 dhjetor 2006, me ç'rast faljen e namazit të xhenazes në xhaminë e Bajraklisë ia kreu kryeimami Ali ef. Vezaj, ndërsa fjalimet e rastit i mbajtën kolegët e tij veteran të Nacional Demokrates Shqiptare.

Në përfundim të këtij përkujtimi, me rastin e 10 vjetorit të kalimit në ahiret, e lus Allahun e madhëruar që për kontributin e dhëne për vatan e iman ta shpërblejë me shkallët më të larta të xhenetit firdevs inshallah.





# Manifestimi vjetor me moton: "Muhamedi a.s., Pejgamberi i paqes dhe i dashurisë"

*Duissburg – Gjermani*

Unioni i Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani më 18.12.2016, në qytetin Duissburg, organizoi manifestimin qendror për mbarë Gjermaninë kushtuar Mevludit-ditëlindjes së Muhamedit a.s., Pejgamberit të paqes, dashurisë dhe mëshirës. Me ftesë të kryetarit të UQISHGJ, Mensur ef. Halili, këtë manifestim e nderoi me pjesëmarrjen e tij përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës, mr. Ekrem Simnica, njëherësh edhe drejtor për Diasporë, i cili mori pjesë në mungesë të myftiut Naim ef. Tërnava, pasi që ky i fundit po merrte pjesë në forumin për promovimin e paqes në shoqëritë myslimane, që po mbahej në Abu Dhabi, kryeqytetin e Emirateve të Bashkuara Arabe.

Përfaqësuesi i BIK-ut, z. Ekrem Simnica iu drejtua të pranishmëve me një fjalë rasti: "Kam nderin dhe kënaqësinë që sot t'ju drejtohem me këtë fjalë rasti dhe njëkohësisht t'ju përshëndes, e t'ju përcjellë përshëndetjet dhe t'ju falënderoj në emër të BIK, strukturave udhëheqëse të saja, në emrin e myftiut Naim ef Tërnava dhe popullit të Kosovës për kontributin tuaj të dhënë në përgjithësi për vendlindjet, dhe për kontributin tuaj të veçantë juve z. Mensur Halili dhe stafin tuaj në këtë manifestim. Manifestim i cili temë boshte ka përkushtimin e besimtarëve tanë ndaj figurës dhe personalitet të ndritur të Pejgamberit Muhamedit a.s. në njërën anë dhe në anën tjetër manifestimin që e kanë organizuar besimtarët tanë në shenjë respekti e dashurie ndaj Pejgamberit të Allahut ndër vite e mote.

S'ka dyshim se përkushtimi i besimtarëve ndaj Pejgamberit a.s. është i kuptueshëm, sepse Allahu xh.sh. e zgjodhi atë për të dërguar të Tij deri në Ditën e Kiametit, e bëri mëshirë për botët mbarë dhe për të gjithë njerëzit.

Dhe jo vetëm kaq, por Zoti i Madhërishëm emrin e tij e renditi pas emrit të Vet, kurse besimtarët i urdhëroi që t'iu përmbahen rrugës dhe mësimeve të tij.

Në historinë e ndritshme është i njohur përkushtimi, nderi e respekti që kanë treguar besimtarët ndaj Pejgamberit a.s., që nga sahabët, e deri te ne sot. Mënyra e shprehjes së dashurisë ndaj Pejgamberit a.s. ndër gjenerata e breza mori forma e trajta të ndryshme, kronistët regjistruan me pietet e dashuri jetën dhe biografinë e tij të ndritur, ulematë morën dhe zbatuan me përpikëri mësimet e thëniet e tij, pedagogët mësuan nga mësimet, edukata dhe etika e tij, ndërsa poetët e letrarët thurën vargje dhe e përjetësuan në prozë, poezi e ode të ndryshme kushtuar jetës, veprës dhe muxhizeve të Pejgamberit tonë të fundit, Muhamedit a.s.

Këtë formë të thurjes së lavdeve dhe konsideratave për Pejgamberin a.s., si për askënd tjetër, e gjejmë edhe te populli ynë, që, sikurse dihet, deri sot janë shkruar mbi 30 mevlude në gjuhën shqipe, pa përmendur këtu edhe poezitë, e kasidet e panumërta.

Të theksojmë se shumica e këtyre mevludeve janë shkruar në periudhën e Rilindjes Kombëtare nga personalitete dhe dijetarë të shquar e të dëshmuar, si në rrafshin fetar ashtu edhe në rrafshin kombëtar.

Këta ulema që shkruan dhe thurën lavdet, si për askënd tjetër, me një stil të lartë e të pashembullt, për Pejgamberin a.s. në gjuhën shqipe ishin personalitete me arsimim të lartë, njerëz të respektuar e të dëshmuar dhe që dhanë kontribute edhe në fusha të tjera si në Kuran, tefsir, histori, hadith, fikh, gjuhësi, letërsi, publicistikë etj. Nuk do të mund të mos përmendim këtu hafëz Ibrahim Dalliun, hafëz. Ali Korçën, hafëz Ali Ulqinakun, Tahir efendi Popovën etj.

Nuk do të thoshim ndonjë gjë të re nëse konstatojmë se manifestimi i mevludit ndër myslimanët shqiptarë ka qenë një ndër më të përhapurit, sa herë që ka ardhur muaji Rebiul Evel, - muaj në të cilin lindi Pegamberi a.s., - ata në ambientet e tyre familjare po gjithsesi edhe publike janë tubuar për ta shënuar këtë datë të rëndësishme.

Dhe jo vetëm kaq, ngase besimtarët tanë, përveç shënimit të ditëlindjes së Pejgamberit a.s., organizonin mevlude edhe në raste gëzimi, si me rastin e lindjes së fëmijëve, të hyrjes në shtëpi të reja dhe në raste të tjera.

Me një fjalë, mevludi i ka përcjellë besimtarët që nga djepi e deri në varr.

Kjo traditë e begatë e manifestimit të mevludit dhe shënimit të ditëlindjes së Pejgamberit a.s., para një dekade si të thuash, bëhej më masive dhe më madhështore, kurse sot fatkeqësisht, për shkak të disa rrethanave të krijuara, sikur ka filluar të zbehet dhe ka marrë domethënie dhe formë tjetër.

*Të nderuar të pranishëm*

Sot bota islame i gëzohet ardhjes në këtë jetë të Muhamed Mustafasë nëpërmjet rikujtimit të ditëlindjes së tij. Kur myslimanët në këtë apo atë mënyrë festojnë në shenjë respekti ditëlindjen e Muhamedit a.s., dhe mbahen manifestime të shumta kushtuar shëmbëlltyrës së tij, jetës e veprës së tij. Allahu e melaqet luten për të në vazhdimësi, e po ashtu myslimanët e mbarë botës



***Manifestimi vjetor në Duissburg me moton: "Muhamedi a.s., Pejgamberi i paqes dhe dashurisë"***

luten për Muhamed Mustafanë. Këto festa islame edhe më ia shtojnë krenarinë fesë sonë dhe kur myslimanët në shenjë respekti lexojnë e këndojnë poezi-mevlud në gjuhë të ndryshme të botës. Ne sot kujtojmë sistemin komunist dhe rolin e mevludit në shoqërinë shqiptare.

Vërtetë me plot gojën themi se Mevludi në Kosovë, dhe ndër shqiptarët kudo që jetojnë e veprojnë pati një domethënie të madhe në ruajtjen e identitetit islam dhe kombëtar, ndaj me krenari të madhe këndojmë e lexojmë mevlude, e mbajmë tubime për këtë shëmbëlltyrë të pa përsëritshme në historinë njerëzore.

Festën e mevludit, festën e Israsë e Miraxhit etj, asnjëherë nuk do të lejojmë të zëvendësojmë sipas dëshirave të disave me Shën Valentinin, Natën e Shtrigave, festën e të vdekurve etj.

Shëmbëlltyra e Muhamedit a.s. do të rri prore në zemrat tona, shtëpitë tona, shoqërinë tonë ngase kështu na mëson Kurani, kështu na mëson Muhamedi a.s.

Duke e lutur Zotin e Madhërishëm për një mirëqenie sa më të mirë e të begatë për popullin tonë dhe duke e lutur të Madhin Zot që paqja dhe harmonia të mbizotëroi mes njerëzve mbarë, edhe një herë ju uroi ditëlindjen e Pejgamberit, Muhamedit a.s."

Në këtë manifestim morën pjesë personalitete të shquara të jetës fetare, kulturore e afariste. Programi u zhvillua me demonstrimin e këndimeve kuranore dhe paraqitjeve fetare, artistike dhe kulturore. Përveç këndimeve të pjesëve kuranore nga zërat më të bukur të imamëve që shërbejnë në Gjermani si z. Xhelal ef. Kaloshi, pjesëve të mevludit dhe ilahive nga kori i xhamisë shqiptare në Duissburgut, të pranishmit i përshëndetën edhe shumë personalitet të shquara të jetës fetare nga vendlindja si dhe në diasporë. Manifestimin e nderoi dhe përshëndeti, Reisi i BFI-së të Maqedonisë z. Sylejman ef. Rexhepi me bashkëpunëtorët e tij, përfaqësuesit e Unioneve Shqiptare Islame nga Austria, Italia, Belgjika dhe Danimarka.

Manifestimi u përmbyll me darkën e shtruar nga organizatorët për të gjithë të pranishmit.

Java e manifestimeve të ditëlindjes së Profetit të mëshirës në Gjermani u përmbyll me seminarin trajnues të organizuar nga UIAZD, ku të pranishëm ishin shumica dërmuese e imamëve me shërbim në mbarë Gjermaninë të inkuadruar në Unionin Shqiptar Islam.

Të pranishmëve në këtë seminar të organizuar nga Unioni i Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani, në fillim iu drejtuan dy përgjegjësitë për diasporën e Bashkësive Islame: Dr. Selver Xhemaili përgjegjës për diasporën pranë BFIM dhe Mr. Ekrem Simnica,Drejtor për Diasporë në Bashkësinë Islame të Kosovës.

Ndërsa temat kryesore para imamëve i demonstruan Prof. dr. Musa Musai i cili diskursin e bisedës së tij e kishte të orientuar tek titulli: Thirrësi njohës i rrethanave psikosociale në shoqëri; pozicionimi i thirrësit islam mes tradicionales dhe bashkëkohores.

Dhe ligjëruesi i dytë ishte Dr. Çefli Ademi i cili temën e tij e kishte përqendruar rreth komparacionit mes të drejtës islame dhe kushtetutës së Gjermanisë nga këndvështrimet etike në interpretimin e të drejtës si nocion universal.

Krejt në fund falënderojmë Unionin e Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani për organizimin në nivel dhe njëkohësisht udhëheqësisë dhe drejtuesve të këtij institucioni me peshë në shoqërinë Gjermane iu urojmë sukses në veprimtarinë dhe aktivitetet e tyre të mëtejme.

***Ekrem Simnica, drejtor për Diasporë***

# Zekati dhe Sadakatul-fitri - shtylla kryesore për mirëmbajtjen e institucioneve fetare të BIRK-ut

Zekati është një prej pesë shtyllave, mbi të cilat ngritët feja Islame. Është bërë obligim në vitin e dytë hixhrij. Me kryerjen e këtij obligimi myslimani e pastron shpirtin dhe pasurinë e tij. Në Kuran, Allahu i Gjithëmëshirshëm e përmend zekatin krahas namazit, në mbi shtatëdhjetë vende, e kjo e vërteton vlerën dhe rëndësinë që ka ky institucion islam.

Bazuar në ajetet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit a.s., të gjithë dijetarët islamë janë të pajtimit se dhënia e zekatit është farz për çdo mysliman, të cilët kanë pasuri sipas normës së përcaktuar të sheriatit (nisab). Prandaj, ai i cili e mohon këtë, konsiderohet i dal nga feja, ndërkaq, ai i cili nuk e jep zekatin konsiderohet gjynahqar. Fetarisht është e vërtetuar, se ai i cili e jep zekatin, në të vërtetë e pastron pasurinë e tij, e begaton shpirtin e tij dhe ka shpërblim nga Allahu i Plotfuqishëm.

Sadakatul-fitri është bërë vaxhib në vitin e dytë të hixhretit, po atë vit kur edhe është bërë farz agjërimi i muajit të Ramazanit. Kështu që kryefamiljari është i obliguar të jap sadakatul-fitrin për veten e tij dhe për ata që i ka në mbikëqyrjen e tij. Sasia e dhënies është e normuar me sheriat. Mbi këtë bazë, në vendin tonë këtë sasi e përcakton Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, sepse ajo është e vetmja kompetente për këtë gjë.

Besimtarët tanë, përmes këtyre dhënieve fetare, si brenda Kosovës, ashtu edhe në diasporë, gjithmonë kanë kontribuar në mirëmbajtjen e institucioneve fetaro-arsimore.

Në rrethanat në të cilat është duke u zhvilluar jeta fetare në vendin tonë, e duke u bazuar në ajetin 60, të sures Et-Tevbe, i cili përcakton saktësisht se ku duhet dhënë zekatin dhe sadakatul-fitrin, ku një nga to është: "…ve fi sebililah" - …dhe në rrugën e Allahut, ulemaja kompetente kanë dhënë fetva për grumbullimin e zekatit dhe sadakatul-fitrit në fondin e dedikuar për mbajtjen e institucioneve fetaro-arsimore (Medreseve dhe Fakultetit të Studimeve Islame).

Duke u mbështetur në praktikën e deritanishme të funksionimit të Medresesë "Alaudin", paraleleve të saj të ndara, konviktit të vajzave në Prishtinë, si dhe Fakultetit të Studimeve Islame, mund të konstatojmë se sa meritor, sa me vend dhe sa largpamës ka qenë vendimi i ulemave për një hap të tillë. Prandaj, e tërë merita me shumë të drejtë i takon xhematit - besimtarëve tanë, të cilët për gjysmë shekulli, derdhën zekatin dhe sadakatul-fitrin në llogaritë e këtyre institucioneve.

Në këtë numër të "Dituria Islame", do të paraqesim listën e këshillave të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe Qendrave Islame në Diasporë, të cilët kanë kontribuar me sadakatul-fitr dhe zekat për nevojat e institucione dhe vetë Bashkësisë Islame, e që e konsiderojmë edhe si falënderim për të gjithë këta bamirës. Lusim Allahun që t'i shpërblejë në këtë botë dhe në Ahiret.

**Paraqitja tabelare e kontributeve:**

| *Nr.* | *KBI* | *S.Fitrat 2016* | *Zekati 2016* |
|---|---|---|---|
| *1.* | *Prishtinë* | *67,331.00* | *27,132.00* |
| *2.* | *F. Kosovë* | *6,571.20* | *328.00* |
| *3.* | *Obiliq* | *4,916.00* | *240.00* |
| *4.* | *Podujevë* | *13,042.00* | *4,241.60* |
| *5.* | *Lipjan* | *10,040.60* | *-* |
| *6.* | *Drenas* | *5,403.20* | *-* |
| *7.* | *Mitrovicë* | *11,061.60* | *984.00* |
| *8.* | *Vushtrri* | *16,414.40* | *2,520.00* |
| *9.* | *Skenderaj* | *8,356.80* | *980.00* |
| *10.* | *Pejë* | *16,796.00* | *1,292.00* |
| *11.* | *Klinë* | *4,205.00* | *-* |
| *12.* | *Deçan* | *4,065.60* | *-* |

| | | | |
|---|---|---|---|
| 13. | *Istog* | 2,577.00 | 880.00 |
| 14. | *Gjakovë* | 8,976.00 | 596.00 |
| 15. | *Malishevë* | 4,029.60 | 200.00 |
| 16. | *Rahovec* | 13,610.40 | 460.00 |
| 17. | *Prizren* | 50,476.80 | 7,832.00 |
| 18. | *Suharekë* | 12,351.00 | 1,494.00 |
| 19. | *Dragash* | 18,114.00 | - |
| 20. | *Gjilan* | 25,681.00 | 2,743.20 |
| 21. | *Viti* | 5,884.00 | 933.60 |
| 22. | *Kamenicë* | 4,561.60 | - |
| 23. | *Preshevë* | - | - |
| 24. | *Bujanovc* | - | - |
| 25. | *Ferizaj* | 27,102.00 | 2,408.00 |
| 26. | *Shtime* | 6,203.20 | 800.00 |
| 27. | *Hani i Elezit* | 5,193.60 | |
| 28. | *Kaçanik* | 4,096.00 | 616.00 |
| 29. | *Diasporë* | 44,133.01 | - |
| 30. | *NN* | 1,593.50 | - |
| 31. | *Hasan Hasani* | - | 200.00 |
| 32. | *Rexhep Podvorica* | - | 50.00 |
| 33. | *Alma Behluli* | - | 200.00 |
| 34. | *Idriz Bejtullahu* | - | 75.00 |
| 35. | *Faton Ramaj* | - | 200.00 |
| 36. | *Driton Miftari* | - | 50.00 |
| 37. | *Nurdi Gjata* | - | 10.00 |
| 38. | *Valdete Rexhepi* | - | 200.00 |
| 39. | *Bajram Merlaku* | - | 2000.00 |
| 40. | *Ilaz Cakallu* | - | 500.00 |
| 41. | *Driton Shishani* | - | 1070.00 |
| 42. | *Egzona Ajeti* | - | 150.00 |
| 43 | *Qemajl Selishta* | 10.00 | - |
| | *Gjithsej:* | **402,796.11 €** | **61,385.80 €** |

## Kontributet nga Zvicrra

| *Nr.* | *Diaspora* | *shuma në FRANGA* |
|---|---|---|
| 1. | *Shtëpia e Paqes Cyrih-Zvicër* | 4,730.00 |
| 2. | *Xhamia Limatal - Zvicër* | 1,000.00 |
| 3. | *Xhamia Uniteti Emem-Zvicër* | 1,000.00 |
| 4. | *Xhamia e Bardhë Aarbug-Zvicër* | 4,120.00 |
| 5. | *Sh.K. Mysliman Pajern-Zvicër* | 500.00 |
| 6. | *BISH Winterthur* | 2,800.00 |
| 7. | *Manush Morina* | 1,500.00 |
| 8. | *NN Zvicër* | 2,000.00 |
| | Totali | **17,650.00 Fr** |
| | *Konvertimi në euro* | **16,043.85 €** |

## Kontributet nga Zvicrra

| *Nr.* | *Diaspora* | *shuma në EURO* |
|---|---|---|
| 1. | *BISH-Cyrih (Ngaviti 2015)* | 3,556.80 € |
| 2. | *Ambasada EBA, Mali i Zi* | 4,500.00 € |
| 3. | *Xhamia El-Furkan Duisburg* | 1,000.00 € |
| 4. | *QSHFK Norvegji* | 850.00 € |
| 5. | *Xhamia Bashkimi Linz Austri* | 2,440.00 € |
| 6. | *Xhamia El-Hidaje St.Gallen, Zvicër* | 2,539.82 € |
| 7. | *Labinot Popova* | 40.00 € |
| 8. | *Qendra Kulturore Islame IKRE Zvicër* | 549.54 € |
| 9. | *Bashkësia Islame Gllarus-Zvicër* | 2,100.00 € |
| 10. | *QSHI Fatima Ev-Buhum-Gjermani* | 1,300.00 € |
| 11. | *Xhamia IKRA-Berlin* | 2,000.00 € |
| 12. | *ARS Ingelstat* | 2,000.00 € |
| 13. | *BISH-Regensdorf-Zvicër* | 3,213.00 € |
| 14. | *Unioni Shqiptar Mysliman Austri* | 2,000.00 € |
| | Totali | **28,089.16 €** |

| | |
|---|---|
| TOTAL DIASPORA | **44,133.01 €** |

*Kasim Gërguri*

**Myftiu Tërnava për vizitë në Emiratet e Bashkuara Arabe**

Me ftesë të dijetarit të mirënjohur islam Abdullah bin Bejah, njëherazi kryetar i forumit të promovimit të paqes në shoqërinë islame, myftiu Naim ef. Tërnava vizitoi EBA-të.

Myftiu Tërnava filloi vizitën e tij në kryeqytetin e EBA-së Abu Dhabi, ku me datë 19-20 dhjetor mori pjesë në forumin për promovimin e paqes në shoqërinë myslimane. Ky forum organizohet nën patronatin e ministrit të MPJ-së, të EBA-së, Abdullah bin Zajed Al Nahjan. Në këtë forum morën pjesë ministra, myftinj, dijetarë, mendimtarë dhe zyrtarë të shumë shteteve nga mbarë bota. Forumi gjatë dy ditëve të punës diskutoi për tematiken e konceptit të shtetit islam, me fokus të veçantë për promovimin e paqes në të gjitha shoqëritë në botë, e në veçanti në shoqëritë islame. Gjithashtu aty u diskutua edhe mbi problematikën e radikalizmit fetar dhe terrorizmit, që padrejtësisht po cilësohet si terrorizëm islam, edhe pse vuajtjet më të mëdha nga ky terrorizëm po i vuan bota islame.



*Myftiu gjatë zhvillimit të punimeve të konferencës*



*Myftiu takon personalitete të shumta, pjesmarrës në konferencë*

Në hapjen e forumit që u organizua nën kujdesin e ministrit të Punëve të Jashtme të EBA-së, Abdullah bin Zajed, folën ministri i kulturës i EBA-së, Nahjan Al Nahjan, i cili në fjalën e tij përshëndetëse gjithë pjesëmarrësve u dëshiroi mirëseardhje në këtë ngjarje shumë të rëndësishme dhe shumë të nevojshme për mbarë botën. Ai përcolli edhe mesazhin e emirit të EBA-së, Sheikh Halifa bin Zajed, duke theksuar se EBA-të, janë një nga shtetet për të cilin paqja te të gjithë është dhe konsiderohet parim me të cilin nuk ka kompromis. Ai gjithashtu u dëshiroi suksese në punimet e forumit gjithë pjesëmarrësve.

Në hapjen e forumit foli edhe dijetari i mirënjohur islam, njëherazi iniciatori i këtij forumi, Abdullah bin Beja, i cili me fjalën e tij informoi të pranishmit për punën e forumit, nga i cili do të dalin konkluzione dhe porosi që do t'i përqafojë edhe organizata e OKB-së.

Para të pranishmëve foli edhe sekretari Gjeneral i RABITAS, dr. Abdulkerimel Isa, i cili konfirmoi përkrahjen e RABITAS për këtë forum dhe për vendimet që dalin nga ky forum.

Në hapje folën edhe ministrat e Çështjeve Fetare të Egjiptit, Mauritanisë, Abu Dhabit dhe Sudanit. Pas përfundimit të punëve aty, myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava zhvilloi disa takime me personalitete të ndryshme nga shtete të ndryshme të botës islame. Këto takime u shfrytëzuan me theks të veçantë për të shtruar kërkesën për njohje të shtetit të Kosovës nga shtetet që ende nuk e kanë njohur pavarësinë tonë.

Myftiu Tërnava gjithashtu takoi edhe delegacione e ministra, myftinjtë nga Sudani, Mauritania, Malajzia, Kuvajti, EBA-të, Arabia Saudite, Egjipti, Algjeria, Maroku, Kroacia, Bahrejni, Amerika, Indonezia, Singapori, përfaqësuesin nga BE-ja, këshilltarin e posaçëm për parandalimin e gjenocidit në OKB, z. Adama Dieng, kardinalin e Uashingtonit Theodore Edgar McCarrick etj.

Në ditën e dytë u organizua një darkë ceremoniale ku u nda Çmimi " Imami Hasan bin Ali për Paqe", në këtë eveniment mori pjesë Ministri i MPJ të EBA- së Abdullah bin Zajed, Çmimi iu nda hoxhallarëve dhe priftërinjve nga Afrika Qendrore, të cilët dhanë kontributin e tyre në uljen e tensioneve mes të krishterëve

dhe myslimanëve. Çmimi iu nda imamit Omar Kubini Lajam, kryetari i Këshillit Islam, kryepeshkopit katolik në kryeqytetin e Republikës së Afrikës Qendrore, Bangui, kardinalit Dijodoni Niza Ballajanga, si dhe priftit Nikola Gir Kujamini Gibano, Kryetari i Aleancës Ungjillore në Afrikën Qendrore.

Gjatë qëndrimit në Abu Dhabi, myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga këshilltari dr. Islam Hasani dhe asistenti mr. Besim Mehmeti vizituan fondacionin "Khalifa bin Zayed Al Nahyan" ku u prit nga drejtori gjeneral z. Muhamed Al Khuri. Myftiu Tërnava falënderoi z. Al Khuri për ndihmën e ofruar nga ky institucion bamirës për Kosovën në sfera të ndryshme, e në veçanti për spitalin e Vushtrrisë, i cili u inaugurua



*Myftiu gjatë vizitës së fondacionit "Muhamed bin Rashid Al Maktum"*

para disa jave. Të dy palët u akorduan për thellim të bashkëpunimit mes dy institucioneve.

Myftiu gjithashtu vizitoi edhe fondacionin "Zayed bin Sultan Al Nahyan" të cilin e falënderoi për bashkëpunim të mirëfilltë me BIK-un.

Gjatë qëndrimit në Abu Dhabi delegacioni i BIK- ut vizitoi edhe xhaminë madhështore Sheik Zayed.

**Vizita në Dubai:**

Pas përfundimit të vizitës në kryeqytetin Abu Dhabi, Myftiu qëndroi për vizitë në Dubai. Në Dubai, Myftiu vizitoi fondacionin Muhamed bin Rashed Al Maktum për bamirësi. Aty Myftiu u prit nga drejtori gjeneral. z. Saleh Zaher Al Mazrui. Të dy palët biseduan për bashkëpunim në realizimin e projekteve të ndryshme të BIK-ut. Gjithashtu Myftiu Tërnava zhvilloi takim me dr. Mirza Al Saeg, shef i kabinetit të ministrit të financave të EBA-së dhe njëherazi kryetari i fondacionit Al Maktoum. Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për përkrahjen e EBA-së ofruar Kosovës në arenën ndërkombëtare si dhe falënderoi qeverinë dhe popullin e këtij vendi bujar, i cili pa ndërprerë po ofron përkrahje dhe ndihma për projekte të ndryshme.

Nga ana e tij nikoqiri falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën duke konfirmuar qëndrimin zyrtar të EBA-së dhe vazhdimësinë e përkrahjes së Kosovës, si dhe cilësoi marrëdhëniet mes dy vendeve si të shkëlqyeshme.

Gjatë qëndrimit në Dubai, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava u prit në departamentin për çështje fetare në qeverinë e Dubait, nga drejtori gjeneral. dr. Hamad Al Shejbani. Gjatë takimit të dy palët diskutuan për thellimin e bashkëpunimit mes



*Myftiu në vizitëtë Departamenti për Çështje Fetar në Dubai*

dy institucioneve. Nikoqiri i premtoi Myftiut Tërnava thellim të bashkëpunimit. Ai gjithashtu pasi dëgjoi nga Myftiu, përgëzoi Kosovën për arritjet e saj duke theksuar harmoninë dhe tolerancën fetare nga e cila mund të mësojnë shumë shtete në këtë kohë të vështirë sfidash të mëdha, si dhe rrolin e BIRK-së, në promovimin e këtyre vlerave të cilat janë më se të nevojshme në këtë periudhë. Duke cekur se edhe Emiratet e Bashkuara Arabe promovojnë këto vlera, nga se në Dubai jetojnë dhe veprojnë shumë kombësi dhe fe të ndryshme duke jetuar në tolerancë dhe respekt të ndërsjellë.

Nikoqiri premtoi se do t'i përcjell dakordimet e këtij takimi në qeverinë e Dubait. Në takim ishte prezent edhe Myftiu i Dubait, Ahmed Al Hadad.

Gjithashtu Myftiu Tërnava vizitoi edhe fondacionin "Khalaf Ahmad Al Habtoor" ku u prit nga drejtori gjeneral Abdul Salam Al Marzooqi.

*Përgatiti mr. Besim Mehmeti*

**Kuvendi i BIRK-ut miratoi buxhetin e Kryesisë për vitin 2017**

*Prishtinë, 29 dhjetor 2016*

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në mbledhjen e mbajtur sot (29 dhjetor 2016), të cilën e kryesoi dr. Ajni ef. Sinani-kryetar, në rend dite pati shqyrtimin dhe miratimin e projektbuxhetit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës për vitin 2017.

Në mbledhjen e Kuvendit të BIRK-së, qe i pranishëm edhe myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga anëtarët e Kryesisë së BIRK-së dhe bashkëpunëtorët e tij. Në fjalën e tij Myftiu Tërnava çmoi punën dhe kontributin e anëtarëve të Kuvendit, si dhe



*Mbledhja e Kuvendit të BIRK*

të gjithë punonjësve dhe administratës së Këshillave vendor në tërë Republikën e Kosovës dhe luti Zotin për shëndet dhe mirëqenie të përgjithshme të vendit tonë. Ai tha se në përgjithësi ky vit ka qenë i suksesshëm për BIRK-në, pasi që kemi pasur një punë sistematike dhe pa probleme të natyrave të mëdha. Mundohemi vazhdimisht që jeta fetare të avancohet dhe të jetë edhe më aktive dhe më gjithëpërfshirëse në mësimin bazë të Islamit. Para kuvendarëve të BIRK projektbuxhetin e paraqiti drejtori financiar Kasim ef. Gërguri, i cili arsyetoi dhe sqaroi projektin e buxheti për vitin e ardhëm. Pas shqyrtimit Kuvendi i BI të Kosovës unanimisht miratoi buxhetin e Kryesisë për vitin 2017.

**Myftiu Tërnava mori pjesë në ceremoninë e shpërndarjes së diplomave për studentët e diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame**

*Prishtinë, 27 dhjetor 2016.*

Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava mori pjesë në ceremoninë e shpërndarjes së 30 diplomave të niveli baçelor për studentët e Fakultetit të Studimeve Islame. Në këtë ceremoni mori pjesë dekani i FSI-së prof. dr. Fahrush Rexhepi, dekani i Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, prof. ass. dr. Faredin Ebibi me bashkëpunëtorë, profesorë dhe studentë. Në fjalën e tij Myftiu Tërnava, tha se për të arritur deri këtu është derdhur mund e është bërë shumë punë e madhe dhe falënderoi dekanin dhe stafin akademik, të cilët po e japin mundin e tyre që ju të pajiseni me dituri e njohuri islame. Ai porositi studentët ndër tjerash që të punojnë për Islamin edhe më shumë në këto kohë të vështira dhe në këto rrethana që gjendemi, duke iu rikujtuar që sot myslimanët nuk janë në gjendje të mirë për shkak që iu kanë larguar Islamit dhe parimeve islame. “Ky


*Myftiu ndan diplomat e studentëve të diplomuar*

fakultet dita-ditës vazhdimisht po jep rezultate, prej nga po i tregon edhe shoqërisë sonë që duhet kthyer shikimi nga ky institucion, prej të cilit edhe në të ardhmen do të ndriçojnë vetëm rreze drite të sigurta të ardhmërisë së sigurt të besimtarëve tanë” tha veç



tjerash Myftiu Tërnava.

Një fjalë rast mbajti edhe dekanit të FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, i cili përshëndeti të pranishmit dhe i uroi studentët e diplomuar, duke i porositur ata që të mos i ndahen Islamit dhe mësimeve të marra nga ky fakultet, kudo që të vazhdojnë studimet e mëtutjeshme. Programi vazhdoi me një ligjëratë të shkurtër për Muhamedin a.s. nga prof. ass. dr. Faredin Ebibi, dekan i Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup. Ai, ndër tjerash tha: "Nuk kam lexuar në histori deri më tani që jeta dhe veprimtaria e dikujt të shkruhet e studiohet më shumë sesa jeta e Muhamedit a.s. Profesioni ynë dhe juaji në këtë rast ka të bëjë me prezantimin e mesazheve dhe mësimeve të Muhamedit a.s., duke ia përshtatur vendit, mentalitetit dhe rrethanave tona", tha dekani Ebibi.

Më pas u dha edhe një program artistik i përgatitur nga studentët e FSI-së, me rastin e muajit të Mevludit, kurse në fund u shpërndan 30 diplomat për studentët e diplomuar. (R.S).

### Popullata e Halepit po përjeton një ferr të paparë

Kryesia e BIK me shqetësim po përcjell ngjarjet me të cilat po përballet popullata e Halepit në Siri, ku në emër të çlirimit të qytetit, vriten, dhunohen, masakrohen e terrorizohen popullata civile përfshirë gra, pleq e fëmijë, ndaj të cilëve po zhvillohet një ofensive shfaruese.

Popullata e Halepit po këto ditë po përjeton një ferr të paparë, i cili po ndodh e po realizohet para syve të botës demokratike. Jemi të habitur me indiferencën dhe apatinë e faktorëve relevant ndërkombëtar. Në Halep po sfidohen vlerat humane, etike e njerëzore, atje po atakohen e shkatërrohen vlerat kulturore, historike e qytetëruese.



Apelojmë te të gjithë faktorët relevant ndërkombëtarë, te të gjithë ata që kanë çfarëdo mundësie të mos bëjnë sehir dhe të mos rrinë duarkryq, por të angazhon seriozisht me të gjitha mekanizmat që kanë në dispozicion që sa më parë të ndalen mizoritë, vrasjet e shkatërrimet në Halep. Të gjithë jemi përgjegjës për ndalimin e së keqes, bota nuk duhet dorëzuar para mizorive të tmerrshme antihumane e antinjerëzore.

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës*

### Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Kamenicës z. Begzat Sinanin

*Prishtinë, 13 dhjetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava, sot priti në takim kryetarin e Kamenicës z. Begzat Sinanin. Myftiu Tërnava nga ana e tij falënderoi



***Myftiu në takim me z. Begzat Sinani***

kryetarin Sinani për vizitën dhe gatishmërinë për bashkëpunim shumë të ngushtë me Bashkësisë Islame të Kosovës, gjegjësisht me Këshillin e Bashkësisë Islame në Kamenicë. Myftiu po ashtu falënderoi kryetarin Sinani dhe Kuvendin Komunal të Kamenicës, për ndarjen e një lokacioni për ndërtimin e selisë së Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës.

Kurse kryetari i Kamenicës z, Begzat Sinani falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe shprehu gatishmërinë që të vazhdohet edhe më në bashkëpunimin e ndërsjellë në të mirë të mirëqenies së përgjithshme të popullatës sonë. *(R.S).*

### Myftiu Tërnava vizitoi Kamenicën dhe u prit nga Kryetari Sinani

*Prishtinë, 8 dhjetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava qëndroi në Kamenicë, ku u prit nga kreu komunal z.Begzat Sinani. Nga ana e tij Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Sinani për mikpritjen dhe gatishmërinë për bashkëpunim shumë të ngushtë me Këshillin e Bashkësisë Islame në Kamenicë.



*Gjatë vizitës në Komunën e Kamenicës te z. Sinani*

Myftiu Tërnava po ashtu falënderoi kryetarin Sinani për vendimin e Kuvendit Komunal për financimin e shërbimeve fetare të rasteve mortore, ngase kjo është një ndihmë e madhe për qytetarët dhe familjet e tyre me rastin e vdekjes, e në veçanti kur kemi parasysh edhe gjendjen e vështirë ekonomike në vend.

Kryetari Sinani nga ana tij falënderoi Myftiun për vizitën dhe për kontributin e Bashkësisë Islame për kultivimin e traditës sonë tolerante e civilizuese.

Pas takimit Myftiu Tërnava së bashku me kryetarin Sinani takoi edhe imamët e Komunës së Kamenicës në një drekë pune, ku diskutuan për zhvillimet e jetës fetare në Komunën e Kamenicës dhe për domosdoshmërinë e bashkëpunimit ndërinstitucional. *(R.S).*

### Myftiu Tërnava qëndroi sot në Gjakovë

*Prishtinë, 7 dhjetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava qëndroi në Gjakovë, me ç'rast përveç vizitës së Këshillit të KBI në Gjakovë, inspektoi edhe punimet në rindërtimin e objektit të "kutuphanes" (bibliotekës) pjesë e kompleksit të xhamisë së Hadumit, si dhe rindërtimit të objektit të Medresesë së Vogël dhe konviktit të nxënësve përbri Medresesë.

Këto investime dhe të tjerat që sapo kanë filluar dhe do vazhdojnë në Gjakovë, janë kontribut dhe rezultat i angazhimit të Myftiut Tërnava, i cili pas një bashkëpunimi të shkëlqyeshëm me Drejtorinë e Vakëfeve të Turqisë, arriti t'i bind që qytetit të Gjakovës (dhe jo vetëm) t'ia kthejë një pjesë të së kaluarës së lavdishme - objektet e trashëgimisë kulturore që bartin në vete arsimimin e kuadrove të shumtë dhe personaliteteve të shquar nga të gjitha trevat shqiptare. Investimi që po



*Vizita e Myftiut në KBI të Gjakovës*

bëhet në këto objekte arsimore dhe fetare (si xhamia e Kusarëve, xhamia e Mulla Jusufit, xhamia e Sefës, Mahmut Pashës, Haxhi Imerit dhe Xhamia e Re) konsiderohen investimet më kapitale që nga koha e osmanlinjve.

Myftiu gjatë vizitës në Gjakovë, i shoqëruar nga Ahmet Sadriu (drejtor për veprimtari botuese në BIK), Vedat Sahiti (këshilltar) dhe Fatmir Iljazi (ndihmës kryeimam), falënderoi kryetarin e KBI në Gjakovë, Ahmet ef. Hoxhën për mikpritjen dhe premtoi përmirësim të infrastrukturës edhe më tej në KBI në Gjakovë.

*(Fatmir Iljazi)*

### Myftiu Ternava priti në takim dekanin prof. dr. Ahmet Turan Arslan

*Prishtinë, 7 dhjetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti në takim dekanin e Fakultetit të Shkencave Islame në Universitetit "Fatih Sulltan Mehmet", prof. dr. Ahmet Turan Arslan të cilit pasi i dëshiroi mirëseardhje e njoftoi përkitazi me organizimin dhe historikun e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe me sfidat me të cilat po ballafaqohet. Myftiu Tërnava po ashtu çmoi ndihmën e madhe që ka dhënë populli turk dhe qeveria turke në ndihmë

Kosovës dhe që po vazhdon të jep në integrimin e Kosovës në mekanizmat ndërkombëtarë. Myftiu Tërnava po ashtu theksoi përkrahjen e madhe që është duke dhënë Turqia në shkollimin e kuadrove nga Kosova në të gjitha fushat. Nga ana e tij dekani i Fakultetit të Shkencave Islame në Universitetit "Fatih Sulltan Mehmet", prof. dr. Ahmet Turan Arslan, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe theksoi se vazhdimisht do të angazhohet që të ndihmohet Kosova dhe Bashkësia Islame Kosovë në veçanti në fushën e arsimit. *(R.S).*



*Myftiu në takim me dekanin Arslan*

### Myftiu Ternava priti në takim ambasadorin e ri të Francës në Kosovë z. Didier Chabert

*Prishtinë, 6 dhjetor*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti ambasadorin e ri të Francës Didier Chabert. Myftiu Tërnava fillimisht ambasadorit Didier i shprehi mirëseardhje në Kosovë, duke i dëshiruar suksese dhe mbarësi gjatë qëndrimit dhe misionit të tij në Kosovë.

Myftiu falënderoi shtetin mik të Francës për ndihmën dhe përkrahjen e madhe të popullit dhe shtetit francez dhënë Kosovës në vazhdimësi, sikur edhe e njohu me organizmin e jetës fetare në vend, funksionimit të Bashkësisë Islame me strukturat dhe institucionet e saja dhe rolin e saj në edukimin dhe fisnikërimin e besimtarëve. Ambasadori Didier falënderoi Myftiun për mikpritjen dhe për rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës në kultivimin e kulturës së tolerancës dhe harmonisë ndërfetare. "Roli juaj është i rëndësisë së veçantë për edukimin dhe kultivimin e harmonisë fetare në Kosovë"- tha ndër tjerash ambasadori Didier.



*Myftiu në takim me z. Chabert*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në riinaugurimin e spitalit "Sheikh Zayed" në Vushtrri

*Prishtinë, 6 dhjetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef.Tërnava mori pjesë në riinaugurimin e spitalit 'Sheikh Zayed" në Vushtrri. Në këtë riinaugurim, të pranishëm ishin edhe kryeministri Isa Mustafa, ministri i shëndetësisë, Imet Rrahmani, ministri i shëndetësisë së EBA-së, Abdurrahman bin Muhamed Al Ovais, ambasadorja e Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, Hafsa Abdulla Muhamed Sharif Al Ulama, si dhe zyrtarë e përfaqësues të tjerë institucional. Në fjalën e tij Kryeministri Mustafa ka falënderuar Emiratet e Bashkuara Arabe për përkrahjen në sektorin e shëndetësisë. "Është ky një investim prej 7 milionë eurove, për çka jemi falënderues qeverisë së Emirateve të Bashkuara Arabe. Ky spital ka pajisje moderne, të cilat padyshim janë pikë referuese për rreth 400 mijë banorë të Vushtrrisë dhe rrethinës. "Si një ndër projektet më madhore të shëndetësisë pas luftës, ky spital paraqet dorën e fundit të pajisjeve dhe të infrastrukturës moderne, do t'iu shërbejë profesionistëve tanë shëndetësorë, në mënyrë që ata të ofrojnë shërbime cilësore për çdo njeri në Kosovë", tha Kryeministri Mustafa. Ndërkaq,



*Myftiu në ceremoninë e riinaugurimit të spitalit në Vushtrri*




ambasadorja e Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, Hafsa Abdulla Mohamed Sharif Al Ulama, tha se ky spital është një simbol i miqësisë mes dy vendeve tona, është i pajisur me pajisje të fundit mjekësore dhe ekipin më kompetent dhe të përkushtuar në forcimin e sektorit të kujdesit shëndetësor dhe për t'i shërbyer popullit të Kosovës, duke shtuar se Emiratet e Bashkuara Arabe do të mbeten një mik shumë i mirë i Kosovës. Myftiu Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorë po ashtu vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame në Vushtrri, ku u prit nga kryetari Shemsi ef. Rrahimi me stafin e tij si dhe më pas vizituan dhe inspektuan ndërtesën e vakëfit, që është duke u ndërtuar në qendër të qytetit të Vushtrrisë. *(R.S).*



*Myftiu vizitoi objektin e vakëfit në ndërtim - Vushtrri*

**Myftiu Tërnava mori pjesë në vënien e gurthemelit të xhamisë në fshatin Mogillë**

*Prishtinë, 5 dhjetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, morën pjesë në vënien e gurthemelit të xhamisë së re në fshatin Mogillë të Komunës së Kllokotit. Në këtë ceremoni morën pjesë kryetari i KBI të Vitisë Husamedin Hoxha me bashkëpunëtorë, nënkryetari i komunës së Vitisë, Hasan Aliu, nënkryetari i komunës së Kllokotit, Hasan Rashiti, hoxhallarë e shumë xhematë. Pas këndimit të tekbireve në mënyrë solemne u vu gurthemeli dhe në fjalën e tij Myftiu Tërnava uroi banorët për xhaminë e re dhe theksoi se xhamitë përherë kanë qenë dhe do të jenë vend të edukimit për familjen dhe shoqërinë. Ai përmendi ajetin kuranor, se me të vërtetë xhamia ndërtojnë ata njerëz që besojnë Allahun dhe ditën e gjykimit.

Kurse kryetari i KBI të Vitisë, Husamedin Hoxha tha se kjo është një ditë e veçantë për të gjithë ne, e sidomos për vetë banorët e këtij lokaliteti dhe këtu do të edukohen dhe ushqehen shpirtrat e besimtarëve me Kuranin dhe Sunetin e Muhamedit a.s.

Nënkryetari i Komunës së Vitisë, Hasan Aliu, tha se të ndërtosh një xhami është punë shumë e madhe, por edhe pas ndërtimit do të jetë një detyrë ku imami i kësaj xhamie do të kryej ritet fetare dhe do t'i edukojë gjenerata e reja.

Ndërkaq nënkryetari i komunës së Kllokotit, Hasan Rashiti, falënderoi këshillin e fshatit që vazhdimisht kanë qenë transparent dhe të gjithë kanë qenë të pajtimit që të ngritët ky objekt fetar, i cili do të jetë më se i nevojshëm për nevojat e këtij fshati. Kurse, Ramush Azemi përfaqësues i fshatit falënderoi të gjithë ata që kanë kontribuar në fillimin e inaugurimit të kësaj xhamie. Më pas Myftiu Tërnava u prit në takim nga kryetari i KK të Vitisë, z. Sokol Haliti, ku u fol përki-



*Myftiu Tërnava gjatë vizitës në Viti dhe vënies së gurthemelit të xhamisë në fshatin Mogillë*

tazi për bashkëpunimin shumë të mirë mes dy institucioneve në shërbim të qytetarëve dhe mirëqenies së përgjithshme. Në këtë takim po ashtu është folur për zhvillimet aktuale, me theks të veçantë të bashkëpunimit mes Bashkësisë Islame dhe komunës së Vitisë. Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Haliti për pritjen dhe për bashkëpunimin e shkëlqyer me KBI të Vitisë, dhe theksuar se ky bashkëpunim është model i bashkëpunimit ndërinstitucional. Edhe kryetari Haliti ka shprehur gatishmërinë dhe përkushtimin për vazhdimin dhe thellimin e bashkëpunimit me KBI në Viti edhe në të ardhmen. *(R.S).*

### Telegram urimi drejtuar Ipeshkvit të Kosovës, Dodë Gjergjit

*Prishtinë, 25 dhjetor 2016*

Me rastin e Kërshëndellave, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava i ka dërguar telegram urimin Ipeshkvit të Kosovës, Dodë Gjergjit në të cilin thuhet:

I nderuari Ipeshkëv Dodë Gjergji,

Me rastin e festës së Kërshëndellave, me respekt ju uroj e përgëzoj juve, të gjithë meshtarët tuaj, si dhe besimtarët e krishterë duke ju dëshiruar shëndet, mbarësi e lumturi.

Kërshëndellat në vete simbolizojnë lindjen, jetën, mbarësinë dhe mesazhin për një shoqëri të ndershme e të moralshme, parime këto humane për të cilat njerëzimi ka nevojë gjithherë.

Zotni Ipeshkëv, festat fetare te ne gjithherë kanë kultivuar vlera e virtyte humane, hyjnore e socio-kulturore, të cilat na kanë bashkuar e fisnikëruar si dhe kanë kultivuar, promovuar e reflektuar respektin, dashurinë, mirëkuptimin, tolerancën, ndërgjegjësimin, paqen e qetësinë.

Duke ju përshëndetur, ju dëshiroj shëndet, mbarësi e lumturi.

*Me respekt,*
*Myftiu i Kosovës*
*Mr. Naim Tërnava*

### Myftiu Tërnava priti maturantet e Medresesë "Alaudin"

*Prishtinë, 2 dhjetor 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava, priti në takim maturantet e Medresesë "Alaudin" të Prishtinës të shoqëruara nga pedagoget e tyre, Fexhrije Simnica-Ismajli, dhe Lirionë Qerkini-Tërnava. Myftiu fillimisht ju dëshiroi mirëseardhje dhe i njohu përkitazi me punën dhe sfidat që po përballet Bashkësia Islame e Kosovës. Myftiu Tërnava i



*Myftiu Tërnava në pritjen që iu bëri maturanteve të medresesë*

inkurajoi maturantet që të vazhdojë të mësojnë dhe të ngritën edhe më në shkallët e diturisë, sepse vetëm kështu do ta kryejmë obligimin që kemi ndaj fesë dhe ndaj atdheut. Myftiu po ashtu theksoi se Fakulteti i Studimeve Islame tanimë përveç studimeve baçelor ofron edhe studimet master, që tanimë janë krijuar kushtet që të studiohet dhe mësohet brenda vendit tonë. Pedagoget dhe maturantet falënderuan Myftiun Tërnava për pritje. *(R.S).*

### Ferizaj shënon ditëlindjen e Muhamedit a.s

*Ferizaj, 12 dhjetor 2016*

Këshilli i Bashkësisë Islame të Ferizajt organizoi manifestim me rastin e Mevludit- ditëlindjes së Muhamedit a.s. Manifestimi u mbajt në teatrin "Adriana" në Ferizaj. Në këtë ngjarje festive morën pjesë myftiu i Republikës së Kosovës me bashkëpunëtorë, përfaqësues të Komunës së Ferizajt, nga Policia e Kosovës, personalitete të jetës arsimore, politike, kulturore, hoxhallarë nga rajoni e shumë të tjerë. Ky manifestim u hap me këndimin e një pjese të Kuranit nga Adem ef. Hoxha, kurse mysafirëve mirëseardhje iu dëshiroi kryetari i KBI të Ferizajt, Bujar ef. Hasani, i cili veç tjerash tha se siç janë gëzuar dhe kanë manifestuar gëzimin Hafëz Ymeri, Mulla Vesel Guta dhe të gjithë hoxhallarët tanë historikë, ashtu ne sot po gëzohemi dhe po manifestojmë gëzimin në këtë muaj për lindjen e më të mirit."Rikujtojmë gjithnjë se modeli ynë shqiptar i medhhebit hanefi që është i kultivuar e i sprovuar me shekuj në këtë kontinent, është kompatibël me kohën e re dhe me kulturën shqiptare, garanci e mjaftueshme që të mos rrëshqitet në dukuri negative, është model vazhdimësie që siguron njësinë tonë dhe që ruan ekuilibrat shoqërorë që kanë ndërtuar të parët tanë"tha Hasani.

Më pas programin e përshëndeti Myftiu Naim ef.Tërnava, i cili mbajti edhe ligjëratë me këtë rast




*Manifestimi i Mevludit në Ferizaj*

theksoi se me lindjen e Muhamedit a.s., njerëzimit iu dërgua dëshmitari më besnik i kohërave, përgëzuesi i lajmeve më të mira, më i dashuri i Allahut xh. sh. dhe i njerëzve, njeriu më i bekuar i historisë së krijimit. E zgjodhi Zoti mu atëherë kur nuk respektohej jeta, njeriu dhe çdo gjë e kishte kaluar kufirin e kodit moral dhe njerëzor. Pikërisht në këtë kohë u dërgua Muhamedi a.s., i cili është mëshirë për mbarë botën. Sot festojmë ditëlindjen e personalitetit më të shquar që ka njohur historia njerëzore, lindjen e Muhamedit a.s., të cilit iu shpallë misioni i fundit hyjnorë nga Zoti dhe bëri kthesë në të gjitha sferat e jetës.

"Muhamedi është përgëzues për myslimanët për të mirat që do t'i shijojnë në botën tjetër, por është edhe qortues për ata që nuk e dëgjojnë fjalën e Zotit. Nga goja e tij reflektoi drita dhe fjalët të cilat për burim kanë Zotin, dhe se atë që e thotë Muhamedi a.s. nuk është thënie e tij, por e të madhit Zot dhe se ai nuk fol nga të folurit e vet, por vetëm i inspiruar nga ana e Zotit. Ai thirri njerëzimin që të largohen nga të gjitha punët e këqija dhe të liga dhe të dëgjojnë fjalën e Zotit dhe në shpirtin e tyre të fusin respektin dhe besimin në Zot. Kujtimi i ditëlindjes së shëmbëlltyrës së profetit Muhamed sot është rizgjim i sërishëm i ndjenjës dhe ashtu të strukur e të humbur në këtë vorbull të ngjarjeve e luftërave të pakuptimta të cilat edhe më atë ndjenjë duke mos e lënë që të jap frytin e saj.

Kurse më pas u mbajt një program ku u këndua ilahi e mevlud para të pranishmëve nga Avdush Krosa, Ibrahim Beqiri, Besir Musliu dhe Miraxh Islami.

Në fund Myftiu Tërnava për kontribut fetar e kombëtar ndau disa mirënjohje për disa hoxhallarëve ferizajas. Myftiu Tërnava gjatë qëndrimit në Ferizaj paraprakisht qëndroi në Këshillin e Bashkësisë Islame të Ferizajt, ku u prit nga kryetari Bujar Hasani.

Ndryshe, ditëlindja e Profetit Muhamed shënohet në natën e 12-të, të muajit Rebiul Evel sipas kalendarit hënor, që këtë vit përkon me natën që lidh 11 dhe 12 dhjetorin sipas kalendarit gregorian. *(R.S).*

### Manifestim për nder të ditëlindjes së Muhamedit a.s.

*Gjilan, 12 dhjetor 2016*

Në praninë e shumë besimtarëve, imamëve dhe hoxhallarëve të Bashkësisë Islame të Gjilanit, mysafirëve nga KBI e Vitisë dhe komunës së Kamenicës, ambasadores së Republikës së Turqisë në Kosovë, zonjës Këliç, nënkryetarit të komunës së Gjilanit, z. Rexhep Kadriu, anëtarit të kryesisë së BIK, z.Vedat Sahitit, këshilltar i myftiut Naim Tërnava, dhe mysafirëve të tjerë u mbajt manifestim, me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s.

Këtë manifestim të hapur e shpalli z. Naim ef. Aliu, kryetar i KBI në Gjilan. Me një fjalë përshëndetëse iu drejtua edhe ambasadorja e Turqisë në Kosovë, znj. Këliç, dhe nënkryetari i komunës së Gjilanit, z. Rexhep Kadriu. Kryetari i KBI në Gjilan, pasi i përshëndeti dhe iu uroi mirëseardhjen të pranishmëve, foli shkurtimisht për shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s., e më pas përmendi edhe luftërat dhe krimet terroriste që po ndodhin sot, duke vënë theks të veçantë në sulmet e para disa ditëve në Stamboll, meqë rast i shprehu ngushëllime ambasadores së Turqisë dhe popullit turk, duke dëshiruar që ngjarjet e tilla të mos përsëriten në asnjë vend të botës. Lindja e Muhamedit a.s është një ngjarje e rëndësishme në historinë islame, ngase misioni i tij prej pejgamberi e bëri njeriun që ta njoh Krijuesin Fuqiplotë, ndërsa botën që të ketë më shumë



*Pas manifestimit me rastin e Mevludit në Gjilan*

qetësi, drejtësi, paqe e lumturi. Ai më pas foli edhe për traditën e festimit të Mevludit, duke shprehur se kjo traditë është e kamotshme, dhe si e tillë me shekuj është festuar si në ambientet familjare, ashtu edhe në ato fetare. Kjo është një dëshmi, që në mënyrën më të mirë është shprehur respekti ndaj Muhamedit a.s. Kryetari në vazhdim përgëzoi dhe falënderoi kryeimamin Iljaz Mustafa, për organizimin e këtij manifestimi, e po ashtu edhe ulematë, imamët, hoxhallarët për kontributin e dhënë përmes ligjëratave të tyre në xhamia apo gjetiu, kanë mbajtur gjallë shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s. te ne. Ligjëratën me temën, "Muhamedi a.s prijatari më me ndikim në udhëzimin e njerëzimit" e mbajti prof. dr. Qazim Qazimi, i cili mes tjerash potencoi edhe traditën shekullore të mbajtjes së Mevludit te shqiptarët. Me këtë rast shprehet dashuria dhe përkushtimi i besimtarëve ndaj Muhamedit a.s, i cili brez pas brezi është shprehur në forma, trajta e mënyra të ndryshme, dhe atë përmes penës së shumë poetëve, të cilët thurën vargje në prozë, poezi e poema të ndryshme. Po ashtu Muhamedit a.s gjatë gjithë kohës i kënduan ilahi e mevlude.

Në fund të mesazhit të tij, dr. Qazimi tha se është realitet i pamohueshëm, se vetëm fal Islamit, që në princip ka paqen dhe lufton dhunën, shqiptarët e ruajtën identitetin, gjuhën, kulturën dhe etnosin e tyre, duke shpëtuar nga sllavizmat. Duhet ditur se asnjëherë nuk do të ketë civilizim të mirëfilltë pa popull të qytetëruar, pa fe dhe atdhe, theksoi në fund të ligjëratës së tij dr. Qazim Qazimi. Në fund duhet përmendur se këtë manifestim e bëri më madhështor edhe pjesëmarrja dhe këndimi i ilative për Muhamedin a.s nga kori i Medresesë "Alaudin" të Prishtinës. *(Iljaz Mustafa)*

### Përkujtohet mulla Kasam ef. Limani (1906 - 2006)

Në kuadër të muajit të Mevludit 2016, Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit organizoi mevlud tradicional, me rastin e përkujtimit të 10 vjetorit të vdekjes së rahmetliut mulla Kasam ef. Limani. Tubimi u mbajt në xhaminë "Dëshmorët - Martirët" në Prizren, më datë 25.12.2016 (e diel), në orën 18:00, dhe pati shumë pjesëmarrës. Përveç pjesës fetare të programit, pati edhe fjalime nga personalitetet që e kanë njohur mulla Kasamin. Kryeimami, Ali ef. Vezaj, evokoi momente nga takimet me mulla Kasamin, ndërsa nipi i tij Enes ef. Limani e lexoi një biografi të shkurtër. Mulla Kasam ef. Limani është i lindur më 25.04.1906 në fshatin Bresanë të Komunës së Sharrit (ish-Dragash) nga babai Hyseini dhe nëna Gjylnaze. Mësimet e para i filloi te mulla



*Tubimi i mbajtur në xhaminë "Dëshmorët - Martirët" në Prizren, me rastin e Mevludit*

Isak Kuklibegu, kurse mësimet e mëtejshme i vazhdoi te mulla Mehmedi i Bresanës dhe te mulla Rexhep Rexhepi ku u diplomua në Medresenë e Prizrenit. Mulla Kasami, do të mbetet sinonim për kontribut të gjatë në rrugë të Zotit xh.sh. Shërbimi i tij për afër 80 vjet angazhim, pa dyshim do të mbetet prej rasteve të rralla. Menjëherë pas diplomimit në Medresenë e Prizrenit, fillon punë si imam në fshatin Zabërxh - komuna e Pejës (10 vjet); pastaj në fshatin Pllajnik - komuna e Dragashit (4 vjet); fshatin Drenovc të Zatriqit - komuna e Rahovecit (9 vjet); fshatin Xërxë - komuna e Rahovecit (2 vjet); fshatin Atmaxhë - komuna e Prizrenit (9 vjet); fshatin Hoqa e Qytetit - komuna e Prizrenit (18 vjet). Prej vitit 1969 do të shërbejë në fshatin Leskovec - komuna e Prizrenit për 18 vjet radhazi. Edhe pse i pensionuar në vitin 1974, mulla Kasami nuk do të ndalet në shërbim të popullit. Për 4 vjet ka shërbyer imam në fshatin Hoqa e Vogël komuna e Rahovecit. Pastaj ka qenë imam për 1 vjet në xhaminë e Hoqa Mahallës në Prizren, dhe për 1 vjet e gjysmë në xhaminë e Osmanit r.a., po ashtu në Prizren dhe në shumë vende të tjera duke shërbyer vetëm për Ramazan. Në detyrën e tij si hoxhë, mulla Kasami la gjurmë te xhemati. Ai vdiq në moshën 100 vjeçare dhe u varros me nderime të larta fetare më 13 dhjetor 2006, në Prizren. E lusim Allahun që rahmetliun mulla Kasamin ta bashkojë me shpirtin e pejgamberëve dhe shehidëve dhe ta shpërblejë me xheneti Firdevs, inshallah. *(Orhan Bislimaj)*

### Shpërndahen çokollata për nder të ditëlindjes së Muhamedit a.s

Nën organizimin e unionit të studentëve të FSI-së, dhe në bashkëpunim me dekanatin e FSI-së, një grup i studentëve bënë shpërndarjen e nga një çokollate me një thënie të Muhamedit a.s. me rastin e ditëlindjes së tij. Ky organizim u mbajt me datën 12 dhjetor, që


*Studentët e unionit të FSI-së shpërndajnë çokollata në qytet me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s.*

përkonte me datën 12 Rebiul Evel, datën e lindjes së Muhamedit a.s.

Hadithet e përzgjedhura tregonin natyrën dhe karakterin paqësor dhe të butë që kishte Muhamedi a.s., dhe thirrjet e tij për paqe, tolerancë, respekt, falënderim dhe dashuri ndaj njëri-tjetrit.

Ky organizim u mbajt në sheshet kryesore të kryeqytetit, dhe u mirëprit mjaft mirë nga qytetarët. *(Bajram Zeqiri)*

### Manifestim fetar nga sektori i gruas në Han të Elezit

Sektori i gruas në Këshillin e Bashkësisë Islame në Han të Elezit organizoi manifestim me temë:" Krenarë që jemi ymmeti yt, ja Resulallah" , ku pjesmarrja ishte në nivel të lartë, dhe ku besimtaret patën rastin të dëgjojnë:

1. Lexim Kur'ani- nga nxënësja e mësimbesimit: Zejnije Bajramaliu
2. Ligjëratë: Xhevrije Derguti-Vila
3. Ilahi: Grupi i nxënëseve të mësimbesimit
4. Poezi nga nxënëset: Rejhane Thaqi, Shkurte Vila dhe Sueda Axhami. *(Musa Vila)*


*Çaste nga ligjërata me rastin e Mevludit*

### Dekani Rexhepi vizitoi rektorin Dema

*Prishtinë, 2 dhjetor 2016*

Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame, prof. dr. Fahrush Rexhepi vizitoi rektorin e Universitetit "Hasan Prishtina" Marijan Demaj. Në këtë takim veç te tjerash u bisedua për rrugën dhe procesin e integrimit te Fakultetit të Studimeve Islame në Universitetin Publik. Po ashtu u shpreh gatishmëria e dy palëve në takim për thellimin e bashkëpunimit në rrafshe të ndryshme akademike-shkencore dhe për përkrahjen që Rektori Demaj do t'i jep Fakultetit të Studimeve Islame. *(Vedat Shabani)*


*Dekani Rexhepi në vizitë te rektori Dema*

### Dekani i FSI-së vizitoi Universitetin e Osnabrukut dhe Faklutetin Evropian të Shkencave Humane në Frankfurt

Dekani FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi nga data 12.17.2016 deri më datë 17.12.2016 qëndroi në Gjermani, me ç'rast vizitoi Institutin e Teologjisë Islame pranë Universitetit të Osnabrukut. Gjatë vizitës dekani i FSI-së u takua me zëvendës udhëheqësin e këtij instituti prof. dr. Esnaf Begiç dhe me disa profesorë të tjerë të këtij instituti. Gjatë takimit përveç që u shkëmbyen informacione të ndërsjella për zhvillimin e procesit mësimor dhe zhvillimin e jetës akademike në FSI dhe në institutin e teologjisë Islame u arrit edhe ujdia për shkëmbim të stafit mësimdhënës në cilësinë e profesorëve vizitorë, për vizitat e ndërsjella të studentëve të institucioneve përkatëse, si dhe ndjekja e ligjëratave për një semestër sipas interesimit të studentëve. Bashkëbiseduesit në takim u pajtuan që ky bashkëpunim të konkretizohet me nënshkrimin e një marrëveshje bashkëpunimi mes palëve e cila do të realizohet në takimin e radhës. Gjatë qëndrimit në Gjermani, dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi pati mundësi që ta vizitoj edhe Fakultetin Evropian të Shkencave Humane me seli në Frankfurt, me ç'rast u prit nga koordinatori për marrëdhënie me jashtë i këtij


*Dekani Rexhepi me z. Begiç*

fakultetit profesor Taha. Edhe në këtë takim u shpreh gatishmëri e plotë për bashkëpunim në rrafshe të ndryshme akademike mes FSI dhe Fakultetin Evropian të Shkencave Humane! *(V. Sh).*

**FSI nënshkruan marrëveshje bashkëpunimi me FSHI të Stambollit**

Me ftesë të dekanit të FSI-së prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, dekani i FSI në Universitetit Vakëfnor "Fatih Sulltan Mehmet" me seli në Stamboll, prof. dr. Ahmet Turan ARSLAN, po qëndron në një vizitë dy ditore në Kosovë. Dekani i Fakultetit të Shkencave Islame pranë Universitetit Vakëfnor "Fatih Sulltan Mehmet" prof. dr. Ahmet Turan Arslan, vizitoi myftiun e Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava. Pas vizitës në selinë e BIRK-ut mysafiri u prit në zyrën e dekanit të FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi. Me këtë rast dekani Rexhepi e informoi mysafirin me historikun e FSI-së, që nga themelimi e deri në ditët e sotme. Dekani gjithashtu e informoi edhe me sfidat me të cilat është ballafaquar FSI si dhe me rezultatet dhe sukseset që ka arritur gjatë transformimit dhe zhvillimit të reformave në FSI. Pas një bisede miqësore dhe shkëmbimit të informatave rreth institucioneve arsimore të dy vendeve, dy dekanët arritën ujdinë e nënshkrimit të marrëveshjes për bashkëpunim mësimor-shkencor dhe hulumtime shkencore në mes Universitetit Vakëfnor "Fatih Sulltan Mehmet" të Turqisë dhe Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Ndër pika e marrëveshjes janë edhe: vizitat e ndërsjella mes profesorëve, vizita të ndërsjella mes studentëve, bashkëpunim në fushën e hulumtimeve shkencore, bashkëpunimi për organizimin e konferencave, simpoziumeve, seminareve dhe aktivitete tjera shkencore, zhvillimin e planeve akademike dhe korrikulit të lëndëve etj. Pas nënshkrimit të marrëveshjes, dekani prof. dr. Ahmet Turan Arslan, mbajti një ligjëratë para studentëve të FSI-së, përmes së cilës këshilloi studentët e fakultetit që të jenë sa më vigjilent, ta shfrytëzojnë kohën e tyre për mësim dhe studim dhe të punojnë për një të ardhme më të mirë të Islamit dhe vendit të tyre. *(V. Sh).*

**Këpucë dimrore falas!**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Han të Elezit, në bashkëpunim me firmën "Alpina", shpërndau më se 716 palë këpucë, në vlerë prej 4000€, falas për nxënësit e varfër, për hendikepët, familjet e dëshmorëve, dhe qytetarët në nevojë! Një bashkëpunim solid ishte edhe me drejtorin e shkollën fillore "Nazim laçi", Faruk Berisha dhe Emrush Dernjanin. Allahu i shpërbleftë të gjithë ata që kontribuan në këtë aksion të stinës së dimrit, e në veçanti firmën "Alpina"! *(M.Vila)*


*Dekani Rexhepi në takim me dekanin Arslan nga Turqia*


*Momente nga shpërndarja e këpucëve*

### Rrëfimi i refugjatit sirian e përloti kryeministrin kanadez, i cili i hapi "derën e shtëpisë"



Kryeministri kanadez ka shpërthyer në lot gjatë një bisede që ka zhvilluar me disa refugjatë të ardhur nga Siria në Kanada. Kryeministri Justin Trudeau, u emocionua kur refugjati nga Halepo, Vanig Garabedian, me profesion mjek, tregoi historinë e familjes së tij, si dhe peripecitë që kaloi derisa mbërriti në Kanada në dhjetorin e vitit të kaluar. Ai rikujtoi fjalët që kryeministri Trudeau i kishte thënë kur kishte arritur nga Halepo. "Mirëserdhe në shtëpinë tënde"- i kishte thënë kryeministri refugjatit nga Siria vitin e kaluar. "Tani dhe pas një viti, unë ndihem edhe më shumë krenar që jam kanadez, ashtu sikurse jam ndjerë gjithmonë krenar që jam një sirian"- është shprehur Vanig gjatë takimit me kryeministrin Trudeau. Gjatë vitit të kaluar, në Kanada hynë më shumë se 35 mijë refugjatë sirianë për shkak të luftës në vendin e tyre.

### Gormez: "Sulmet ndaj xhamive në Evropë janë shqetësuese"

Kryetari i Çështjeve Fetare të Turqisë (Diyanet), Mehmet Görmez, në lidhje me sulmet ndaj xhamive në Evropë ka deklaruar se pika më e fundit e ndërhyrjes ndaj lirive fetare në një shoqëri është sulmi ndaj xhamisë dhe përdhosja e vendit të adhurimit. Görmez,



në një deklaratë për gazetarët në zyrën e tij ka theksuar se është i shqetësuar për shkak të rritjes së islamofobisë dhe sulmeve ndaj xhamive në Evropë. Duke vënë në dukje se Evropa është një pozitë gjeografike që nxjerr në pah vlerat si të drejtat e njeriut, liritë dhe respektimin e të tjerëve.

Pasi ka theksuar se Kryesia e Çështjeve Fetare mban raportet e sulmeve të tilla Görmez ka theksuar se "Shumë sulme, si duke lënë kokë derri në dyert e xhamive shprehin urrejtjen ekstreme, ndërsa sulmet duke i përdhosur brenda tyre këto vende dhe duke pikturuar kryqe naziste tregojnë dimensionet e urrejtjes. Në Stockholm ka ndodhur përsëri një sulm ndaj një xhamie ku bashkë me këtë numri i sulmeve ka arritur në 21. Në fenë islame vendet e adhurimit të të gjitha feve janë të paprekshme", - është shprehur Görmez.

### Xhamia e Sulltan Ahmetit kalon në një restaurim gjithëpërfshirës



Xhamia Sulltan Ahmet, e cila është e vetmja xhami nga periudha Osmane që ka gjashtë minare është një detaj i pashmangshëm në kartolinat e Stambollit. Nga shkaku i ngjyrës së kaltër që dominon dhe pllakave dhe mbishkrimeve quhet "xhamia e kaltër", ndërsa është ndërtuar në vitin 1616 me urdhër të sulltanit Osman, Ahmeti I. "Restaurimi i Xhamisë së Sulltan Ahmetit do të jetë restaurimi i fundit i yni në Stamboll", tha Ertem, sipas të cilit kanë përfunduar ose janë në fazën finale të gjitha xhamitë e tjera të qytetit."Nga restaurimi i fundit i Xhamisë Sulltan Ahmet kanë kaluar 30 vjet dhe ky do të jetë njëri nga më gjithëpërfshirësit", sqaroi ai për të shtuar se problem shtesë paraqesin ujërat nëntokësorë. "Nëse shfaqet nevoja do të ndërtojmë kanale për bartjen e ujit. Ky do të jetë dallimi nga restaurimi i cili është bërë 30 vjet më parë", tha Ertem. Ai nënvizoi se janë vjedhur shumë pllaka të vlefshme të xhamisë. "Më parë nuk është gjetur një zgjidhje për hapësirat boshe të cilat kanë mbetur të tilla. Këshilli për monumentet ka gjetur

zgjidhje për këto pllaka që të zëvendësohen me të ngjashme", tha Ertem për të shtuar se gjatë punimeve xhamia do të jetë e hapur për lutjet e besimtarëve. Punimet restauruese pritet të përfundojnë në vitin 2020.

### Dorëshkrime të vjetra kuranore u zbuluan në një xhami në Egjipt



Një numër i dorëshkrimeve të vjetra kuranore janë zbuluar në një xhami në provincën Beheira të Egjiptit, njoftoi një zyrtar i Ministrisë së Çështjeve Fetare. Muhamad Sha'alan, përfaqësuesi i ministrisë në këtë provincë, tha se dorëshkrimet janë zbuluar në xhaminë Mukram në qytetin Damanhur, njofton faqja e internetit el jaum al Sabi. Ai tha se dorëshkrimet e rralla janë të një rëndësie të madhe historike. "Dorëshkrimet do të dorëzohen te një komision i posaçëm i themeluar për të mbledhur libra të rrallë të shkruar me dorë",- tha mes tjerash Sha'alan. Muajin e kaluar, gjithashtu, një numër i dorëshkrimeve të vjetra, duke përfshirë një kopje të Kuranit të Shenjtë, u zbulua në një xhami në Damanhur.

### Algjeria organizoi konferencën ndërkombëtare të Kuranit

Edicioni i gjashtë i një konference ndërkombëtare mbi Kuranin e Shenjtë u mbajt në Algjeri. Universiteti "Amër Abdul Kadir" në qytetin e Konstandinit bëri organizimin. Konferenca u organizua nga Instituti Shkencor Ibën Badis në bashkëpunim me komisionin për Çështje Fetare të Xhamisë së Amër Abdul Kadirit. Një numër i dijetarëve dhe figurave të shquara kuranore nga vende të ndryshme iu drejtuan me kumtesa konferencës. Gjithashtu ka folur edhe Ministri për Çështje Fetare i Algjerisë, Muhamed Isa, i cili theksoi nevojën e myslimanëve për të fituar një kuptim të mirë të mësimeve të Kuranit, të cilat do të ndihmojnë ata të ndjekin një rrugë të mirë në jetë. Ai theksoi gjithashtu nevojën për më shumë vëmendje në metodat e duhura të mësimdhënies së Kuranit.

### Çmim stratosferik për portretin e Sulltan Bajazitit

Një portret i Sulltan Bajazitit I, i realizuar në vitin 1580, do të dalë në shitje në Londër. Në këtë ankand të titulluar "Bota e Arteve Islamike", artdashësit do të gjejnë rastin të zgjedhin vepra të rralla e të spikatura, që tregojnë historinë e marrëdhënieve dhe ndërveprimit artistik mbi 1000 vjeçar në botën islame. Krahas portretit të Sulltan Bajazitit I, i cilësuar nga perëndimorët si "Bajaziti i rrufeshëm", në ankand do të dalin gjithashtu një pllakë qeramike e Iznikut me ngjyrë të bardhë e blu, që është prodhuar nga një artist turk i viteve 1520, dhe që pasqyron një shembull unik të artit të hershëm osman të qeramikës, si dhe një kopje e praruar e Kuranit, që është realizuar në vitin 1676 nga kaliografi i shquar otoman, Sulejman el Uskudari, ndërkohë që çmimet fillestare të tyre do të jenë respektivisht 180 mijë dhe 120 mijë sterlina.



### Një mysliman, pronar i një restoranti në Londër, ofron ushqim falas për fukarenjtë dhe të pastrehët në Ditën e Krishtlindjes

Një restorant në pronësi të një myslimani në Londër do të ofrojë ushqime në tri vakte për njerëz të pastrehë dhe të moshuarit në Ditën e Krishtlindjes. Restoranti "Shish", në Sidcup, është duke i kërkuar banorëve lokalë për të përhapur ofertën e tij dhe ka vënë afishe duke thënë se "Ne jemi këtu për t'u ulur me ju", më 25 dhjetor 2016. Restoranti i bëri thirrje popullit për të shpërndarë iniciativën e tij përmes medieve sociale, ndërsa iniciativa u vlerësua gjerësisht. Vicky Lanfear shkroi në Fb: "Ky është gjesti më vetëmohues që kam parë ndonjëherë dhe duhet të njihet si një shtyllë e komunitetit." Linda Leach: "Ka ende mirësi në këtë botë. njerëz të mahnitshëm." Gjesti gjithashtu mori reagime pozitive në Tvitter, si: "Tani kjo është fryma reale e komunitetit. Zot bekoi ata."Një përdorues tjetër, i quajtur Sally Barnes, ka postuar: "Këto janë llojet e veprave që myslimanët unë e di që do t'i kryejnë me bujari. Dikush, ju lutem tregoni Daily Mail-it." *(R.S).*

| AUTOR: AGIM GASHI | KRYEQYTET EVROPIAN (FOTO) | HUMBJET E TIPAREVE | LLOJ KEMISHE | BESIM ISLAM | FIJE PAMBUKU | LLOJ QJENI NJERËZOR | KARROCË KUAJSH | I KIMISË | OKSIGJENI | GRYKËSI | E FESË SONË | | TAKIM I NIVELIT TË LARTË SHTETËROR | PËRKULJE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| DËSHMOR I KOSOVËS (hoxhë nga Llapi) | | | | | | | | | | | | NË Ç'MASË? / POPULLI (TURQ) | | |
| MUNGESË E SIMETRISË | | | | | | | | | | | | | | |
| EMËR FEMRE | | | | | | | | | | | | | | |
| KRYEQYTETI JORDANEZ | | | | | | | | | | | | | | |
| DINASTI KINEZE | | | | | | | | | | | | | | LLAFE, MUHABETI |
| SHKRONJË ARABE | | | | | | | | | | ITALISHT | | | | |
| 6 ROMAK | | | | | | | | | | SHKENCË NATYRORE | | | | |
| EMNAK I AMRES | | | | | | | | | | ENERGJIA | | | | |
| | | | | | | | | | | ENCRYPTED KEY EXCHANGE / LIBRI I PARË NË SHKOLLË | | | | |
| NDAJFOLJE VENDI | | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT ESED | | | | |
| KALIUMI | | | | | | | | | | VRIMA | | | | |
| POEZI, FILM, PIKTURË | | | | GDHEND | | | | | | FUTBOLLISTI KAMERUNAS, SAMUEL | | | | I PJERRËT, KURSIV |
| DALTONI | | | | | VENDLINDJA E ODISEUT | AKTORI KANADEZ, ANDREU | OPTICAL MULTIPLEX UNIT | REPUBLIKA | EXPERT TEAM | NË KËTË KOHË | | | | |
| MËSUESE | | | | | | | | | | | | | | |
| PRANIM | | | | | | | | | | | | | | |
| I ÇELIKOSUR | | | | | | | | | | | | | | |
| KASOLLE BARINJSH | | | | | | | | | | | | | | |
| SHTRESA E LARTË SHOQËRORE | | | | | | KOLEKTIV | | | | | SHOK | | | |



